TITULLI ORGJINAL:
Ahmed Bosniq
I Z V A N   T I J E L A
Edicija:***PARAPSIHOLOSKI FENOMENI*****.**

BOTUES: **SHOQATA E PËRPJEKJEVE PËR KRIJIMIN E NJERIUT TË RI “VEGIMI MISTIK”** – PRIZREN, Tel.029/44-683, Mob. 044/200-890
e-mail: nanda01al@yahoo.com

Editor:
**ADNAN ABRASHI**
Shqipëroi:
**Hasan Hamëzbala**
Kopertina dhe rradhitja kompjuterike:
**Artan Abrashi**
Distributor:
**Mr. Mehmet Sopaj** (Mob. 044/304-781)
Shtypi:
**Shtypshkronja “AKO-IMPEX” -** Prizren
Tirazhi:
**1000 cop.**

# JASHTË TRUPIT

*"Vallë, jam filozofi i cili ka ëndërruar se është flutur apo jam flutura, që ëndërron se është filozof?!..."*

*Zhuang Zi*

Shqipëroi: **Hasan HAMËZBALAJ**

**2004**

## Fjala e autorit

**Ekzistojnë mjaft dëshmi autentike, si ato nga më të lashtat, siç është "Libri tibetan i të vdekurve" dhe "Libri egjiptas i të vdekurve", gjer tek përjetimet e ndryshme individuale të dëshmitarëve të besueshëm autoritatrivë, të cilët bindshëm pasqyrojnë atë që shkenca jonë bashkëkohore ende nuk e ka pranuar – se, në rrethana të caktuara trupi astral i njeriut mund ta braktisë trupin fizik dhe një kohë të ekzistojë jashtë ambientit të zakonshëm. Hulumtuesit e ndryshëm dita më ditë janë gjithnjë e më afër zgjidhjes, tani për tani të këtij fenomenei parapsikologjik. Sidoqoftë, ende duhet të kalojë edhe mjaft kohë që të dëshmohet se çfarë janë këto mekanizma të fshehtë të trurit tonë gjatë projekcionit astral.**

**Çka është në realitet projeksioni astral?**

**Definicioni më i thjeshtë do të ishte: është aftësia e braktisjes së vullnetshme (vetëdijshme) të trupit fizik, duke transferuar shpirtin njëkohësisht në trupin astral, për t'i shfrytëzuar së bashku gjatë qëndrimit paralelisht si në nivelin fizik ashtu edhe në atë astral. Sipas mësimeve të Teozofisë, trupi astral është njëri nga shtatë nivelet tona të ekzistencës. Aty janë të vendosur qendrat e ndjenjave dëshiirave tona. Filozofia Tantriste na mëson për shtatë qendrat të energjisë që quhen ÇAKRA , ku janë të vendosura burimet e vetë esencës së mundësive njerëzore të ekzistencës.**

Duke qëndruar në viset dhe shtetet e ndryshme të Lindjes, para së gjithash në Indi, Nepal dhe Tibet, kam regjistruar shumë kallëzime për aftësitë e jashtëzakonshme parapsikologjike të joginëve dhe lamajve vendas. Atje, gati nuk kishte njeri që nuk ishte i bindur se trupi është vetëm një mburojë e fortë e energjive të brishta, substile që ekzistojnë në ne. Levitimi, ecja nëpër ujë, krijimi i çiftit astral, udhëtimi në kohë, qëndrimet në dimensionet tjera të ekzistencës, udhëtimi astral...janë vetëm një pjesë e mundësive dhe ndërtimit ekzistencial njerëzor. Në Ande dhe në Amazoni, kam regjistruar bestytninë se shamanët e vjetër kanë njohur teknikën e udhëtimit astral në të kaluarën dhe në të ardhmen duke qenë në gjendje që t'i vrojtojnë dhe kontrollojnë hapësirat e mëdha ku ata kanë jetuar dhe vepruar. Nga ana tjetër, disa hulumtues perëndimorë kanë arritur në përfundim se njeriu ka disa trupa të adaptuar për ekzistim në nivele më të larta – astrale, mentale dhe hyjnore, ndërsa e përbashkëta e qëndrimit në këto nivele, është vetëdija unike pa marrë parasysh se në cilin prej të tyre arrihet.

A mundet çdo njeri ta realizojë projeksionin astral?

Mundet! Bile është e preferueshme. Shumë autorë mendojnë se, sikurse trupit fizik që i nevojitet të qëndrojë në planin fizik dhe aty t'i kënaqë nevojat e veta ekzistenciale, po ashtu edhe trupit astral i nevojitet të qëndrojë një kohë në planin astral.

Edhe diçka: shumica e njerëzve nuk është i vetëdijshëm për udhëtimet e veta astrale, sepse ato i përjeton natën-sa është në gjumë. Psikologët këtë e quajnë si gjumi lucid.

**Libri që është para jush nuk ofron përgjigje në të gjitha pyetjet që sigurisht do të parashtrohen para çdo lexuesi. Por, ofron shumë dëshmi fascinante autentike. Ai hap dyert e mundësive të fshefta njerëzore nëpër të cilat nëse një herë kaloni, kurrë më nuk do të kërkoni që t'i mbyllni dhe t'i harroni. Do të jeni të gjykuar që gjithnjë të parashtroni pytje dhe të hulumtoni.**

**Ndoshta mu këtu është rrëndësia e këtij libri...**

**Autori: Ahmet Bosniq**

# PËRMBAJTJA

- **Çfarë ka shënuar tregimtari i lashtë kinez, Bo Xingjian?**
- **Si është kthyer në realitet një ëndërr fantastike?**
- **Ngjarjet të para në ëndërr – dritare për në ardhmëri?!**

**KA NDODHUR – E PAMUNDSHMJA..........................................................**

- **Ngjarjet misterioze që presin shpjegim racional**
- **Përjetimet fantastike të yjeve të filmit: Elka Sommer, Telly Savalas, Gurd Jŭrgens dhe Shirley Meclaine**
- **Dëshmitë më të pazakonshme për shëtitjet astrale**
- **Përjetimet jashtëtrupore tronditëse të juristit amerikan, Brown**
- **Çfarë kanë zbuluar hulumtimet shkencore?**

# NË SHEKUJT E SHKUAR

- **Ç'fshehtësi mban "Libri tibetan i të vdekurve"?**
- **Për se flasin librat e lashtë, epet dhe legjendat?**
- **Si Aleksandri i Maqedonisë "i ka parë" përleshjet luftarake që do të pasonin?**
- **Eksperimente shkencore fascinuese**
- **Shëtitjet astrale në planetët Jupiter e Mërkur**
- **Cilat janë rreziqet e përjetimeve jashtëtrupore?**

Ekziston një anekdotë tipike, të cilën e kemi dëgjuar në variante të shumta duke marrë pjesë në ekspeditën e parë jugosllave gazetaro-hulumtuese "**Tibeti `88**" e duke udhëtuar nëpër Kashmir, Ladak, Nepal dhe Tibet, e cila tejet qartë shpreh largësinë e arritjes së njohurive të lindjes për njeriun dhe për mundësitë e tij shpirtërore, psikike.

Gjatë kohës kur kthenim prej njërës nga majat më të larta të botës, në kodrinat e larta të Himalajeve, grupi e alpinistëve perëndimorë hasi në një jogin të shkretë i cili në qetësi rrinte ulur në një shkëmb dhe meditonte.

- Si je, o plak? e pyeti në mënyrë të sjellshme njëri nga alpinistët.

- Mirë, bijtë e mi. Prej nga po vini? – na e ktheu jogini.

Kthehemi nga ajo majë - u përgjigj alpinisti duke mos fshehur kënaqësinë e vet e duke treguar me dorë ndaj visoreve të largëta mbi të cilat dominonte maja e mbështjellë me borë e akull të përjetshëm. – Veçsa e kemi pushtuar! Jogini buzëqeshi lehtë dhe me vërejtje tha:

- E keni pasur sigurisht vështirë pasi që me vete ka qenë dashur t'i bartni edhe trupat tuaj të rëndë?!... Bijtë e mi, sa po mburreni me fuqinë!...

Ta lëmë mahinë, por kur para një viti kemi vendosur ta shkruajmë këtë libër e kemi ditur se të dhënat më bindëse do t'i gjenim në besimet e Lindjes, së pari në hinduizëm si dhe në pinjollin e tij më të rëndësishëm – budizmin. Natyrisht, atëherë as nuk e kemi parandier se

numrin më të madh të shembujve të jashtëzakonshëm kemi për ta zbuluar në shkrimet më të vjetra të kulturave që kanë priftuar – sumerike, egjiptiane apo kulturat e Amerikës Latine. Nga ana tjetër, pothuajse në të gjitha religjionet e botës përmendet fenomeni i "udhëtimeve astrale" më së shpeshti si pasojë e çastit të "heqjes për vdekje" në të cilin shpirti ndahet nga trupi.

Hulumtimit të këtij fenomeni disa popuj i janë qasur në mënyrë shumë ambicioze, e si pasojë – deri në ditën e sotme na kanë mbetur shkrime të vlefshme, jo rrallë, fatkeqësisht, të shifruara, të cilat njohja e sotme provon t'i deshifrojë e t'i sqarojë. Ta përkujtojmë vetëm "*Librin egjiptian të të vdekurve*" apo veprën kapitale të klerikut lamaist të panjohur "Bardo thódol", të njohur në Perëndim me emrin "*Libri tibetan i të vdekurve*", për të cilën Carl Gustav Jung-u thotë se në të ndoshta "është kapur vezullimi i përmasës së katërt dhe është hequr veli i misterit më të madh të jetës."

Vetë fjala "bardo" e shpjegon esencën e këtij veprimi fundamental. Kjo është fjalë tibetane, e cila përbëhet nga dy elemente – "bar" dhe "do". *Bar* do të thotë në mes, kurse *do* shënon dyshin. Me fjalë të tjera, "bardo" shënon

diçka në mes dyve, në këtë rast – gjendjen në mes të jetës e vdekjes, apo thënë edhe më mirë – në mes të njërës dhe jetës tjetër!

Derisa perëndimorët aktin e varrimit e kuptojnë si mbarim përfundimisht të jetës, për tibetanët e lashtë vdekja paraqet portën nga një aspekt i eskzistencës në tjetrin, pasi që ata thellësisht besojnë se jeta, në të vërtetë, është e paasgjësueshme. Njëkohësisht, lindja dhe vdekja nuk merren si dy mexhë ekstreme në mesin e të cilave rrjedh ajo që ne sot e quajmë jetë. Përkundrazi, vdekja fillon që nga lindja, ditë pas dite, por nuk përfundon sipas pikëpamjeve tona, por shndërrohet nga një trajtë në tjetrën, derisa jeta përjetësisht vazhdon!

Pikërisht për ciklet e ndryshme apo aspektet e jetës flet "Bardo Thódol". Megjithatë, mendojmë se do të ishte skajshmërisht jo në rregull po qe se do të merreshim me analizën sipërfaqësore të librit i cili në vete përmban filozofinë më themelore të jetës e vdekjes, por edhe më shumë se kaq - haptazi ofron faktet më delikate e më së vështiri të kapshme për jetën shpirtërore të njeriut, me aftësi vetanalize për ç'gjë shumë shkencëtarë pohojnë se psikanalistët bashkëkohorë aspak nuk mund t'i ofrohen.*

Edhe pse "Libri tibetan i të vdekurve" ka lindur në shekullin e tetë, shumë dijetarë të kohës sonë besojnë se rrënjët e saj çojnë tek thellësitë më të largëta të së kaluarës njerëzore dhe se ai paraqet vetëm një pjesë të traditave misterioze të Lindjes përmasat e së cilave edhe në këtë kohë është vështirë të merren me mend.

Ndarja e shpirtit nga trupi përmendet në variantet e ndryshme të kulturave më të lashta. Në Egjiptin e moçëm ky fenomen shënohet me termin ka", sakaq e shohim"në shumë vizatime sesi në formë zogu gëdhin mbi

---

* Marko Gërçiq: "Arti tibetan i vdekjes", "Start", shkurt 1976

trupat e vdekur apo mumiet. Në epin më të lashtë të ruajtur deri më sot, epin sumer për Gilgameshin, vërehen të arriturat fantastike të njohjes së përceptimeve jashtëtrupore.

Para çdo aksioni të rëndësishëm, heronjtë e epit të përshkruar në pllakat e stërlashta prej deltine – Gilgameshi dhe Enkiduji – i luten Perëndisë Shamash, Perëndisë së Diellit, që t'ua dhuronte forcën apo ëndrrën që të mund të shihnin viset e largëta si dhe ngjarjet që do të ngjanin.

Në Bibël, sikurse edhe në "Odisenë" e Homerit, përmenden bisedat me të vdekurit, kurse në "Metamorfozat", vepër e poetit latin Apulejit nga shekulli i dytë, heroi kryesor tekstualisht tregon: "Iu ofrova kufirit në mes jetës e vdekjes; e kalova pragun e Prozerpinës dhe, pasi kalova nëpër të gjithë përbërësit, u ktheva përsëri: e kam parë diellin sesi thellë në natë ndriçonte me ndriçim të plotë, u jam ofruar zotërave të Botës së Poshtme e të Lartë, i kam parë fytyrë për fytyre dhe u jam lutur për së afërmi..."

Kur ka rënë Troja, Odiseja, pas bredhëritjeve të gjata aventurore nëpër det, në çastet e koncentrimit të jashtëzakonshëm, "e ka parë" kthimin e tij të lumtur në Itakë!

Për të "zbuluar atë që është e padukshme dhe e fshehtë", gratë gjermane do "të shikonin" në *runa* (alfabeti i vjetër i gjermanishtes). Runat në të kaluarën ishin të gdhendura në armë e stolira, sakaq mbusheshin me fuqi magjike. Sipas "Eda"-s* runat kanë mundur të ndikojnë në zjarrin dhe në kohën si dhe "shpatave kanë mundur t'ua topisin tehun". Secila runë (shkronjë) ka pasur kuptim të caktuar. Në "Eda" flitet edhe për të besuarit në fatin e pamëshirshëm. Ai me ndihmën e runave ka

mundur "të parashihet", por në të nuk ka qenë e mundur të ndikohet.

"...Vdis sot apo nesër, famën e trimave e kemi arritur. Kur të flasë Norna – askush nuk ka për ta pritur mbrëmjen!"

Nornat, në mitologjinë nordike, janë perëndeshat e fatit, Urdi e sundon të kaluarën, Verdandi të tashmen, kurse Skuldi të ardhmen.

Në mitologjinë e Majëve, me demistifikimin e të arriturave fantastike të të cilëve merret edhe shkenca e sotme, ka mbetur i shënuar kujtimi për njerëzit jo të zakonshëm të cilët – kur këtë do ta dëshironin – kanë mundur "t'i shohin viset e panjohura si dhe ngjarjet e fshehta". Sundimtarët astekë shpesh e kanë lëshuar gjakun që t'u rrjedhë për të përjetuar *"fluturimin qiellor"* përmbi mbretërinë e tyre dhe të shihnin sesi nënshtetasit jetonin! Vdekja ndër indianët e Amerikës nuk shënonte fundin definitiv, meqë shpirti i të vdekurit"ka shkuar

---

. EDA" – vëllim nordik vjershash për zotërat dhe heronjtë

në vendin e gjuetisë së përjetshme"!

Kryepari Vatikanit, papa Pio (i Pestë) ka fjetur më 7 shtator të viti 1591 që përmes rrugës

astrale të fluturojë deri në 925 kilometra larg nga Lepanti dhe të jetë dëshmitar i fitores së Don Huanit të Austrisë mbi turqit, kurse në një letër të tijën dërguar Kishës së Krishtit në Korint, shën Pavli rrëfen për njeriun i cili ka qenë "i zënë përmbi qiellin e tretë", por nuk lëshohet në detaje dhe nuk flet për atë se ky në përvojën e vet mistike ishte "në trup", apo "jashtë trupit"...

Sipas raportit të shën Pavlit, nuk ka qenë fjala për kurrfarë gjumi apo halucinacioni, pasi që "trupi ka mundur të lihet në kuptimin më bukfal të fjalës", meqë njeriu është i thurur "nga trupi material dhe nga trupi shpirtëror..."

Për shumë komandantë të suksesshmëm e luftëtarë të antikës bashkëkohanikët e tyre kanë menduar se dispononi aftësi paranormale dhe se ia dilnin që - që më parë t'i shihnin ngjarjet e ardhshme. Aleksandri i Maqedonisë ka mundur të flejë edhe në shalë, por pas atyre momenteve të shkurtra relaksuese ka ditur të flasë për shumë detaje nga përleshejet luftarake të cilat do të zhvilloheshin më vonë. "Pothuajse në gjumë fluturonte në ardhmëri dhe atje i regjistronte gjithë hollësitë e ngjarjeve nëpër të cilat do të kalonte me ushtarët e vet", është shënuar në një kronikë mbi ekspeditat luftarake të Aleksandrit të Madh në Azi.

"Shëtitjet astrale" duket sikur u kanë ndodhur individëve në të gjitha kohët, e jo vetëm njerëzve religjiozë apo njerëzve me ndieshmëri të jashtëzakonshme. Franjo Asishki, nëse është për t'u besuar bashkëkohanikëve të tij, ka mundur të pezullojë në ajër, kurse mjeku gjerman Franz Anton Mesmeri me pasion i ka ushtruar efektet e hipnozës, por edhe përvojat jashtëtrupore të individëve.

Duke gjykuar në bazë të shumë shembujve nga e kaluara, por edhe nga e tashmja, fenomeni i "ndarjes nga trupi" nuk mund të hidhet si produkt i halucinacionit. Përkundrazi, në botë ka gjithnjë e më shumë njerëz, në mesin e tyre edhe një numër i konsiderueshëm shkencëtarësh autoritativë, të cilët janë gjithnjë e më afër ta pranojnë alternativën fantastike: është e mundshme të lëshohet trupi fizik me anën e *një trupi tjetër*, e ende të ruhet vetëdija e plotë dhe ndijimi, ende duke i takuar *vetë - vetes* edhe pse plotësisht je i ndarë nga organizmi fizik, pra – të ekzistosh jashtë trupit!

Duhet pranuar se nuk është krejt lehtë të paramendohet vetëdija që ekziston jashtë trupit fizik. Tekembramja, njohuritë tona të përcaktuara dhe vizioni për botën ku ne jemi

vetëm një individ i vetëm, u kundërvihen vizioneve tjera, gati të pakuptueshme në të cilat kanë vend njësoj të rëndësishëm edhe trupi fizik edhe ai astral.

Ne jemi mësuar që të përkujdesemi ekskluzivisht për trupin fizik – e mbajmë me ushqim, e freskojmë me medikamente, e hijeshojmë me preparate kozmetike, përkujdesemi për shëndetin e tij... Trupi fizik është bërë kështu fokus i brengave dhe i përpjekjeve të jetës sonë të zgjuar, e prej kësaj logjikisht rrjedh se besojmë sesi trupi fizik, udhëhequr nga truri si dhe nga numri i pakufizuar i reaksioneve të fshehta kimike, e përbëjnë tërësinë e qenies sonë. Në këtë skemë kemi përfshirë edhe disa procese të pakuptueshme dhe ende të pashpjegueshme organike (?!) siç janë kujtesa, intuita, telepatia, parashikimi i ngjarjeve, parandjenja, shpresa, telekineza...

Duke ndjekur këtë analogji, kemi ardhur edhe gjer tek bindja se krejt kjo që jemi është e definuar dhe e kufizuar me mbështjellësin e mishit, gjakut, eshtrave dhe nervave. Është aq thjesht të shikohemi në pasqyrë dhe të jemi të bindur se trupi i cili shikohet në të si dhe vetëdija e cila e drejton atë janë të lidhur

pandashmërisht e sesi njëra pa tjetrën nuk mund as të mendohet! Dhe mandej, sa thjesht është që këtë reduktim materialist ta shfrytëzojmë si argument të denjë kundër mundësisë për të mbijetuar vdekjen fizike! A është, përfundimisht, vërtet e mundshme që intelekti, kuptimi, imagjinata, gjykimi, kujtesa si dhe të gjitha funksionet tjera të vetëdijes të mund të ekzistojnë në trajtë të pastër pavarësisht nga trupi? A mund të ndahet krejt kjo, ta lëshojë trupin fizik, të pezullojë...?!

Psikologu Charles Tart nga Universiteti i Kalifornisë e ka zbuluar gruan për të cilën përvojat jashtëtrupore dhe shëtitjet astrale kanë qenë aq të natyrshme e të thjeshta saqë në fëmijëri sinqerisht ka menduar se kjo është veti e të gjithë njerëzve të gjallë! Tart ka përgatitur hollësisht eksperimentin në të cilin është kërkuar që e eksperimentuara të flejë në laborator me elektrodat e vëna që do të regjistronin valët trunore. Njëkohësisht, pjesa e saj astrale e ka pasur për detyrë "të lexojë", pa e pas parë më parë, numrin e zgjedhur pesëshifror të vënë në pllakën lart mbi kokën e saj. Pas një kohe të caktuar, edhe pse me mjete medicinale ka qenë e lidhur për shtrati, "ka fluturuar" lart dhe

saktësisht ka treguar se për cilin numër është fjala!

Megjithatë, tentativat e ngjashme shkencore janë të ngarkuara me mëdyshjen – është apo nuk është e mundur shkencërisht të vërtetohen fenomenet psikike.

Mjetet dhe metodat të cilat, në të vërtetë, do të mund ta regjistronin si duhet fenomenin psikik janë të bazuara në supozimin e vjetër se *fakt* shkencor është vetëm ai i cili mund të matet dhe shikohet. Materiali metafizik, ndërkaq, përnga natyra e vet i kundërvihet të kuptuarit dhe jo rrallë di të fshihet në kushtet laboratorike. Shumë njerëz tendosen posa të hyjnë në ndonjë institucion shkencor, pa le më kur të ulen në kabinë e në të të lidhen me ndonjë instrument apo aparat.

Shëruesja e njohur në botë Olga Worral e përkujton eksperimentin e parë të kryer në laborator: "Kur për të parën herë jam përqëndruar në gjethin e dëmtuar të një bime, gjatë eksperimentit për ta shëruar atë thjesht - e kam djegur! Ka qenë dashur së këndejmi që deri diku të ngadalësohem në atë mënyrë që t'i përshtatesha laboratorit!" Shumica e atyre që kanë sukses të punojnë në kushtet laboratorike

gradualisht i humbin aftësitë e veçanta, gjë të cilën shkencëtarët e quajnë efekt të dobësimit.

Paragnostiku Ingo Swann, për të cilin edhe më vonë do të bëhet fjalë, është shembull i prekshëm i mëdyshjes së përmendur shkencore. Edhe pse është treguar habitshmërisht i suksesshëm në eksperimentimet rreptësisht të kontrolluara laboratorike – duke ndryshuar, për shembull, ekskluzivisht me fuqinë e vullnetit shprehjen e termometrit në rezervoarin e izoluar në të ngrohtë apo në të ftohtë – ka të dhëna se sukseset e tilla zbulojnë vetëm një pjesë të vogël të potencialeve të tij psikike.

Në eksperimentet me përjetimet jashtëtrupore apo udhëtimet astrale (shkencëtarët ende e quajnë – shikim në largësi). Swann "shkon" deri tek cilado pikë në planetin tonë nëse i ka të përcaktuara gjatësinë e gjerësinë gjeografike si dhe të skicuara saktë pyjet, lumenjtë, sheshet dhe objektet e banimit, pikërisht siç janë të shpërndara në atë vend.

Kur në kuadrin e ndonjë eksperimenti pranë Shoqatës amerikane për hulumtime psikike në Nju Jork e kanë lutur që "të hulumtojë" në kutinë e fshehur dhe detajisht ta përshkruajë përmbajtjen e saj, Swanni indiferent

ua ktheu: “Keni harruar ta ndizni dritën në kuti. Është errësirë!” Ka pasur të drejtë.

Megjithatë, të gjitha këto janë suksese mizerable nëse i krahasojmë me ato që Ingo Swann si dhe kolegët e tij do t’i mbërrijnë duke punuar krye në vete. Njëherë, pas muajve të mërzitshëm të punës laboratorike në Kaliforni, Swann i ka telefonuar mikut të vet, po ashtu paragnostik, Harold Sherman, në një vend larg tij pothuajse dy mijë e peseëqind kilometra dhe i ka propozuar “shëtitje” të përbashkët prej nja 960.000.000 kilometrash – i propozoi, në të vërtetë, që njëkohësisht, rrugës astrale, të shkonin në planetin Jupiter, për të cilin natyrisht se nuk kanë ditur asgjë, e në afërsi të të cilit ato ditë ka qenë dashur të gjendej edhe sonda amerikane “Pionier 10”. Sherman është pajtuar dhe shëtitja e pazakonshme astrale ka mundur të fillojë.

Të nesërmen astrofizicientët amerikanë ndaras kanë shënuar vrojtimet e tyre për ngjyrat, peizazhet, atmosferën si dhe veçoritë tjera karakteristike të Jupiterit dhe kanë vërtetuar ngjashmëri të pabesueshme. Aq më tepër, vrojtimet e tyre kanë qenë gati identike me vrojtimet e aparateve elektronike e të ndërlikuara, të instaluara në “Pionier 10”!

Jo shumë gjatë pastaj, pas nxitjes së një botuesi amerikan të literaturës shkencore, vëmendjen e Inga Swann-it dhe Harold Sherman-it e ka preokupuar Merkuri, përskaj të cilit së frikti ka qenë dashur të kalojë sonda kozmike amerikane “Mariner 10”.

Eksperimenti është zhvilluar më 11 mars 1974, tetëmbëdhjetë ditë para se “Mariner 10”-tëshi të gjendej në afërsinë e Merkurit, sakaq e ka përcjellë fizikantja amerikane Janet Michell. Pasi që i ka krahasuar të dhënat e dy paragnostikëve me të dhënat që ka emetuar sonda amerikane, ka vërtetuar ngjashmëri të jashtëzakonshme në shumë detaje. Për planetin më të vogël të sistemit diellor në atë kohë shumë pak është ditur, e madje edhe është besuar se Merkuri fare as që është i mbështjellë me atmosferë.

Megjithatë, më 11 mars Sherman dhe Swann kanë shpallur se rreth Merkurit ekziston atmosfera, “por e një shtrese shumë të vogël”. Swann ka thënë: “Atmosfera e Merkurit nuk është e mjaftueshme të shprehë kaltërsinë qiellore. Ajo është e zezë, përpos drejtpërdrejt kthyer nga diellit, ku ngjyra e saj është purpurore.”

Pas hulumtimeve të para shkencëtarët amerikanë më 6 prill kanë njoftuar se “Mariner

10”-tëshi në Merkur ka zbuluar atmosferë, por “skajshmërisht të hollë”, e cila për qindra bilionë herë është më e hollë se atmosfera e Tokës. Ekzistenca e saj është e padyshimtë”!

Befasia tjetër ka qenë e lidhur me të dhënat nga sonda amerikane të cilat tregojnë se rreth Merkurit vepron fusha magnetike. Sherman në udhëtimin e vet astral e ka regjistruar “lojën gjigante të grimcave” të cilat lëvizen nga rrezet e diellit. Njëkohësisht, Swann drejtpërdrejt ka paralajmëruar sferën magnetike të cilën e ka “përjetuar” si një lloj plazme të skuqur, e cila në anën diellore të planetit është më e hollë, kurse në anën e kundërt më e trashë dhe më e gjatë. Vezullimet e dritës diellore në këtë masë ngjallin efekte të ngjyrave të ndryshme në emulzion!

“Mariner 10” zbuloi se vërtet ekziston “bishti” i pandriçuar i Diellit e se në masën më të madhe përmban helium.

Përpos kësaj, që të dy paragnostikët amerikanë kanë zbuluar dukurinë e ngjashme me dritën polare. Swann ka thënë: “Befas lajmërohen ylberët në drejtime të ndryshme”. Sherman sipërfaqen e planetit të largët vende-vende e ka parë si “stufë të zjarrtë” me ngjyrë të kuqe me shpërthime të ngjyrave.

Të dhënat nga “Mariner 10”-tëshi, në anën tjetër, tregojnë për “drita të forta të ngjashme me ato polare në anën e errët të Merkurit... si dhe për thërrmija të ngjeshura të cilat gjithnjë kërcejnë në gjithësi”!

Swann dhe Sherman, po ashtu, me shumë detaje interesante e kanë përshkruar sipërfaqen e Merkurit. Swann madje “ka parë” “retë të cilat shumë shpejt kanë lëvizur, si dhe një lloj vegjetacioni primitiv”. Këto të dhëna sakaq nuk kanë mundur të krahasohen me të dhënat e fluturakes amerikane, pasi që sonda, fatkeqësisht, nuk ka pasur sukses t’i ofrohet mjaft sipërfaqes së Merkurit!

Në botë ka gjithnjë e më shumë shkencëtarë të cilët pajtohen rreth një gjëje: secili njeri deri diku e ka të zhvilluar qendrën për projeksion astral, por vetëm tek të rrallët kjo aftësi ka dalur në plan të parë. Megjithatë, jepen vërejtje se këmbënguljet dhe tentimet e tepruara “për të dalur nga trupi fizik” mund të jenë të papëlqyera, e shpesh edhe të rrezikshme.

Psikologu klinik nga Kalifornia Allan Cohen thekson: “Kemi më së paku dy mijë raste të dokumentuara ku individët kanë pasur nevojë të domosdoshme të psikologut shkaku i simptomave të kushtëzuara nga tentimet e

hershme, ende të papëergatitur për zhvillimin e mundësive astrale."! Ernest Pecci, e cila specialitet neuropsikiatrik e ka shpëtimin e viktimave të fluturimeve astrale, po ashtu tërheq vërejtjen për rrezikun nga tentimi që me zor të hyhet në psi-malin e pashkelur pa udhërrëfyes dhe pa ndihmën profesionale. Prandaj, gjithsesi duhet t'iu shmangeni guruve e joginëve të rrejshëm, si dhe shëtitjeve astrale nën ndikimin e narkotikëve. Janë të pranueshme vetëm këshillat e shkencëtarëve seriozë.

Vetëm një numër i vogël njerëzish e ka ditur se Carl Gustav Jung, nxënësi i dikurshëm i Sigmund Freud-it, e më vonë edhe kolegë – njeriu i cili e ka ripërtrirë psikologjinë analitike – është interesuar së tepërmi për fenomenet parapsikologjike, veçanërisht për projeksionet astrale dhe telepatinë. Ndërkaq, këtë kurrë nuk e ka shprehur hapur gjatë jetës së vet, duke besuar se kjo mund t'i bëjë dëm prestigjit e autoritetit të tij prej shkencëtari e psikologu të pranuar, i cili seriozisht merret me hulumtimet shkencore.

Por, as anëtarëve të familjes së vet e as miqve të tij nuk do t'u dukej e çuditshme nëse ai do të merrej me fenomenet e mbinatyrshme. Në të vërtetë, që nga stërgjyshërit e tij është ditur se familja e tij ka poseduar aftësi "për t'i parë

shpirtërat". Madje edhe nëna e tij ka mbajtur një lloj ditari ku ka shënuar raste të shumta të parandjenjave, të fenomeneve telepatike dhe të ëndrrave paranjohëse (prekognitive).

Akoma si djalosh Jungu ka pohuar se ka aftësi telekineze (që me anë të mendimeve t'i lëvizë objektet). Siç ka shkruar John M'Clien, publicist, i cili me vite merret me mbledhjen e përjetimeve misterioze, secili që analizon teoritë e Jungut mund të konstatojë sesa kanë qenë të rëndësishme në jetën e tij dukuritë e panjohura e misterioze, dukuritë të cilat janë ngushtë të lidhura me parapsikologjinë.

Kështu edhe ka ardhur gjer tek ndarja me Sigmund Freud-in në vitin 1911 dhe atë kryesisht shkaku se Jungu nuk ka mundur ta pranojë teorinë e Freud-it – sesi të gjitha marrëdhëniet të kushtëzuara janë nga instikti seksual. Jungu përkundrazi thekson se të gjitha sjelljet dhe marrëdhëniet duhet t'i mvishen "forcës jetësore" në të cilën ndikon "e pavetëdijshmja kolektive", që trashëgohet gjatë shekujve. Në atë "forcë jetësore", e cila sipas Jungut i kushtëzon të gjitha marrëdhëniet tona, ai madje llogarit paraqitjen e shpirtërave misteriozë, të fantazmave e demonëve.

Si është e mundur që një, mbi të gjitha, shkencëtar i përkortë të vijë gjer tek përfundimet e këtilla?!

Përgjigjja është – kryesisht nga përvojat e veta, për të cilat Jungu kësisoji shkruan: "Ato janë një pjesë e argumentit për ekzistencën dhe vazhdimësinë e shpirtit pas vdekjes."

Një nga argumentet më dramatike dhe më të pashpjegueshme nga të gjitha argumentet për të cilët ka shkruar Jungu ka qenë ai të cilin e ka quajtur "Sekreti i librave të kuq".

Jungu, një natë, duke mos u ndier mirë, ka shkuar ca më herët në krevat. Por, nuk ka mundur të flejë menjëherë. Atë ditë ka qenë në varrimin e një mikut të tij të mirë i cili ka banuar në një shtëpi pranë të tijës. Me sytë gjerësisht të hapur në errësirë, në dhomën në të cilën nuk ka hyrë as shushurima e erës, nëpër kokën e profesor Jungut kanë kaluar kujtimet e kësaj miqësie shumëvjeçare. Atëherë Jungu papritmas e ka parë hijen, ka dëgjuar zhurmën. Diçka ka zënë për të lëvizur. Nëpër dritën e dobët të qiriut, e cila ka depërtuar përmes perdeve, ka vërejtur një manifestim: njeriun, jashtëzakonisht të hollë e të gjatë, në të cilin shumë shpejt njohu mikun, nga varrimi i të cilit ishte kthyer jo më parë se para tri orësh!

"Qëndronte afër krevatit tek këmbët e mia dhe dukej mu si edhe gjithmonë. M'u ka drejtuar dhe më ka pyetur se a do të dëshiroja të shkoja diku me të", shkroi më vonë Jungu. "Nuk e kisha ndjenjën e ndonjë fantazme. Më parë, kjo ishte ndonjë vizion për të, diçka që vetes ia kam shpjeguar si shfaqje të fantazisë."

Meqë Jungu ende ka qëndruar në krevat e duke mos u besuar syve ka shikuar, hija është nisur kah dera duke ia bërë me dorë. "Atëherë jam ndier si të isha plotësisht në gjendje transi. Nuk e kam lëshuar krevatin me të vërtetë, por kam qenë i vetëdijshëm se shpirti im pikërisht ka shkuar me të! Kam qenë i dërguar nëpër kopsht, rrugës, deri tek shtëpia ku banonte miku im!"

Sipas tregimit të mëtutjeshëm, kanë hyrë në shtëpi dhe Jungu është dërguar në dhomën e punës. Atje hija e dukshme e mikut të vet ka hipur mbi një karrige të vogël dhe ia ka treguar Jungut të dytën nga vargu me gjashtë libra të kuqe të cilat kanë qëndruar në raftin e fundit të komodinës së lartë të murit.

Me këtë ka përfunduar vizioni i pazakonshëm. Jungu ka kërcyer me hov, ka ndezur llampën pranë krevatit të vet dhe e ka kontrolluar tërë shtëpinë. Ka konstatuar se dyert e jashtme kanë qenë të mbyllura në mënyrë të

rregullt dhe se asnjë objekt nuk ka luajtur nga vendi i vet.

Mëngjesin e ardhshëm gjëja e parë që i është kujtuar ka qenë ngjarja nga nata e shkuar dhe ka ndier instikt të fuqishëm që diçka të bëjë.

Ka dalur që të vizitojë vejushën e mikut të vet, shfaqjen astrale të të cilit e kishte parë natën e shkuar. Gjatë kësaj vizite e ka lutur zonjën që ta lejonte të shfletonte një libër për të cilin supozonte se do të mund të ishte në bibliotekë.

Kur ka hyrë në dhomën fqinje, gjëja e parë që ka vërejtur ka qenë radha i librave të kuq në raftin e fundit të komodinës së murit. Jungu ka gjetur pikërisht karrigen e njëjtë të vogë mbi të cilën natën e kaluar kishte qëndruar trupi astral i mikut të vet të vdekur. Pastaj ka hipur dhe ka marrë librin e kuq të dytë me radhë. Ishte kjo vepra e njohur e Emil Zolës. Titulli ishte: "Fuqia e të vdekurve"!...

Jungu, i cili merrej si njeri tejet racional, ka shkruar: "Bibliotekën e tij nuk e kisha të njohur dhe në dhomën e tij të punës kam qenë vërtet tepër rrallë. Nuk e kam ditur se cilët libra i ka poseduar. Përmbajtja e librit të cilin ma tregoi nuk m'u duk interesante, por titulli ishte shumë me domethënie lidhur me këtë ngjarje!"

Viteve në vazhdim rasti i "Sekretit të librave të kuq" filloi gjithnjë e më shumë të fitonte peshë në kujtimet e Jungut. Vallë, mos ishte krejt kjo trillim i mendjes së tij? Mos, vallë, kishim të bënim me halucinacionet? Apo, vërtet ishte në pyetje udhëtimi astral?!...

Më në fund e ka gjetur përgjigjen e cila për arsyen e tij ishte pak a shumë e pranueshme. "E kam pasur me siguri argumentin se ai para meje ka qëndruar si hije", ka shkruar shkurtimisht para vdekjes. "Atëherë vetvetes i kam thënë: argumente nuk ka as këtu, as atje. Në vend, pra, se ta shpjegoj me fantazinë time, njësoj mund ta përshkruaj në favor të dyshimit dhe ta pranoj si realitet."

Kur Karl Gustav Jungu ka vdekur në moshën e tij tetëdhjetegjashtëvjeçare ka përfunduar një periudhë e hulumtimeve psikike. Krejt çka ka lënë pas vetes i ka ndihmuar shkencës në përparimin e mëtejmë. Kurse ai pothuajse nuk ka ndier keqardhje që po vdiste. Përkundrazi, ka vdekur gati duke gjakuar. Dhe duket sikur është përpjekur që me vdekjen t'i zgjidhë disa enigma që e kanë preokupuar gjatë jetës së tij të gjatë e metodike, e për të cilat, thjesht, nuk kishte përgjigje.

A thua, vallë, i ka zgjidhur?...

Mjerueshmëria e besimit në përvojat jashtëtrupore si dhe në udhëtimet astrale në pjesën më të madhe është pasojë edhe e historisë. Ajo, të flasim vetëm në kuptimin e krahasimit, është e kohës më të re. Por, besimi antik dhe universal mbi ndarjen bazike të trupit e shpirtit siç duket është justifikuar me këto përvoja, të cilat tek shumë njerëz përsëri kanë rikthyer ndjenjën e fuqishme të trajtës shpirtërore të jetës.

Megjithatë, në tetëdhjetë vjetët e fundit e më shumë hulumtimet intensive shkencore të fenomeneve psikike kanë zbuluar dëshmi të shumta të cilat tregojnë se përvojat jashtëtrupore, nëse merret madje edhe vetëm një sferë e së ashtuquajturës paranormale, nuk janë as halucinacione, e as kompensim, siç psikanalistët dëshirojnë të thonë, "të nevojave frustruese psikologjike". Prandaj, edhe është krejt e sigurt se shkenca për një kohë të shkurtër ka për të pranuar ekzistencën e fenomeneve parapsikologjike, duke përfshirë edhe projeksionin astral, prandaj thënë haptazi: ato *ekzistojnë*, ato janë *të vërteta*, ato janë *normale*!

Deri më atëherë, shkenca do të jetë e detyruar ta dëshmojë vërtetësinë e rrëfimeve të shumta për shëtitjet astrale në kohën dhe hapësirën në të cilën jetojmë. Për këtë më së

shumti do t'i ndihmojnë individët siç ishte i mëlartpërmenduri Ingo Swann, i cili viteve të fundit ka mbërritur suksese të rëndësishme në eksperimentet laboratorike me projeksionin e vetëdijes.

Seria më e re e eksperimenteve të suksesshme është kryer nën patronatin e Shoqatës Amerikane për Hulumtimet psikike (ASPR), sakaq e kishte për qëllim argumentimin shkencor - lëvizjet astrale. Testet e para me grupin e zgjedhur të njerëzve kanë treguar se pesëmbëdhjetë për qind e pjesëmarrësve, respektivisht e të hulumtuarve kanë qenë në gjendje që shumë detajisht të përshkruajnë objektet dhe personat në largësi të mëdha. Eksperimentet e mëdha me Ingo Swann-in kanë zbuluar se me rastin e shfaqjes së OOBE-së (në gjuhën angleze: Out of body experience, që në përkthim të lirë do të thotë: "trupi astral") në encefalogramin e zonës së të pamit ngandonjëherë lajmërohet rënie e dukshme e tendosjes.

Me rastin e një eksperimenti tjetër Ingo Swann ka patur sukses që të ndikojë në një detektor special. Instrumenti të cilin e ka ndërtuar një nobelist amerikan, është përbërë nga një mbrojtës i cili fare nuk i lëshon impulset

magnetike. Aparati pa kurrfarë pengesash ka funksionuar dy vjet. Kur Ingo Swann me rastin e eksperimentit me projeksionin astral ka filluar ta përshkruajë përbërjen dhe mekanizmin e atij mjeti të ndërlikuar, aparati thjesht nuk ka funksionuar. Pas disa minutash ai fenomen është përsëritur, gjë që shkencëtarët i ka habitur e çka deri në ditën e sotme nuk është shpjeguar dot. Më në fund, nuk është lehtë të përgjigjesh në pyetjen – se a thua vërtet Igor Swann me ndihmën e trupit të vet astral apo me vetëdijen e vet ka ndikuar në funksionin e aparatit.

Sipas mendimit të disa parapsikologëve është e mundshme edhe zgjidhja e tretë – që Swann në mënyrën psikokinetike të ketë ndikuar që mekanizmi i detektorit special të pushojë së punuari!

Lajmet që viteve të fundit na arrijnë nga përtej Atlantikut na bindin se edhe në laboratore të tjera shkencore po kryhen eksperimente me persona të cilët lehtë e përjetojnë projeksionin astral. Eksperimentet e shumta me Blue Harry, student i Univeristetit Xhuk, të kryera në kushte të rrepta shkencore, kanë treguar se ky njeri i ri është në gjendje të bëjë shëtitje astrale edhe në hapësira të mbyllura, që në to “të njohë” e të përshkruajë të gjitha gjërat e objektet, që të

fluturojë mbi regjionet e largëta e që madje edhe të ndikojë në shtazë!

Edhe mjekja e njohur Rauni-Leena Luukanen nga Rovaniemija në Laponinë finlandeze i takon të njëjtit grup të sensitivëve ku janë Swann, Harold Sherman, Blue Harry e të tjerë. Përvojën e parë jashtëtrupore e kishte gjatë kohës së një operacioni në vitet gjashtëdhjetë.

"Kam qenë nën narkozë dhe në një çast ndieva sesi ndodhesha jashtë trupit", i kujton ato momente traumatike Rauni-Leena Luukanen. "I kam parë bukur mjekët dhe motrat medicinale, të preokupuar me operacionin tim. Isha pikërisht duke i kryer studimet e mjekësisë dhe jam frikësuar shumë kur kam parë se çfarë bënte kirurgu me mua. E tëra megjithatë përfundoi bukur."

Pas këtij përjetimi shokant Rauni-Leena Luukanen i është përkushtuar njohjes së këtij fenomeni, dhe, duke siguruar literaturën e nevojshme, ka filluar vetë të eksperimentojë. Nga revistat shkencore ka mësuar se hulumtuesve nga shtetet e Bashkuara të Amerikës, me metoda të llojllojshme – kurse për to në këtë libër detajisht do të shkruhet në një nga kapitujt në vijim – iu ka shkuar përdore që

të provokojnë përjetime jashtëtrupore edhe tek personat me ndieshmëri mesatare.

Kështu Rauni-Leena ka vendosur që edhe vetë të provojë. Ka rënë në shtrat, është relaksuar dhe me anë të autosugjestionit e ka sjellë veten në gjendje hipnotike. Në atë gjendje e ka lëshuar trupin, duke e ndier në çast sesi fluturon përmbi të.

“Jam kthyer teposhtë dhe e kam parë vetveten. E kam ndier sikur shikoja dikë tjetër. Kam menduar – se unë ashtu, mos rastësisht po vdisja?!”

Personi që ka qëndruar në të ka frymuar ngadalësueshëm, në vend se njëzet herë në minutë, ka frymuar vetëm dhjetë herë. Megjithatë, kjo nuk e ka habitur mjeken e re.

“E pastaj kam fluturuar tepër larg. Jam gjetur përnjëherësh në banesën e prindërve të mi në Helsinki. Nëna pikërisht qepte njëfarë fustani me trëndafila të mëdhenj. E kam kuptuar se ai do të ishte dhurata ime për Krishtlindje. Në momentin tjetër kam qenë në një koktej në të cilin merrte pjesë edhe motra ime. Kur jam kthyer në trupin tim dhe jam vetëdijësuar, kishin kaluar tri orë.”

Menjëherë iu kam telefonuar të mive në Helsinki dhe kam biseduar me babain. E kam

pyetur se çfarë po bënte nëna. Më ka thënë se diçka po qepte. Kur nëna e ka marrë dëgjuesen e telefonit, i kam thënë sesi e dija se po qepte fustan me trëndafila të mëdhenj. Është habitur dhe e ka pohuar. Më tha: "Prej nga e di?"... Paj, pak më parë të kam shikuar! – i jam përgjigjur duke qeshur me hare... Më vonë, kur e kam takuar motrën edhe ajo ma ka konfirmuar se shëtitja ime astrale ka qenë plotësisht autentike dhe i vërtetë."

Pas kësaj, Rauni-Leena Luukanen më nuk ka eksperimentuar me vetëdije, ndoshta më së shumti për atë se nuk ka dashur t'u ekspozohet rreziqeve të mundshme, të cilat, është krejt e sigurt, se e përcjellin secilin përjetim jashtëtrupor të ngjeshur.

Thotë, sakaq, se edhe më tej i ka ndodhur që të zgjohej natën dhe të gjente vetveten sesi këmbëngulte që ta lëshonte trupin, respektivisht se gjysma ishte jashtë tij.

Në Universitetin e Utrecht-it (Holandë), ku e udhëheq Katedrën e parapsikologjisë, këtë përjetim e shohin si gjendje të ndryshueshme të vetëdijes. Në gjendjen e stresit të skajshëm disa persona janë të parapërcaktuar për reagime të tilla. Kur operohen, kur iu ndalet puna e zemrës (vdekja klinike), kur në shikim të parë e

humbasin vetëdijen shkaku i ndonjë fatkeqësie, apo madje edhe në kushtet kur trupi përjeton mundime të skajshme fizike e psikike.

Pikërisht në kushte të atilla ekstreme, gjatë kohës së vuajtjes në burgun e Bileqes, letrari beogradas Mirosllav Popoviqi ka përjetuar përvojë jashtëtrupore tejet mbresëlënëse. Në librin e tij "Kujtimet nga Goliotoku" Popoviqi hollësisht përshkruan kushtet në të cilat kjo ka ndodhur:

"...Persekutimi ka zgjatur më së paku pesë ditë. Do të thotë – gati deri në skajshmërinë e mundësive njerëzore. Por, e mbaj në mend për diçka tjetër – për një veprim timin, të pakuptimtë për atë situatë.

Atëbotë në kokë më silleshin mendimet për vetëvrasje. Në të vërtetë – një mendim i vetëm. Por edhe ky, jo mendim, veçse fuqi... Një sallë me lëndë në vend të tavanit. E errësuar. Laku virret teposhtë. Unë e kam vendosur kokën në të. E përsëri – një sallë me lëndë në vend të tavanit dhe litari me lak. Dhe unë, përplot qetësi, e vendos kokën në të. Pak më rrallë e kam parë thikën. Shumë të mprehtë. Një çast para se t'ia ngulja vetes në gjoks. Madje edhe e kam shtrënguar shuplakën rreth dorzës joekzistuese..."

Në këtë gjendje, përplot dëshprim të pafund, Popoviqi për çdo ditë gjithnjë e më tepër është katandisur. Edhe fizikisht, edhe psikikisht. E atëherë ka ndodhur...

"Diku në thellësi të persekutimit, pra ndoshta ditën e katërt apo të pestën, befas mbartem nga katandisja e skajshme dhe kam tërhequr gjurmën e persekutuesit përpara. Jam nisur me vrap të plotë. Dhe prapë, me gjurmuesin e zbrazët, po ashtu kam vrapuar. Nuk e kam ndier as dhembjen e muskujve, as shuplakat e rrjepura, as gjurmuesin, as katandisjen për vdekje të pakmëparshme. Isha disi "mbi-unë". Dhe gjakoja për vdekjen. Dëshiroja të vdisja. Ta harxhoja sa më parë që të ishte e mundur tërë energjinë jetësore e që shpejt, shpejt, menjëherë ta lëshoja këtë botë të mbrapshtë.

Kam vënë re i habitur dhe gati i frikësuar shikimin e anëtarit të kolektivit i cili më ndiqte në atë lëmsh.

Kam duruar ashtu gjer në fund të orarit të punës. Një orë apo më tepër. Ç'është me rëndësi – tepër kohë të gjatë! Ndjekësit heshtnin.

Kur puna është kryer, në krahë m'i kanë hedhur dy qysqi dhe disa kazma. Mjetet për të gjithë i bartnin të dënuarit. Nga punishtja gjer në

llogor. Ndoshta dy kilometra. Nëpër diellin e pamëshirshëm të luginës së Bileqes.

Kam kërkuar qysqi akoma. Dhe mora.

Vdekja, natyrisht, nuk më erdhi. Por, as lodhje nuk kishte, dhe përnjëherësh nuk kam ekzistuar më – as unë. Ka ekzistuar vetëm "mbi-un"-i. Dhe vërtet ishte "mbi". E kam shikuar veten nga lartësia prej ta zëmë tri metrash nga trolli. Me shpinë. Pak në të kimë. I kam parë qartë shpatullat e mia, të mbuluara me vegla, qafën e hollë, pjesën e prapme të kokës. Si dhe gjurmën e bardhë prej kripe nga djersa e tharë mbi kapelën time ushtarake...

Nuk kisha halucinacione. Vërtet kam parë. Siç njeriu e sheh shuplakën e vet. Dhe kam qenë plotësisht i kthjellët dhe i qetë. Dhe i ndarë nga ajo vetja poshtë. Ai me kurrgjë nuk më ka penguar. Ka lëvizur në pesërendësh, në fund të kolonës së të dënuarve. Por kam ekzistuar vetëm unë – uni i cili e ka shikuar. Si dhe paqja e madhe, solemne.

Burgu është vend i mrekullueshëm për fenomenet parapsikologjike."

- Njeriu mund të bëhet i vetëdijshëm për rrjedhën e energjisë përbrenda vetes dhe ta shfrytëzojë këtë mbarësi! – pohon Jack Schwarz, i cili i kontrollon funksionet e veta trupore si të

ishte ndonjë jogin indian. Ështё në gjendje, për shembull, ta shpojë zogthin e krahut (tulin e krahut) me gjilpërë të pasterilizuar, e që kjo të jetë pa dhembje, pa gjakderdhje dhe të kalojë pa infeksione. Në një mënyrë pothuajse të pakuptueshme plaga shërohet posa ta nxjerr gjilpërën dhe plotësisht mbyllet për vetëm një ditë apo dy.

Natyrisht, Schwarz është edhe dalzotës (mbrojtës) i pasionuar i pranimit shkencor të fenomenit të “ndarjes së vetëdijes nga trupi” dhe të një koncepti krejtësisht të ri, tjetërfare për atë që e quajmë jetë. Sigurisht, ai sinqerisht shpreson se shkenca ka për ta pranuar “dorzën e hedhur” e që me anë të rrugës shkencore ka për të argumentuar atë që prej kuri për të, por edhe për shumë të tjerë në botë, është krejtësisht e pranueshme dhe e qartë.

- Kur Koperniku ka shpallur se planeti ynë sillet rreth Diellit, njerëzit kanë qenë të habitur - thotë Schwarz – por teoria e tij megjithatë është treguar e saktë!

# KUR I VDEKURI FLET

- **Si Yan Enderson i ka shpëtuar ferrit të shkretëtirës?**
- **Lidhur me çka flet teoria "mendimi kah mendimet"?**
- **Dëshmi fantastike njerëzish të cilët janë kthyer nga të vdekurit**
- **Çfarë ka zbuluar mjeku francez Jean-Yves Peron-Antret?**
- **Cilat janë të gjitha pasojat e përvojës "vdekja klinike"?**

Vetëm netët në shkretëtirën e pafund prej rëre mund të jenë aq të ftohta. Dhe aq të

pamëshirshme. Veçse në atë moment kur topi i zjarrtë kolosal shuhet në perëndim dhe hëna e zbehtë rrëshqet nëpër dunat e shumta, rëra vrullshëm fillon të ftohet. Dhe ftohet, ftohet... Pëlcasin shkëmbinjtë në vargkodrinat e djegura që shtrihen në largësitë e zbardhëllyara të hapësirave të Lindjes.

Dhe po qe se nga koha në kohë qetësinë e paprekshme nuk do ta thenin zhurmat misterioze që vinin nga nata, do të mund të mendoje se ishte kjo mbretëria e shkretëtisë dhe vdekjes.

Gjithë ditën Yan Enderson bredhërin kësaj hapësire të pamëshirshme kolosale. Dymbëdhjetë orë dielli e ka pjekur dhe munduar njeriun i cili tashi është duke u dridhur nga ftohtësia të cilën e ka sjellë nata e shkretëtirës. Veçse është bërë i palëvizshëm. Lëvizjet e tij janë të plogështa e të pasigurta. Këmbët i ngreh zhagas. Buzët i ka të thara e të pëlcitura. Shikimin të turbullt. Është i panikosur.

Kur në mëngjes u nis nga llogori-bazë bëri mend se disa mile deri tek punëtoria do t'i kalonte për më pak se një orë të plotë. Është nisur shtegut të njohur dhe kurrsesi nuk e kishte të qartë se ku e kishte bërë gabimin, kur e kishte humbur drejtimin dhe ishte gjendur në regjionin

e vrazhdë e të panjohur, në të cilin, ja, ende po bredh tërë ditën. Megjithatë, një e kishte të qartë – e dinte se kishte humbur në pafundësinë e shkretëtirës dhe se kishte gjithnjë e më pak shpresa që të nxirrej nga labirinthi shkretinor i vdekjes.

Rreth mesnatës plotësisht është bërë i palëvizshëm. Etja ishte e tmerrshme dhe i ndrydhte të gjitha ndjenjat. Më nuk e ndiente as lodhjen, as dhembjen. Endersoni i katandisur më nuk kishte forcë as të shkonte rrëshqanas. Thërrmia të imëta rëre i përvidheshin në sy, ia mbushnin gavrat e hundës si dhe e ngulfatnin në mushkëri. E megjithatë, e tërë kjo ishte mahi e vërtetë në krahasim me etjen e padurueshme...

Filloi të mendonte për Londrën, qyteti ku kishte jetuar me bashkëshorten e vet Megi dhe me djalin shtatëvjeçar Christifor-in. E kishte të qartë se ata nuk mund ta parandienin se në ç'pozicion ndodhej ai momentalisht. Diku në thellësi të zemrës si tehu i briskut rrymonte mendimi i tmerrshëm se kurrë më në jetë nuk kishte për t'i parë. E pastaj mendimet i humbën tek Christifori shtatëvjeçar...!

I kujtonte momentet e lumtura të kaluara para disa muajsh në lojë me të. Valëviteshin mbi tepihun e gjelbër të barit duke luajtur me topin

prej gome, e pastaj ishin drejtuar në ëmbëltore, ku ishin kënaqur me akulloren prej çokollate e me sallatë pemësh. Pastaj ngadalë duke shëtitur ishin kthyer në shtëpi...

Koka i është bërë gjithnjë e më e rëndë dhe memzi e ka mbajtur mbi zallin e butë të shkretëtirës. Yan Enderson-it i është dukur se e ka humbur tërë fuqinë dhe se më nuk mund të lëvizë... Ujë. Oh, një gëllënkë ujë... Koka ngadalë i është përkulur mbi rërën e cila është bërë gjithnjë e më e ftohtë. Ai këtë, dorën në zemër, nuk e ka ndier. Më, në të vërtetë, Yan Enderson nuk ka ndier kurrgjë. As ftohtësinë, as mundimin, as dhembjen, as etjen... Asgjë.

A ka qenë, vallë, ky fundi i Yan Endersonit të mjerë?!

Me mija mila larg hapësirave famëkëqija shkretinore veriafrikane, në Londër, në një shtëpi tullash, çfarë në këtë kuart janë me dhjetëra, jetonte familja Enderson. Ishte kjo familje krejt e zakonshme treanëtarëshe angleze, njerëz nga klasa e mesme, të rinj dhe ambiciozë, të gatshëm për sakrifica dhe shërbime për realizimin e një jete më të mirë. Shtylla e familjes, Yan-i, veç disa muaj ndodhej në Afrikë, në skuadrën e ekspertve ndërtimorë të cilët kishin detyrë të rëndë të përcaktonin shenjimin e

drejtimit rrugor për rregullim nga oaza e largët El Mesihi kah autostrada e gjatë e cila gjarpëronte luginës së Nilit.

Duke ndejur atë natë para ekraneve televizive Megi pikërisht mendonte për Yanin. Me ditë të tëra ndiente njëfarë zbrazëtie dhe e kishte të qartë se ai po i mungonte. O Zot, çfarë bën tash ai?! Mendimi i mbështillej për koke dhe e bënte të shqetësuar e të brengosur. Çfarë bën tashi Yani im?!...

- Nënë, shkova për të fjetur!

Ishte ky Christifori. Pikërisht sa e piu qumështin, i lau dhëmbët dhe iu ofrua kanapesë së mamasë për ta puthur para se të shkonte në dhomen e tij.

Megi e shikoi me dashuri të pafshehur. Megjithatë, në sytë e saj kishte diçka që fëmijës i dhanë shkas për ta pyetur:

- Nënë, pse je e pikëlluar?!

Megi provoi të qeshte.

- Jo, nuk jam e pikëlluar, shpirt... Vetëm isha e menduar. Diçka rreth punës... E tash eja të të puth.

I është afruar pothuajse teatralisht dhe ajo butësisht ia ka ledhatuar flokët, duke e puthur në majë të hundës.

- E di, prapë po mendon për babin!... Mos u brengos, nënë, unë i ndihmoj...

Nuk e ka përfunduar mendimin, pasi që Megi ka qeshur me zë.

- Ti përsëri po i lexon mendimet e mia!... E tashi, natën e mirë!

Christifori ka nxituar në dhomën e tij, është shtrirë në shtrat dhe me kujdes është mbuluar me mbulojsë. E gjersa është zhytur në ëndërr, në përfytyrimin e tij është krijuar një pamje e jashtëzakonshme...

~ o ~

Yan Enderson e ngriti kokën e lodhur. Mos, vallë, dëgjoi ndonjë pëshpërimë?!... Mos, vallë, dikush e ftoi?!...

- Baba!

Nëpër vetëdijen e Yanit rrymoi përsëri diçka ngjashëm me pëshpërimën.

Christifor!

Ky është zëri i Christiforit!

O Zot, mos po marrosem?!

Mendimi plot dëshprim futi në trupin e Yanit forcë të re. U kthye mbrapa. As një metër prej tij, nën hënëzën e paqartë, të mjegulluar,

qëndronte djaloshi. Dukej disi joreal, i tejdukshëm, si ndonjë shpirt.

- Baba!

Përsëri e ka dëgjuar atë zë të qetë, pëshpëritës të Christiforit.

- Merre, baba!

Hija e tejdukshme është përkulur. Yani i ka ofruar duart e dridhura. Përnjëherësh ka ndier qelqin e ftohtë. Poçe (krikëll)?! Po, ishte ajo poçe! Ua ofroi buzëve. Në fyt ndjeu lëngun e rrjedhshëm i cili rrëshqiti teposhtë, duke freskuar çdo pore të qenies së tij të palëvizshme. Me ujin iu kthye edhe fuqia...

- Baba! – përsëri e dëgjoi zërin e qetë, pëshpëritës. E tashi nisu sipas hënës!

Yani ishte plotësisht zgjuar. I vetëdijshëm për pozitën e tij. E ka dëgjuar freskinë në trup dhe forcën e pazakonshme. Asnjë gjurmë nga molisja dhe etja skëterrore. Shikoi rreth vetes. Askund fantazma e pazakontë e tejdukshme. Por, në veshët e tij ende tingëllonte ajo pëshpërimë: "E tashi nisu sipas hënës!" E ka ngritur kokën. Hëna ka qenë krejtësisht në jug. Rreth i madh i artë.

Po, duhet të nisem, mendoi. Është ngritur dhe është nisur kah topi i madh i hënës. Shkonte në jug.

Në mëngjes, më 18 janar të vitit 1987, Yan Enderson doli në shtegun i cili e dërgoi në llogorin-bazë. U kthye nga skëterra...

Të njëjtin mëngjes, siç tani mund të supozojmë, në Londër Christifor i ka rrëfyer së ëmës ëndrrën e pazakonshme:

- ...Babai qëndronte shtrirë në shkretëtirë. I molisur dhe i etur. E kam marrë poçen me ujë dhe ia kam dhënë ta pijë. Pastaj ia kam treguar rrugën kah llogori, të cilën nuk mund ta gjente.

Megi ka shpërthyer në të qeshura dhe butësisht e ka pyetur:

- Si vërtet po ia del të trillosh këso tregimesh?!... Kur të rritesh , domosdo ke për t'u bërë gazetar!...

~ o ~

Ky është një nga ato përjetime të cilët shkenca gjer më tani nuk ka pasur sukses t'i sqarojë racionalisht deri në fund. Sipas shumë karakteristikave hyn në përjetimet astrale, por nuk përputhet me asnjë nga grupet tipike. Por, siç do të shohim, shembuj të ngjashëm në të kaluarën ka pasur mjaft.

Në vitin 1886, në veprën e vet "Projeksionet astrale", Anthony Martin thekson

se Shoqata për Hulumtime Psikike (Society for Psychucal Research) ka botuar një punë pioniere – regjistër të pazakonshëm me emërtimin "Fantazitë e të gjallëve", i cili ka pasur më tepër se 1.300 faqe. Qëllimi ka qenë që të mblidhen e të hulumtohen të gjitha rastet e njohura të fenomeneve psikike spontane si dhe t'u nënshtrohen analizave shkencore detaje. Shumë prej rasteve të sjella, të cilat njëri nga autorët, F. W. H. Myers, i ka karakterizuar si ngjarje "supernormale", janë sqaruar me anë të telepatisë (e cila sot në botë po e fiton oreolin e ekzaktësisë), domethënë ndikimi i njërit tru në tjetrin. Madje telepaia është parë si përgjegjëse për të ashtuquajturat "dukuri të krizës". Këto janë situatat e ngjashme me dramën personale të Yan Endersonit, kur një person në momentet e katandisjes ekstreme, në pragun midis jetës e vdekjes, gati qartë sheh e dëgjon personin tjetër, më së shpeshti atë më të afërmin e më të dashurin, më besnikun e më të përkushtuarin.

Teoria – mendimi kah mendimi –vetvetiu është tejet atraktive dhe me anë të saj pikërisht shpjegohen shumë ngjarje parapsikologjike, edhe pse është impresive edhe si tregues i mundësive të skajshme (?!) të mendjes njerëzore. E megjithatë, mbetet një numër i madh përvojash

autentike të cilat me këtë nuk mund të jenë të sqaruara në mënyrë të kënaqshme. Literatura me përvojat "pranë vdekes" apo të ashtuquajturat "vdekjet klinike" është aq e vëllimshme saqë me to do të mund të mbushej një bibliotekë qyteti.

Një rast tipik është botuar në "Observer Magazine" më 8 prill të vitit 1979, kurse tregimi zhvillohet në kohën e luftës së kaluar. Në dhjetor të vitit 1943 befasish është alivanosur ushtari njëzetvjeçar George Ritchie gjatë kohës gjersa ka qëndruar nën aparatin e iks-rrezatimit. Ka ndodhur kjo në Ablenë, shteti Texas, dhe siç më vonë mjekët do të konfirmojnë, Ritchie në atë moment ka vuajtur nga kallja akute e dyanshme e mushkërive.

Ka ndodhur ajo e ashtuquajtura "vdekje klinike" – nuk kishte frymim, nuk kishte puls, e as shtypje gjaku. Dhe derisa trupi i tij është përgatitur për në morg, një asistenti metodik i është bërë sikur ka parë se po lëvizë njëra nga duart "e të vdekurit". Natyrisht, asistenti ka vepruar rrufeshëm, e ka ftuar mjekun kujdestar dhe ia ka shprehur dyshimin e tij për atë se Ritchia është i vdekur. Ky e ka kontrolluar përsëri "të vdekurin" dhe natyrish se e ka konstatuar vdekjen. Megjithatë, është sjellë vdendimi që drejtpërdrejt në zemër t'i jepet

injekcioni i adrenalinës. Kur është bërë kjo, për befasinë e të gjithëve zemra ka filluar përsëri të rrahë!

Kur Georg Ritchie është vetëdijësuar iu ka rrëfyer mjekëve rrëfimin e pabesueshëm. Në kohën sa trupi i tij ka qëndruar palëvizshmërisht i shtrirë mbi krevatin e spitalit, duke mos dhënë kurrfarë shenjash jete si dhe i mbuluar me çarçaf të bardhë mbi fytyrë, Ritchie apo "uni" i tij, së paku ai ka pohuar kështu, ka qëndruar përanash dhe e ka soditur krejt pamjen. Vetëdija e tij pastaj ka fluturuar përmbi shumë hapësira të Sheteve të Bashkuara. Nuk ka ndier dhembje, mundim, as frikë, por megjithatë, më së tepërmi i kujtohet ajo që i ka ndodhur trupit të tij personal!

Gjatë kohës gjersa e ka soditur trupin e vet të pajetë, përnjëherësh drita është përforcuar, kurse në sallë ka hyrë njëfarë figure. Edhe vetë nuk di ta sqaroj si dhe në ç'mënyrë, por në të njëjtin moment koha dhe hapësira e kanë humbur kuptimin e tyre. Para tij me shpejtësi marramendëse kanë filluar të zhvillohen pamjet nga jeta e tij me qartësi të plotë dhe me të gjitha detajet. Hyrja e figurës së re në dhomë shpejt e shpejt e ka ndërprerë filmin e kujtesës në kohërat e ngjarjet e priftuara dhe ia ka kthyer realitetit -

dhembjes së rëndë të mushkërive si dhe etheve të shumta.

Në këtë moment adrenalina e ka aktivizuar zemrën!

Mjeku francez, Jean-Yves Peron-Autret disa vjet me radhë pohon se shumë kinse të ndjerë i varrosin - të gjallë! Për këtë e ka shkruar edhe librin me plot dëshmi të vjetra e të reja të cilat do të duhej të argumentonin pohimin e tij senzacional. Epizoda e parë në librin e tij interesant e lidhur është me rastin e John Mclntyer-it, dëshmia e të cilit ka qenë e botuar në një revistë angleze që në fillim të këtij shekulli.

"...Shkaku i mundimeve afatgjata nëpër të cilat kam kaluar për shumë vite të jetës, ndodhi që të sëmuresha nga ca ethe nervore të cilat në mënyrë permanente m'i rrënonin edhe ato pak forca trupore që më kishin mbetur. Me klimakteriumin më erdhën edhe kriza të reja ashtu që me tërë forcat luftoja për jetën, e cila thjesht po më ikte ngadalë. Përkundër asaj lufte me panik e kisha humbur ndjenjën për jetë dhe ndërkohë qeshë gjendur në një gjendje pa ndjenja, në të cilën, të them sinqerisht, ka pasur një rregull të çuditshëm.

Nuk di sa gjatë kam qenë në atë gjendje të pazakonshme, por një çast kam ndier se po

kthehem në jetë; trupi sikur m'i ka ndier shumë ngacmimet e jashtme, kurse kuptimi sikur më është ngjallur përsëri. Porse, mu në atë moment njëri prej mjekëve është gërmucur mbi mua dhe ka thënë: "Gati është!". Pastaj më ka mbuluar me çarçaf, por nën të kam mundur të dëgjoj klithmat e anëtarëve të familjes sime.

Kam dëshiruar të flas, të lëkundem, të tregoj se jam gjallë, por për hata timen kam konstatuar se gjuha ime ishte e palëvizshme, se nuk mund të hapja gojën dhe se këmbët e duart thjesht më nuk u përgjigjeshin komandave të dhëna. Nuk kam mundur ama bash me asgjë të tregoja se isha gjallë.

Ditën e nesërme dhe tri ditë të tjera kam qenë i ekspozuar derisa të afërmit kanë ardhur, duke u shprehur familjarëve të mi ngushëllime. Kam dëgjuar dhe kuptuar të gjitha që kanë ndodhur rreth meje dhe kot kam shpresuar se diçka ka për të ndodhur që njerëzve do t'ua bënte me dije se akoma isha gjallë.

Ditën e katërt më kanë dorëzuar tek varrtarët të cilët me mua janë sjellë vërtet brutalisht, e kur njëri nga punëtorët në sipërmarrjen varrimore më ka goditur në gju, derisa të tjerët më kanë futur në arkivol kam ndier dhembje aq të fuqishme saqë në një çast

kam menduar se ajo ka për të më “vënë në lëvizje”.

Arkivolin e kanë mbyllur dhe e kam ndier depërtimin e gozhdave që nguleshin në të. Nuk mund ta përshkruaj me fjalë tërë hatanë që ndieva atëherë. Secila goditje me çekan dhembshëm më ka tingëlluar në kokë si ndonjëfarë kumbone fshati e të vdekurve. Kurrë nuk kam menduar se zemra njerëzore mund të vuajë aq nga tmerri.

Më kanë ngritur, e kanë vendosur arkën mbi një kerranik dhe janë nisur kah varret. Kur kemi mbërritur atje, e kam mbledhur tërë forcën se mos, ndoshta, do të lëvizja a do të jepja shenjë se ende isha gjallë! Kam ndier sesi arkivolin e kanë ngritur mbi gropën e varrit familjar, pastaj më kanë lëshuar, e më pastaj kam dëgjuar tingullin e goditjes së arkivolit në fund të varrit. Pas kësaj i kam dëgjuar fjalimet mortore të miqve që ma linin lamtumirën. Ka pasuar tinguj të çuditshëm që janë bërë gjithnjë e më të qetë. E kam kuptuar se varrin po e mbulojnë me dhe.

Nuk di sa kam mbetur në varr. Kam menduar se së shpejti kam për t’u ngulfatur e se në atë mënyrë kanë për t’u ndërprerë vuajtjet e mia. Nuk kam mundur të luaj, por kam qenë gjallë. Nuk kam marrrë frymë, zemra nuk më ka

rrahur, por:  kam vuajtur dhe sipas kësaj e kam ditur se jam gjallë.

Mendimet e tmerrshme m'i kanë ndërprerë zërat e largët të cilët së pari më kanë brengosur. Zërat janë afruar gjithnjë e më shumë dhe befas kam ndier se dikush po e hap arkivolin. Kur e kanë hapur kam ndier ftohtësi të çuditshme e cila në ato momente më vinte shumë e këndshme, pasi që paraqiste një pikë shprese.

Më kanë bartur gjatë për diku, e pastaj më kanë vënë në një tavolinë të ftohtë e të lagësht prej mermeri. Kam dëgjuar rreth vetes shumë zëra. M'i kanë ngritur duart dhe i kanë lëvizur në të gjitha drejtimet. Dikush m'i ka ngritur kapakët e syve dhe tashi kam parë se ndodhesha në mesin e një salle të anatomisë, rrethuar nga shumë njerëz, në mesin e të cilëve kanë qenë edhe dy miq të mi.

Më së pari kanë vendosur që të më sprovonin me elektroshok. E kanë përgatitur aparatin dhe me rastin e shokut të parë me mija dritëza m'u kanë shfaqur para syve të mi. Shoku i dytë ka qenë edhe më i fortë. Kam ndier sesi të gjithë nervat më vibronin si telat në instrumentin muzikor dhe sesi po lakohesha gati në pozicionin ulur meqë muskujt më tendosnin në

atë shkallë. Sytë më janë hapur dhe zgurdulluar. I kam parë dy miqtë e mi, me fytyrat plot dhembje sesi e lutnin mjekun që ta ndërpriste eksperimentin.

Kur përsëri më kanë paluar në tavolinën mermerike është ofruar njëfarë mjeku me brisk kirurgjie dhe ma ka ngulur në kraharor.

Në atë moment sikur eksplodimi të ma ketë tronditur tërë trupin: kam arritur që të bërtas tmerrshëm, kurse njerëzit përreth meje po ashtu njësoj kanë reaguar.

Zinxhirët e vdekjes në atë moment kanë qenë të këputur. Jam kthyer në jetë!"

Ja, edhe disa raste...

Anglezja tridhjetëvjeçare Elsie Waring më 11 dhjetor të vitit 1963 e ka humbur vetëdijen. E kanë dërguar në spitalin e Wilesdenit, ku tre mjekë kanë konstatuar vdekjen. Pas dhjetëra orësh, derisa e kanë vendosur në arkivol, befas ka ardhur në vete dhe përsëri ka zënë të marrë frymë. Për rastin e saj më 12 dhjetor 1963 ka lajmëruar revista britaneze "Dayli Telegraph".

Në fundin e një dite, në nëntorin e vitit 1967, Georg Vasseur, 42 vjeçar, murator nga qyteti francez Boulogne-sur-Mer, është nisur për në shtëpi. Në rrugë e ka goditur kamioni. E kanë gjetur disa kalimtarë, ka qenë pa vetëdije, kafka i

kishte kërcitur. Mjeku e ka kontrolluar viktimën dhe ka konstatuar: "I vdekur është, çojeni në morg!"

"Bartësja në të cilën prehej trupi im", kujton Vasseur, "ka qenë e vendosur mbi dyshemenë e morgut. Nuk kam ndier kurrgjë – as dhembje, as mundim. I kam dëgjuar punëtorët sesi donin të më futnin në frigoriferin e morgut. Në atë moment jam kthyer në trup dhe kam piskatur. E kam ngritur kokën dhe jam ulur"

Vasseur urgjent është dërguar në spital ku mjekët kanë konstatuar se vetëm ka qenë – në alivani. Pas tri ditësh është lëshuar në shtëpi. Për këtë ngjarje dramatike, më 6 maj të vitit 1970, ka shkruar gjerësisht revista "Press Medicale".

Edhe dr. Michael Sabom, asisten i profesorit të kardiologjisë në Universitetin Emory në Atlantë, shteti i Gjeorgjisë, ka botuar disa raporte specialistike mbi vdekjet klinike dhe disa konstatime deri tek të cilat ka ardhur duke hulumtuar fenomenin "jashtë trupit" janë të vlefshme të citohen. Nga anketat me pacientë që kanë përjetuar vdekjen klinike ka ardhur gjer tek këto të dhëna:

"Në gjendjen e pavetëdijes 29 pacientë kan përjetuar amnezion, 28 kanë pasur përvoja

të vdekjes klinike, 18 kanë shijuar kalimin nga vetëdija në një zonë apo dimension të panjohur (transcendentimin), 11 e kanë soditur trupin e tyre të palëvizshëm nga lartësia (autoskopia), kurse 9 prej tyre e kanë përjetuar edhe autoskopinë edhe transcendentimin... Përndryshe, rënia përfundimtare në shqetësimin vdekjeprurës iu ka ndodhur shumicës së pacientëve të cilët kanë përjetuar vdekje klinike. Pasi që nuk është e mundur të jepen sqarimet adekuate të këtyre fenomeneve, janë të përshtatshme hulumtimet e mëtutjeshme të shkaqeve dhe implikacioneve të këtyre dhe përvojave të ngjashme."

Viteve të fundit Sabom-i nxitueshëm ka vazhduar ta hulumtojë fenomenin e shëtitjeve astrale. Ia ka dalur t'i hulumtojë njëqind e njëzet raste ku të sëmurët kanë pasur kontak të shkurtër me vdekjen. Veçanërisht e kanë interesuar përvojat jashtëtrupore, për të cilat njerëzit kanë folur si për një lëshim të trupit të tyre të pavetëdijshëm e ku nga pozita më e mirë, sipa rregullit: nga ana e sipërme, kanë shikuar se çfarë po ndodh.

"Kur kam filluar t'u besoj këtyre rrëfimeve dramatike", thotë Sabomi, "kam zbuluar se disa të sëmurë do të mund të më

rrëfenin, hollësisht dhe në mënyrë të saktë, se çfarë ka ndodhur përgjithësisht me trupin e tyre derisa kanë qëndruar në tavolinën e operacionit. Një burrë ma ka përshkruar sesi ka pezulluar mbi trupin e vet dhe e ka soditur punën e ekpit kirurgjik. I ka përshkruar instrumentet, dukjen e zemrës si dhe vetë rrjedhën e operacionit. Kam qenë i mahnitur – nuk ka pasur kurrgjë në të kaluarën e tij që do të jepte indikacione se diturinë medicinale ka mundur ta mbledhë tjetërkund. Në rastin tjetër, zemra e personit ka pushuar së punuari katër deri në pesë minuta, sakaq ai e ka përshkruar – dhe atë me saktësi - se çfarë ka ndodhur gjatë asaj kohe. Për mua kjo është argumenti më i fortë se këto nuk kanë qenë paraqitje të kota apo trillime. Diçka këtu po ndodh dhe nuk mund të sqarohet kurrsesi me mënyrën tradicionale!...”

Por, Thomat* e pabesë ende nuk dorëzohen. Teorizojnë për atë se ndjenja e eliminimit dhe ankthit e shtyn mendjen në një lloj shoku mbrojtës; se egoja, ballafaquar me asgjësimin, po përgjigjet në stresin e papërballueshem me aktin e fundit të fuqishëm të refuzimit. Disa qëndrojnë në pikëpamjen se shoku i fuqishëm para vdekjes shkakton po ashtu kujtimin e fuqishëm të lindjes dhe se

lëvizja nëpër tunelin e errët kah drita që pret është vetëm kthim në një periudhë tjetër të transformimit.

Megjithatë, hulumtuesit seriozë të dukurive "në prag të vdekjes" thonë se shpjegimet e tilla janë sipërfaqësore dhe tepër të thjeshtëzuara. Sociologu John Audette thotë:

"E saktë është se disa raste ndoshta mund të sqarohen me anë të kushteve biokimike apo psikologjike. Këtu sakaq nuk mund të përfshihet shumësia kolosale dhe shumëllojshmëria e këtyre përvojave fantastike – kur hulumtuesit skeptikë do të hulumtonin më thellësisht rastet tona, edhe vetë kishin për t'u bindur!"

Medicina shkencore sot këto raste i merr si udhëzime të mira për jetë. Dhe pikërisht shkaku i kësaj hulumtuesit shpresojnë se opinioni me kujdes ka për t'i vlerësuar, e jo kurrsesi ta zgjedhin trajtimin romantik të vdekjes apo hedhjen e thjeshtë të saj. Profesori Kenneth Ring thotë:

"Një nga pasojat e këtyre përvojave është se njerëzve po u kthehet besimi sesi jeta njerëzore është e çmueshme, sesi është gabim të rrënohet rendi natyror i gjërave duke bërë vetëvrasje?"

Dr. Bruce Greyson, docent i psikiatrisë në Universitetin Michigan në Ann Arbor, ka analizuar më shumë se 150 përjetime jashtëtrupore të paravdekjes.

Interesimi i tij i sotëm është i përqëndruar në rastet e vetëvrasjeve. Dhe ka zbuluar se "njerëzit të cilët përjetojnë përvoja të tilla dalin nga to me ndjenjën e vërtetë se jeta ka qëllim. Edhe pse vdekjes më nuk i frikësohen, jetën e kanë shumë më të qëllimshme e më me domethënie."

Por, t'u kthehemi përsëri dëshmive dramatike të njerëzve të cilët në një çast, në kohën e vdekjes

* Thomë~a: mendohet në shën Thomën –figurë biblike që shquhet për tradhëti; i pabesë si shën Thomai... (vër. e përkth.)

klinike, janë gjendur "jashtë trupit"të tyre...

Në autobiografin e vet "Dëshmitari" J. G. Bennett e përshkruan dramën të cilën e ka përjetuar gjatë Luftës së Parë Botërore. Ka vozitur motoçikletën me panik nëpër qytezën franceze Monchy-le-Preux gjatë kohës kur gjermanët kanë sulmuar nga të gjitha anët. "Nëse kaloj nëpër Monchy, do të jem i shpëtuar", e ka bindur vetveten. Pastaj ka lindur zbrazëtia e

caktuar, kurse ndjenja tjetër ka qenë se po zgjohej, por jo në trup, jashtë trupit:

"Kam qenë i vetëdijshëm për faktin se nuk jam i vdekur. Edhe pse nuk kam mundur kurrgjë as të dëgjoj, as të shoh, megjithatë kam vënë re se trupi im qëndron shtrirë mbi një krevat të bardhë. Gradualisht jam bërë i vetëdijshëm se po në atë dhomë përskaj trupit tim të pranishëm kishte edhe njerëz të tjerë. Në njëfarë mënyre të çuditshme kam shikuar çfarë ata shikonin, e madje edhe kam ndier çfarë ata ndienin...

Në atë moment më është bërë e qartë si kristali se të ishe i vdekur ishte diçka krejt tjetërndryshe se, ta zëmë, të ishe i sëmurë, i dobët apo i pandihmë. Me sa kam mundur të kuptoj, nuk ka ekzistuar kurrfarë ndjenje të frikës. E megjithatë, unë kurrë nuk kam qenë njeri veçanërisht i guximshëm dhe sigurisht ende i jam frikësuar shkrepjes së fuqishme të armëve. Por aso momentesh kam qenë i vetëdijshëm për indiferencën time të plotë ndaj trupit tim!..."

Bennett-it i kujtohen edhe detaje të tjera interesante. I kujtohet se "uni" i tij i vetëdijshëm – pjesa astrale – nuk ka qenë plotësisht i ndarë nga trupi. Kështu që "ai" trupin e ka përcjellë

gjer tek salla e operacionit, kurse në gjashtë ditët e ardhshme, në komë, derisa medicinarët kanë bërë përpjekje të mëdha për ta kthyer në jetë, ka përcjellë çdo gjë që rreth trupit të tij ka ndodhur.

"Përpos tjerash, në një moment kam dëgjuar një zë sesi fliste: "Të hollin, të lutem!", e pastaj zërin e femrës: "ka mbetur veç i trashi". Disa ditë më vonë, kur jam vetëdijësuar dhe kur penjtë kanë qenë të nxjerrë nga koka ime, kujdestarja ime tha: Po çuditem pse kanë përdorur penj të trashë". Unë iu kam përgjigjur: "Sepse nuk u ka mbetur i holli". Përkujdestaren kjo e ka shokuar. Ka pyetur e mahnitur: "Prej nga po e dini ju këtë? Ju keni qenë pa vetëdije!..."

Në jetën e tij Bennett ka përjetuar edhe një udhëtim astral. Befasisht, derisa ka ndejur në shoqëri me partnerin e vet të punës G. I. Gurxhieff-in dhe ka lexuar me zë, i ka ndodhur diçka krejt e pazakonshme:

"As vetë s'e di si, por befas kam ndier sesi po dilja nga trupi dhe sesi po ngrihesha përmbi të. Zëri im akoma lexonte, por ajo më nuk ishte ngjyra e zërit tim, por disi tjetërfare. E huaj. Kam menduar – si ai mund të lexojë? Ai sigurisht nuk mund të japë intonacion të duhur!... Kam mundur t'i shoh njerëzit nga perspektiva krejt tjetërfare dhe e kam pyetur veten se a është vallë

Gurxhieffi i vetëdijshëm se është duke i lexuar - karrigia e zbrazur. Në atë çast trupi im i ka hapur sytë dhe as vetë nuk di si, por në të njëjtin moment kam qenë në të. Ndjenja e ndarjes nga trupi ka mbetur edhe disa orë edhe pse më nuk jam ngritur përmbi të."

Dëshmi as një trohë më pak dramatike është edhe përjetimi i pazakonshëm i Virginija Falc-it. Asaj në mes të një operacioni shumë të zakonshëm të nxjerrjes së bajames, i është ndalur zemra:

"Befasisht kam filluar të ngrihem nëpër njëfarë mjegullnaje të bardhë. Pastaj ka lindur errësira e dendur. Nuk kam qenë e frikësuar. Jo, assesi. Ndoshta e habitur. Kam pasur ndjenjën se po më përmbushnin ngazëllimi, dashuria e paqja, që kanë buruar nga rrethi i zjarrtë i dritës. Nuk shkoj në kishë – nuk besoj në këto. Por, jo: kur jam bërë e vetëdijshme se drita që më ka ndriçuar i përket dritës hyjnore, jam mbushur dashuri dhe hare. Pasatj më është kujtuar se i kam dy fëmijë. Kjo ma ka zgjuar dëshirën e fuqishme për t'u kthyer."

Në dokumentacionin spitalor ka mbetur e shënuar se mjekët kanë intervenuar në të njëtin moment. Ia kanë shpalosur gjiun e Falcit që me dorë t'ia masazhonin zemrën.

"Gjëja tjetër që më kujtohet" , thotë Virginija, "ka qenë motra medicinale e cila gërmucej mbi kokën time, e pastaj kanë ardhur mjekët e motrat dhe më kanë pyetur sesi është përjetimi i vdekjes."

Edhe pse shumë shkencëtarë "përjetimet astrale" të këtilla e të ngjashme i pranojnë me rezervë të caktuar, në Shtetet e Bashkuara viteve të fundit ka gjithnjë e më shumë ekspertë të cilët në këtë lloj fenomeni parapsikologjik shohin sfidën që meriton hulumtime serioze. Dr. Elizabeth Kubler-Ross, profesoreshë e psikiatrisë si dhe autore e veprës së njohur "Për vdekjen dhe të ndërruarit jetë", deri më tani gjerë e gjatë SHBA-së ka mbajtur ligjërata të panumërta në të cilat ka folur për dëshmitë autentike të njerëzve të cilët në rrethana të ndryshme kanë përjetuar përvoja jashtëtrupore. Njëkohësisht, dr. Raymond Moody ka botuar më 1975 librin shumë të dobishëm "Jeta pas jetës", në të cilën flet për më shumë se njëqind raste të hulumtimit të fenomenit "në zgripc të vdekjes".

Sado që të jenë interesante rrëfimet e tyre, kurrë nuk kanë qenë me themel të hulumtuara dhe të evidentuara nën kriteriume të rrepta shkencore e medicinale, pohon Margaret O'Hara në një vështrim interesant për fenomenin "jashtë

trupit", botuar në magazinin autoritativ "Scientific American". Çështja ka qenë se a munden këto rrëfime ta përballojnë ekzaminimin më të rreptë shkencor. I hutuar dhe i dëshpëruar me deklarata të këtilla, psikologu Kenneth Ring, profesor në Universitetin Connecticut, është nisur të gjejë dhe të hulumtojë grupin e ri të njerëzve të cilët, nën ndikimin e rrethanave të ndryshme, janë gjendur në buzë të vdekjes, ashtu që të tubojë dhe shkencërisht të vërtetojë të dhënat për rastet e tilla.

Gjatë hulumtimeve Ring ka zbuluar se gjithë të hulumtuarit e tij – meshkuj dhe femra të moshave, arsimimeve, të kaluarave dhe qëllimeve të ndryshme – flasin për diçka që kushtimisht e ka quajtur "thelbi i përvojës", kurse e kanë përjetuar atë në prag të vdekjes apo klinikisht të vdekur fare. Kanë folur për lëshimin e trupit të vet apo ndarjen prej tij, për lidhjen me të ndjerët e vdekur, për rrëshqitjen nëpër tunelin e errët kah njëfarë drite e shkëlqyeshme, për arritjen tek njëfarë shtegu, por edhe për tërheqjen prej tij, sidomos shkaku i njëfarë ndjenje të përgjegjësisë ndaj të tjerëve. Edhe pse ka pasur dallime të bollshme në deklarime, përgjigjet gjithmonë kanë qenë të ngjashme: ka qenë ajo ndjenjë e lehtësimit të madh, madje

edhe e lumturisë, të cilën kanë dëshiruar që ta mbajnë sa më gjatë.

Pavarësisht se çfarë i kanë pasur qëndrimet para këtyre përvojave – e bindjet e tyre religjioze i kanë pasur jashtëzakonisht të larmishme – shumica e këtyre njerëzve janë të bindur se kanë qenë vërtetësisht të përballur me ndonjë forcë mbinatyrore, të pushtuar me dashuri e lumturi, e se me skaj syri e kanë shikuar botën e jashtëzakonshme e cila tek duhet të na paraqitet.

Gjatë gjithë kohës së hulumtimit të tij të jashtëzakonshëm Ring veçanërisht është përqëndruar në vërtetimin e disa dyshimeve që janë zgjuar në të. Për shembull, a ka qenë e mundur që shëtitjet astrale të kenë qenë të provokuara nga marrja e barnave e anestetikëve? Kanë mundur, natyrisht, por psikologut amerikan i janë kujtuar edhe rastet në të cilat të hulumtuarit fare nuk kanë qenë nën ndikimin e barnave; në rastet tjera anestezioni dhe marrja e medikamenteve, gjykuar në bazë të të gjithave, edhe nuk kanë mundur të shkaktojnë reaksione si këto të përshkruarat.

- Sipas meje – thotë Ring – barnat dhe anestetikët do të ndikonin që të hulumtuarit t'i harronin përvojat e tyre jashtëtrupore dramatike,

edhe po qe se gjatë kohës së vdekjes klinike në ndonjëfarë rrethane do t'i përjetonin!

Shumë dilema, natyrisht, këtu nuk përmbyllen: vallë, mos janë përfundimisht përjetimet astrale llomotitje të shkaktuara nga shoku toksik?! Edhe kjo do të mund të ishte e vërtetë, por halucinacionet më së shpeshti janë të paqarta, të palidhura dhe tepër të llojllojshme, të varura nga individi. Dëshmitë për fenomenin "buzë vdekjes" , sakaq, kanë qenë krejt të qarta, të lidhura dhe të bazuara në ndjenjën e thellë të realitetit. Siç i ka thënë Ringut një mjeke, e cila po ashtu ka përjetuar udhëtime jashtëtrupore, "unë e di fare mirë se çfarë përmban ëndrra apo halucinacioni – por kjo nuk ka qenë as njëra e as tjetra."

A thua, vallë, njerëzit në momentet kur gjenden në zgripc të jetës në imagjinatën e tyre shohin atë çfarë dëshirojnë të shohin?

Disa nga të hulumtuarit e Ring-ut nuk kanë pasur kurrfarë vërejtjesh paraprake se jetën e kanë të rrezikuar, kurse shumica prej tyre as nuk kanë menduar për ndonjëfarë jete të këndshme të pasvdekjes. Sidomos, ta zëmë, vetëvrasësit – kurse në mesin e të hulumtuarve kanë qenë 36 - të cilët edhe kanë vendosur për

atë hap dramatik nga dëshira që ta shlyejnë vetëdijen e tyre!

Dhe në fund, a thua, vallë, "*vështrimi në vdekje*" është vetëm epizodë e shkurtër, e pazakonshme – diçka si vezullim i evidentimeve jashtëshqisore para se përfundimisht të lajmërohen kumbonat e vdekjes?

- Sigurisht se nuk është! – pohon energjikisht psikologu amerikan. – Duket sikur këto përvoja kanë shkaktuar tek individët transformim të vërtetë, ndërrimin e qëndrimeve jetësore si dhe ridefinimin e vlerave, prirjen kah dashuria dhe ndihmesa të tjerëve. Prandaj edhe jam krejt i bindur se këto janë përjetime autentike!

Edhe dr. Raymond Moody në hulumtimet e veta ka ardhur tek përfundime të njëjta. Gati të gjithë të hulumtuarit të cilët kanë "shijuar" vdekjen klinike dhe në ato momente kanë përjetuar përjetime jashtëtrupore në plotni e kanë ndërruar raportin dhe konceptin e tyre ndaj vdekjes.

"Besoj", ka deklaruar një i hulumtuar, "se kjo përvojë i ka dhënë trajtë të re një pjese të jetës sime. Kur kjo ka ndodhur i kam pasur dhjetë vjet, sakaq kam qenë fëmijë dëshiri. Tërë jetën kam qenë i bindur se jetë pas vdekjes nuk ekziston.

Nuk kam dyshuar kurrë në këtë dhe nuk frikësohem të vdes. Nuk kam frikë. Disa nga të njohurit e mi kanë frikë të vdesin. Janë të frikësuar. Gjithmonë në vetvete qeshi kur i dëgjoj se jetë pas vdekjes nuk ka apo "kur vdes, çdo gjë merr fund"! Në vetvete mendoj: Këta nuk kanë lidhje...!"

"Si çun i vogël i jam frikuar vdekjes", ka rrëfyr pacienti tjetër. "Natën jam zgjuar duke qarë – kam pasur sulme frike. Nëna dhe babai do të vraponin tek unë dhe do të më pyesnin se ç'kisha. Iu kam folur sesi nuk dëshirioja të vdisja, por se e dija se duhej patjetër. Kam kërkuar prej tyre që ata këtë ta pengonin. Nëna atëherë do të më thoshte se ajo është diçka me të cilën duhet të gjithë të përballemi. Më filste se duhet të vdesim vetëm, dhe kur për këtë të vie koha këtë kemi për ta kryer bukur. Shumë vite më vonë, kur nënën veçse e kisha të vdekur, kam folur për këtë me gruan time. Akoma i jam frikësuar vdekjes dhe nuk kam dëshiruar të më vijë... por, tashi, pas kësaj përvoje , besomëni, më nuk i frikësohem vdekjes!..."

Në fund të këtij kapitulli t'i përkujtojmë edhe njohuritë deri tek të cilat ka ardhur dr. Fred Schoonaker, drejtor i Shërbimit për shërimin e zemrës në spitalin shën Lluka në Denver. Për

nëntëmbëdhjetë vjet punë ky shkencëtar i respektuar amerikan ka arritur të mbledhë kartelat e të sëmuarve dhe historitë e sëmundjeve të 2.300 njerëzve të cilët, me krijimin e kushteve fatkëqija, janë ndodhur buzë vdekjes. Në mesin e tyre, më tepër se 1.400 kanë folur për përjetimet e paravdekjes ngjashëm me ata nga hulumtimet e psikologut Kenneth Ring.

Skeptikët, megjithatë, i hedhin disa nga këto dëshmi dhe si arsye sjellin anoksinë cerebrale – mungesën e oksigjenit në tru. Porse, në spitalin e shën Llukës është përdorur aparati shumë i ndërlikuar për përcjelljen e shenjave të jetës së të sëmuarve. Raportet ditore të mjekëve tregojnë se gjithmonë ka pasur mjaft oksigjen për funksionet e caktuara të trurit. Edhe impulset jonormale elektrike të cilat rrymojne nëpër tru në kohën e çasteve të fundit të punës së tij jo rrallë përmenden si shkak i mundshëm i përjetimeve jashtëtrupore në prag të vdekjes.

Megjithatë, në shumë raste të Schoonmaker-it shënimet elektroencefalografike (të cilat në mënyrë permanente shenojnë funksionimin e trurit) kanë qenë të rrafshta apo fare nuk kanë ekzistuar në periudhën që ka lëvizur nga tridhjetë minuta deri në tri orë, larg përtej kufirit që konsiderohet se shënon vdekjen

klinike të ndonjë personi – pas së cilës, sakaq, të sëmurët janë kthjellur (vetëdijësuar), ngandonjëherë nga arsye krejt të pasqarueshme, dhe kanë folur për përjetimin e pazakonshëm të qetësisë, të rregullit, të harmonisë dhe të bukurisë!

Kanë qenë këto dëshmi të cilat askend nuk mund ta lënë krejt indiferent. Sidomos jo shkencëtarët e tipit të dr. Fred Schoonmaker-it.

Megjithatë, në të kaluarën kanë ndodhur raste dukshëm më misterioze. Njërin prej të tillëve detajisht e përshkruajnë John Fairley dhe Simon Welfare në librin e tyre “Bota e forcave enigmatike”, sipas të cilit është incizuar seriali televiziv me të njëjtin emër...

Bashkëshortja e kryetarit të parë të Shoqatës londineze për Hulumtime Parapsikologjike, Fleonor Sidgwick, ka shënuar raportin mahnitës për ngjarjen, e cila ka korresponduar me vdekjen e pilotit të ri anglez. Me shtatë dhjetor të vitit 1918 togeri David E. M’Conel ka fluturuar nga aeroporti i Acamptonit, në Lincolnshir, me aeroplanin “Camel” për në qytetin Tadcaster, në largësi diç më shumë se njëqin kilomtra.

Njëkohësisht është nisur edhe aeroplani tjetër që ta kthente prapa, pasi që në Tadcaster ai

duhej ta dorëzonte aeroplanin të cilin e drejtonte. Së shpejti, sakaq, që të dy pilotët janë gjendur në mjegull. Përcjellësi i M'Connel-it ka qenë i detyruar të lëshohet gjithsesi, derisa M'Conneli e ka vazhduar fluturimin duke luftuar me prishjen e aparatit të tij, i tendosur duke shikuar mjegullën dhe duke insistuar që të mbahej në lartësinë e sigurt. Afër pesë-gjashtë kilometra nga Tadcasteri avioni është rrëzuar dhe është shkatërruar. M'Connelin e ka mbytur goditja për mitalozin i cili ka qenë i montuar para tij. Tabakaja për cigare e guzhmitur, të cilën e kanë gjetur në copat e thyera të aeroplanit , ka dëshmuar për fuqinë e goditjes për toke. Ora në dorë i ka ndalur akrepët saktë në 3, 25 pas dite.

Në Scampton miku dhe shoku më i mirë i M'connel-it, togeri James J. Larkin, ka ndejur në dhomë dhe ka shkruar letra, duke mos ditur për luftën e mikut në rrugën për në Tadcaster. Në dëshminë e shkruar më vonë me kërkesën e të jatit të M'Connelit ai e ka përshkruar se çfarë ka përjetuar atë ditë.

"I kam dëgjuar hapat në korridor; dyert janë hapur bujshëm, në mënyrën siç Davidi e ka pasur zakon t'i hapë; e kam dëgjuar fjalinë e tij të zakonshme: "Hej shoki!" dhe përgjysmë është rrotulluar në karrige. E kam soditur në prag,

ende në dorë e mbante rezën rrumbullake. Ka qenë në rroba pilotimi, por me kapelë mornari. Në këtë priftim nuk ka pasur asgjë të jashtëzakonshme. Kapelën e ka hedhur prapa koke, ka qeshur si gjithmonë kur ka hyrë në dhomë dhe na ka përshëndetur. Duke u përgjigjur në fjalinë e tij "Hej, shoki!" ia kam kthyer: Hej! Veçse qenke kthyer?! M'u ka përgjigjur: Po. Mirë kam mbërritur, kam shpëtuar lehtë. E kam shikuar gjatë gjithë kohës derisa e ka thënë këtë. Pastaj tha: "Hajt, tungjatjeta!", e ka mbyllur derën me gjallëri dhe ka shkuar..."

Larkin-i nuk ka pasur orë, por e ka vlerësuar se vizita ka ndodhur në mes të dy e pesëmbëdhjetëve dhe dy e tridhjetëve; pikërisht atëherë kur David M'Connel takoi vdekjen e vet njëqind kilometra prej këtu, në Yorkshire. Atë mbrëmje në hotelin "Albion", në Lincoln, Larkini ka mësuar për tragjedinë e mikut, gjë që e ka tronditur dhe lemeritur pa masë.

"Siç mund ta kuptoni... nuk kam ditur si ta zgjidh këtë enigmë. Nuk ka qenë e mundur të mohohet fakti se sigurisht rreth orës 3,25 ka pësuar duke fluturuar në Tadcaster, pasi që më vonë është vërtetuar se ora i është ndalur saktësisht në atë kohë. Kam provuar që veten ta

bind se nuk e kam parë, e as folur me të në dhomën time, por nuk kam mundur, sepse me siguri kam qenë i zgjuar, kurse shfaqja e tij, zëri, sjellja, kanë qenë aq natyrale. Meqë gjithnjë kam dyshime lidhur me këto dukuri, akoma edhe tashi dua ta bind veten se nuk e kam parë, por nuk po mundem...”

Shkenca ende nuk ka gjetur qasje mjaft të mirë teorike e cila pak a shumë do të arrinte që në mënyrë të kënaqshme t’i sqaronte përvojat siç është kjo, sakaq, nga ana tjetër, vështirë është të kategorizohet edhe në kategorinë – e iluzioneve të pastra. Për këtë arsye, shumë raste jotipike të udhëtimeve astrale edhe tashi presin shpjegime. Njëkohësisht, në botë ka gjithnjë e më tepër shkencëtarë të cilët kacafyten me enigma të ngjashme. Janë krijuar edhe teoritë e para shkencore të cilat përpiqen që nga secili rast ta heqin velin e mistikës dhe ta shpjegojnë me rendin logjik të ngjarjeve në qarkullimin normal të jetës në Tokë.

# FLUTURIMI MBI TRUPIN TUAJ

- **Takimi jo i zakonshëm në Manila**
- **Çfarë ndodh kur kopja astrale e lëshon trupin fizik?**
- **Si duket, nga çfarë është i endur dhe sa peshon trupi astral?**

- **Teoria interesante e psikologut amerikan, dr. Hereward Carrington**
- **Persiatjet e lamajve tibetanë për trupin astral**

Kishte diçka të pazakonshme, gati absurde, në situatën në të cilën atë ditë me diell të dhjetorit jam gjendur në Filipine. Kam ndejur në kopshtin mveshur me qelq të hotelit "Marko Aureli" në qendrën e Manilës shumëmilionëshe, kam pirë xhuzin e parë të mëngjesit dhe kam pritur të panjohurin për të cilin pothuajse të gjitha i kam ditur përpos asaj se si duket.

Ditët të cilat i kam kaluar në Arqipelagun e Filipineve kanë qenë të lidhura me hulumtimin tim mbi të arriturat e bioenergjistëve të këtushëm për të cilët, në vitin 1974, shtypi evropian pati shkruar si për njerëz të pajisur me mundësi çudibërëse, që pa kurrfarë medikamentesh, me duar të thata, operojnë tumorë dhe i shërojnë të pashërueshmit. Kam jetuar, pra, në atmosferë jo të çdoditshme, duke vizituar mjekët popullorë më të njohur e duke bërë biseda të gjata e interesante me pacientët e tyre fatkëqinj të cilët, duke gjurmuar pas shërimit, vinin prej viseve më të ndryshme të

botës: kishte prej Argjentine, Shteteve të Bashkuara, Australije, Emirateve arabe...

Megjithatë, më së shumti prej Evropës.

Nuk di as vetë kush i pari ka përmendur Hoze Ramoron, emër i cili në fillim nuk kishte ndonjë domethënie të caktuar. U përmend krejt rastësisht, pa qëllim të veçantë dhe pa synim të fundit. Më vonë, këtë emër e kanë përmendur edhe bioenergjistët tjerë filipinas, por askush nuk e ka vënë posaçërisht në lidhje me operimet e çuditshme dhe, ndoshta, shërimet. Në të kundërtën, të gjithë flisnin për mundësitë e tij të pabesueshme parapsikologjike, por kurrsesi si bioenergjist, veçse si njeri i cili është në gjendje të bjerë në trans të pazakonshëm e se në ato momente është në gjendje ta lëshojë trupin e tij!

Rrëfimet kanë tingëlluar si të pabesueshme deri në atë masë saqë ditëve të para as që iu kam dhënë vëmendje të veçantë. Në begatinë e trillimeve për mundësitë e mbinatyrshme të filipinasve të veçantë, kam menduar, ja edhe një i tillë. Por, pak nga pak, emri i Ramoros fitoi shqiptim gjithnjë e më serioz e më të përcaktuar. Sidomos kur me respekt të pafshehur emrin e tij filluan ta përmendnin mjekët autoritativë si dhe

psikologët e Manilës. Atëherë e kam kuptuar se duhej gjithsesi ta njihja zotin Ramoro.

Arriti në ora 8,30. Ishte i saktë, kurse këtë virtyt gjithnjë e kam çmuar tek njerëzit. I zeshkët, me fytyrë të rreshkur nga dielli, me sy të lëngësht, me flokë të gjata, të rrafshta, dhe me trup të imët e zaif. Pantollonet - krem prej liri dhe këmishë të bardhë solemne nga penjtë e palmës. Zinxhiri i trashë prej ari rreth qafës së hollë dhe gati pesë centimetra kryqin të madh të hedhur që shtriras të dilte përmbi këmishë. Gishtërinjtë të gjatë si prej pianisti. Në ta disa unaza të mëdha. Të vlefshme. Jo, nuk pi alkool. Ekskluzivisht çajra dhe lëngje.

Sot, kur e kujtoj këtë takim, më duhet ta pranoj se në atë kohë nuk kam ditur gjithaq për përjetimet jashtëtrupore dhe çdo dëshmi për udhëtimet astrale e kam përjetuar si trillim të kulluar. Për këtë arsye, nga bashkëbiseduesi im nuk kam pritur storjen e cila do të më bindte se para vetes kisha njeriun prej mishi e gjaku i cili, kur t'i teket, mund ta hedhë trupin e vet si rroben e vjetër dhe të pezullojë e të udhëtojë ku t'ia kënda qejfi. E Ramoro pikërisht këtë e pohonte.

- Tingëllon fantastike! – thashë sinqerisht, duke mos e fshehur hutimin tim. – Megjithatë,

vështirë e keni këtë edhe ta argumentoni, apo jo?!...

Përgjigjja e Ramoros vërtet më hutoi.

- Jo – tha qetësisht. – Unë këtë akoma mund ta argumentoj!

- Vërtet?! – kam pyetur gati ironikisht.

Filipinasi nuk foli menjëherë. E ngrehu me fërshëllimë çajin me shikim krejt të rrëzuar. Pastaj me qetësi e lëshoi filxhanin nga porcelani i kaltër kinez, më shikoi disi çuditërisht, symprehurazi, si të më vlerësonte dhe tha:

- A dëshironi që këtë këtu dhe menjëherë të jua argumentoj?!

Sigurisht më provokon, kam menduar dhe nuk kam ditur si të sillem më tutje e çfarë t'i them. Megjithatë, iu përgjigja:

- Mundeni, vallë?!

- - Jini të qetë në vijim - është përgjigjur me zë krejt të ulët, sikur dëshironte të më kumtonte diçka që askush nuk do të duhej ta dëgjonte. – Kam për ta vizituar dhomën tuaj hoteliere...

Hoze Ramoro është paluar në tavolinë, duke lënë kokën në mes të duarve të hapura. Vepronte si njeriu që dëshiron të koncentrohet, kurse mua e tërë paraqitja më dukej absurde deri në atë masë saqë në një moment më shkrepi ideja

se si do të ishte më së miri të lirohesha nga ky i krisur dhe derisa koka t'i pushonte mbi shuplakat e hapura thjesht të ngrihesha e të shkoja.

Megjithatë, mbeta pranë tavolinës. Me shikim të rrufeshëm e kam shëtitur kopshtin prej qelqi. Njerëzit qetësisht kanë ndejur dhe dërdëlisur. Por, jo: askush neve nuk na e vënte veshin. Kjo më ka qetësuar mjaft.

Gjatë kësaj kohe Ramoro qetonte palëvizshëm në pozitën që më habiste. Linte përshtypjen si njeriu që dëshiron të flejë nga lodhja apo dehja. Personalisht më vinte e pakëndshme ta vështroja ashtu të paluar dhe diku në ndërdije ankohesha që isha futur në një situatë të këtillë absurde.

Po të kisha qenë më i përgatitur dhe soditës më i mirë shpirtëror, ndoshta do të kisha vënë re diçka të pazakonshme, ndonjë vibrim trupi apo ndonjë shenjë se nga trupi i bashkëbiseduesit tim, jo i rëndomtë, "po dilte" shpirti dhe po shkonte (?!) dikah. Por ishte ashtu siç ishte dhe unë, në të vërtetë, asgjë të jashtëzakonshme nuk kam arritur të vërej. Vetëm kur Ramoro ngriti kokën e më shikoi disi me shikim të përgjumur, më është dukur sikur

para vetes kisha njeriun i cili po vinte në vetëdije.

Nuk kam arritur madje as të vlerësoja sesa ka zgjatur krejt kjo. Ndoshta një minutë apo dy, por ndoshta edhe më tepër.

- Dhoma juaj është ende e papërgatitur – filloi Ramoro. – Në tavolinë është shishja me uiski, dy gota dhe sendviqi...

Po, krejt është e saktë. Por, kam menduar: ky filipinas tërë këtë ka mundur ta shohë nëse para se të vinte në tavolinën time me kujdestarin e hotelit apo pastruesen ka vizituar dhomën time.

- Kam shikuar edhe në valixhen tuaj – ka vazhduar ëndërrueshëm Hoze. – Atë po e mbanit të mbyllur, apo jo?

Kam lëkundur kokën pohueshëm.

- Në atë kishit disa libra, rroba, disa këmisha dhe një objekt të pazakonshëm prej metali. I gjatë ndoshta njëzet centimetra, oval, i ngjashëm me mullirin budistik për lutje...

Kjo më ka mahnitur. Çdo gjë që ka përmendur ka qenë në valixhen e mbyllur, kurse objekti që nuk ka mundur të definohet, e krejt detajisht e ka përshkruar, ka qenë, në të vërtetë, mulli dore për kafe, punim i mjeshtërve të Donjevakufit, të cilin e kisha sjellë nga

Jugosllavia që të mund t'ia dhuroja ndokujt si suvenir.

- - A kam të drejtë? – pyeti Ramoro duke parë mahnitjen time.

- Keni plotësisht të drejtë! – pavullnetshëm e kam pranuar.

Edhe pse atëherë nuk e kam kuptuar krejtësisht mënyrën në të cilën bashkëbiseduesi im ka arritur "ta shohë" atë që në mënyrë fizike sigurisht nuk ka mundur, kemi folur gjatë për mundësitë e tij fascinante, të cilat, siç e ka pranuar, jo rrallë i ka vënë edhe në shërbim të hetimeve policore.

Dy vjet pas banimit tim në Filipine Hoze Ramoro është gjendur në banesën e tij i vdekur. Të dhënat mjekësore zyrtare kanë folur se ka vdekur nga pika në zemër!

Gjithë të fshehtat e veta i ka marrë me vete në, siç kishte dëshirë të thoshte, jetën pas jetës!

Por, t'i kthehemi temës qendrore. Nëse e pranojmë si premisë themelore se, në rrethana të caktuara të cilat shkenca akoma nuk i ka definuar dhe racionalisht shpjeguar, ndarja e vetëdijes nga trupi fizik është e mundur, lind pyetja se si ndodh kjo dhe në ç'trajtë vetëdija ekziston?

Në këtë pyetje shqetësuese deri më tani kanë provuar të përgjigjen shumë autorë dhe shkencëtarë. Në librin e vet "Rational Mysticism" Wiliam Kingslland sjell një paraqitje interesante të rastit për supozimin se brenda trupit fizik ekziston një trup mbifizik, kipci, pasi që – siç Kingslland arsyeton – është kundër çfarëdo logjike të besohet se vetëdija vepron pa trup apo diçka e ngjashme. Pa trupin apo, thënë kushtimisht, pa ndonjëfarë transportuesi, vërtet nuk do të mund të ekzistonte një "gjë" e atillë çfarë është, pasi që pa trup, respektivisht pa një strukturë kufizuese, nuk mund as të ketë individualitet, por vetëm universalitet.

"Në qoftë se jemi të gatshëm", e zhvillon teorinë e tij Kingslland, "të besojmë në çfarëdo ekzistence apo qenie të vetëdijshme kudoqoftë në univers, pa marrë parasysh se a kemi të bëjmë me natyrë kozmike apo tejet të kufizuar, të cilat ekzistojnë pavarësisht nga materia fizike apo trupi fizik; dhe nëse në çfarëdo mënyre besojmë në mbijetesën e vetëdijes sonë personale pas vdekjes trupore, të mbijetuarit (të pasjetuarit) e tillë individual, apo esencat e tilla, apo qeniet, duhet të posedojnë ndonjë trup për mbivendosje në të cilin, apo përmes të cilit, jeta dhe trupi

ekzistojnë, veprojnë, përshkohen apo objektivisht manifestohen!...” *

Në një debat të lartë filozofik për “trupat njerëzorë” Kingslland praqet bindjet e veta se vetëdija ka “transmetuesin” e përhershëm, ai nuk “lind” në çastet e vdekjes së trupit fizik, veçse ekziston plotësisht i trajtësuar në ne. Me fjalë të tjera, ai është “ajo” që trupit fizik ia frymëzon jetën, që ia jep mundësitë e panumërta të veprimit, që është në ne, e nuk jemi plotësisht të vetëdijshëm në çfarë trajte, ku prehet dhe se a e kontrollon vetëm funksionin e trurit. Së këndejmi vdekja nuk do të thotë dezintegrim i sistemit fizik, veçse tërheqja përfundimtare e këtij bartësi, në të vërtetë, e trupit vital “eterik” në një kuptim krejtësisht materialist të gjërave.

* Këtë teori Kingslland e ka bërë të njohur në vitin 1924

Kjo është baza e teorisë për trupin dual, gjegjësisht astral. Fjala “astral” vjen prej fjalës greke “aster”, që do të thotë “yll”. Për grekët e lashtë trupin astral e ka përcaktuar nocioni - mbështjellësi i çuditshëm, i cili e mbron shpirtin, kurse i përbërë është nga materiali prej të cilit të përbërë janë edhe yjet e largët vibrues. Latinët e

kanë quajtur tjetërndryshe – trupi sideral, sipas fjalës latine "sidus" që po ashtu do të thotë – yll!

Shumica e hulumtuesve dhe shkencëtarëve të së kaluarës të bindur kanë qenë se trupi astral emeton shkëlqim vezullues e se i endur është nga materia e rafinuar, subtile , e cila ka mundësi fantastike vibrimi. Kjo është njëkohësisht edhe fizike dhe ultra-fizike. Duke qenë se është i përbërë prej lëndës jashtëzakonisht subtile, në fillim është besuar se, ndoshta, është e mundur të zbulohet dhe me rrugë e metoda shkencore të vërtetohen (me matës ekzaktë) karakteristikat e trupit astral.

Kështu shkencëtari amerika dr. Duncan McDougall nga spitali kryesor në Massachusetts ka pohuar se ka matur humbje të madhe të peshës trupore tek pacienti që ka përjetuar vdekjen klinike, respektivisht "shëtitjen" e trupit astral. Gjer tek rezultatet e ngjashme ka ardhur edhe një hulumtues tjetër, dijetari holandez dr. Zaalberg Van Zelst, i cili me vite ka hulumtuar të gjitha përmasat e asaj gjendjeje që ne e quajmë "vdekje klinike"!

Njëkohësisht, edhe një shënim i botuar në vitin 1979 në "Journal of the Society for Psychical Research" (në numrin e marsit) raporton se gjatë serive të gjata, të mundimshme e domethënëse të

ekzaminimeve shkencore të humbjes së peshës trupore tek njerëzit që përjetojnë "shëtitje" jashtëtrupore, ka ardhur gjer tek përfundimi se trupi lirohet nga vlerat e caktuara, që ka qenë e regjistruar edhe me instrumente matëse speciale elektronike. I tërë eksperimenti është zhvilluar sipa reçetës së Arthur Koestler-it, e gjatë vitit 1960 e ka udhëhequr John Cutten me anëtarët e Shoqatës për hulumtimin e dukurive parapsikologjike.

Dëshira që t'i përcaktohen përmasat materiale të trupit astral i ka çuar disa hulumtues në situatën që të pohojnë sesi ai mund të shihet edhe me sy në momentet kur e lëshon trupin fizik. Mediumë të shumtë dhe sensibilistë të të gjitha llojeve kanë raportuar për atë sesi e kanë përcjellë tërheqjen e trupit astral, disi si avullim i patrajtë i mjegullueshëm, kurse ndonjëherë në trajtën e kontureve të trupit njerëzor.

Eileen J. Garret, medium i shquar dhe parashikues, ka parë "një gjë të hirtë në formë spiraleje, si hije" sesi është ngritur nga trupi i çikës së saj të vdekur. Dëshminë tjetër e ka shënuar në librin e vet "The Waiting World" hulumtuesi Archie Matson:

"...Dadoja ka provuar që të na nxjerrë nga dhoma. Babai dhe motra kanë dalë, kurse unë megjithatë kam mbetur. Atëherë mjeku më ka urdhëruar që të dal. Kuletën e kisha futur në krevatin e fëmijëve në skajin tjetër të dhomës dhe jam nisur që ta marr, atëherë, në çast, më ka rrokur një ndjenjë e çuditshme. Jam kthyer dhe kam shikuar drejt nënës. Fytyra e saj ka qenë e zbehtë, e palëvizshme, por disi e kthjellët. Mua, megjithatë më ka shtangur diçka tjetër – përmbi trupin e saj ngrihej njëfarë drite, mjegull e artë dhe e patrajtë, dendësia e së cilës, së paku ashtu atëherë m'u ka dukur, nuk ishte e njëjtë në të gjitha vendet!

Për një moment e kam mbajtur frymën nga befasia, pastaj, duke dashur që të bindem se nuk jam duke ëndërruar, e kam pyetur mjekun se a po e shihte edhe ai të njëjtën gjë. Është përgjigjur se po e shihte dhe se kjo nuk ishte kurrfarë çudie. Kemi të bëjmë me gazërat që e lëshojnë trupin e vdekur!"

Në jetën e vet të trazuar T. Lobsang Rampa si nxënës lamaist fëmijërinë e ka kaluar në Potalën e njohur në Lasë. Në veprën e tij interesante "The third Eye" * detajisht e përshkruan çastin e vdekjes ku trupi astral e lëshon të vdekurin:

*  "The third Eye" – "Syri i tretë"

"Pasi që kemi kaluar nëpër korridoret e pafundme dhe kemi shkuar nëpër ca shkallë të rrëshqitshme, arritëm deri tek dhoma ku banonin trapët (rregullar të një urdhëri fetar katolik vër. e përkth.). Aty, në një dhomë të sëmuarish, një murg i vjetër i ishte ofruar rrugës nëpër të cilën herët apo vonë të gjithë kemi për të shkuar. Pas një sulmi kishte mbetur shumë i dobësuar. Fuqia e kishte lëshuar, sakaq kam vënë re se ngjyra e aurës së tij i ishte zbehur. Ka qenë dashur që me çdo kusht të qëndroja i vetëdijshëm gjithnjë deri në momentin kur në vete nuk do të kishte mjaft jetë që të mbetej në atë gjendje. Lama i cili më përcillte e mori butësisht dorën e tij.

- Po i ofrohesh çlirimit prej të gjitha mundimeve trupore, o plak – i tha ai. – Përcilli me vëmendje fjalët e mia që të mund të nisesh rrugës më të lehtë. Këmbët ngadalë po të ftohen. Jeta gjithnjë e më shumë po i ofrohet largimit përfundimtar. Shpirtin ta kesh në paqe, se ti nuk ke kujt t'i frikësohesh. Jeta po tërhiqet nëpër këmbët e tua dhe shikimi po të mjegullohet. Ftohtësia po e kaplon trupin tënd gjurmëve të jetës që po shkon. Le të mbetet shpirti në paqe, o

plak, se në largimin tënd nga jeta, që të mbërrish gjer tek realiteti i lartësuar, nuk ka kurrgjë frikësuese. Hijet e natës së pafundme po sillen para syve të tu kurse fryma po të ndalet në fyt. Po ofrohet çasti kur shpirti yt do të jetë i lirë t'i shijojë ëmbëlsitë e botës tjetër. Ji i qetë, plak. Po ofrohet momenti i çlirimit tënd.

Duke mos u ndalur së foluri, lama butësisht e ka lëmuar zverkun (paskokën) e njeriut në prag të vdekjes në mënyrë veçse të sprovuar, në të cilën shpirti lirohet pa dhembje. Plakut i janë komunikuar të gjitha kurthet të cilat do ta presin në atë rrugë, si dhe mënyrat përmes së cilave mund të shpëtojë. Rruga i është vizatur shumë saktë, rrugë të cilën veçse e vrojtonin telepatët lamaistë të cilët arrinin "të kalonin" në të andejmen e të cilët, duke iu falënderuar telepatisë, kanë vazhduar të na lajmërohen nga bota tjetër.

- Më nuk je duke parë, plak, dhe fryma po të ndalet. Ftohtësia po ta pushton trupin kurse zërat e kësaj bote më nuk po arrijnë gjer tek veshët e tu. Rri në paqe, plak, se vdekja është lëshuar mbi ty. Në rrugën që ta shenjojmë, paqja dhe gëzimi ndodhen në fund!

Ka vazhduar që t'ia lëmojë zverkun dhe shpatullat. Aura e plakut është bërë gjithnjë e më

e dobët. Më në fund është fikur fare. Atëherë, sipas dokeve shekullore, lama lëshoi zë të shkurtër por eksplodues që shpirti i cili veçsa është larguar plotësisht të lirohet.

Përmbi trupin e palëvizshëm energjia vitale shndërrohet në masë e cila më së pari bëhet e ngjashme me *renë prej tymi* trazuar me shakullima të shumta, para se të marrë trajtën e njëjtë si edhe trupi për të cilin ka mbetur i lidhur me fijen e argjendtë.* Fija gjithnjë e më tepër tëhollohej. Më në fund, ngjashëm me fëmijën i cili e fillon jetën vetëm pasi t'i jetë prerë kërthiza, edhe plaku lind në një botë tjetër. Fija e cila ka mbetur e hollë si peri, më në fund këputet dhe ajo trajtë ngadalë zhduket, siç reja që rrëshqet nëpër qiell apo tymi i temjanit i cili ngritet në tempull..."

Hulumtuesit e shumtë të përjetimeve jashtëtrupore mendojnë se trupi astral nuk duhet identifikuar me nocionin shpirt. Dallimi është shumë i rëndësishëm: trupi astral është reciprokisht i lidhur me trupin fizik, kurse shpirti është "produkt" i besimeve fetare i cili me asgjë nuk mund të argumentohet. Trupi astral është i lidhur me materialen dhe shumë hulumtues besojnë se nuk ka për të kaluar kohë e gjatë dhe ky materialitet edhe shkencërisht ka

për t'u dëshmuar. Dhe, edhe pse përbërja e tij është e panjohur, dhe për të vetëm mund të supozojmë, ai është me siguri një trajtë e qenies fizike!

Nga ana tjetër, shpirti është plotësisht – jofizik. Nuk ka kurrfarë lidhmërie me materialen dhe, natyrisht, se as nuk mund të flitet për përbërjen e tij eventuale. Ai sipas besimeve fetare ekziston dhe në këtë hipotetikitet përmbahet pjesëmarrja e tij në tërësinë universale e cila identifikohet me Zotin.

---

* Fija e argjendtë përmendet edhe në Bibël

Për më tepër, trupi astral është dublikati i trupit fizik, edhe pse është i përbërë prej materies subtile.

Shpirti në të gjitha besimet e botës është i përjetshëm dhe i pavdekshëm, derisa trupi astral mund ta mbijetojë trupin fizik për një kohë, por edhe ai me kohë zhduket. Është po ashtu me vlerë të përmendet – natyrisht të gjitha këto janë supozime të hulumtuesve perëndimorë – se religjioni e pranon ekzistimin e trupit astral tek shtazët, por shpirti, sipas tij, është privilegj ekskluzivisht i njerëzve!

Në hipotezën teorike çfarë është kjo duhet ta përmendim edhe teorinë për anatominë

mbinatyrore të njeriut, të cilën e përflasin pjesëtarët e teozofisë, lëvizje të cilën e kanë filluar koloneli Olcott dhe zonja Blavatskiy. Sipas kësaj teorie nuk ekziston vetëm një trup i ndijshëm por disa sosh. A. E. Powell, për shembull, shkruan për trupin astral, trupin mental, trupin kauzal (shkakor) dhe trupin eterik. Përgjithësisht, këndvështrimi teofizik përbëhet nga pikëpamja se këta trupa të ndryshëm pas vdekjes ndahen, kurse vetëdija edhe më tutje është aktive në një numër të caktuar "drejtuesish", prej të cilëve secili ka trajtën gjegjëse.

Hereward Carrington mendon se në secilën krijesë njerëzore fshihen trupi eterik, trupi mental, trupi spiritual, trupi dëshiror, trupi që rrezaton, trupi i dukjes dhe, natyrisht, trupi astral. Edhe pse dallimet janë të shumta, më së shpeshti përdoret shprehja *trupi astral* që shënon një trajtë subtile e i cili banon në trupin fizik.

Natyrisht se mospajtimet në definimin e trupit astral janë të shumta në mesin e hulumtuesve. Por kjo edhe nuk është aq e rëndësishme. Me domethënie është se shumica pajtohen në një – se trupi astral ekziston dhe se i posedon përmasat e caktuara materiale. Ai, siç thotë Ralph Shirey's, me shumëçka është i

ngjashëm me trupin fizik dhe në të banon niveli më i lartë i vetëdijes, të cilin shumë e identifikojmë me shpirtin.

Anthony Martin, autor i librit "Projeksioni astral", shton:

"Përgjithësisht, definicioni i anatomisë mbinatyrore, i plasuar nga dr. Robert Crookalla, mund të rekomandohet. Secili person, sipas pikëpamjes së dr. Crookallës, ka trupin fizik dhe shpirtin. Këto janë dy pole të konstrukcionit tërësor të njeriut. Si shtesë ekziston edhe një më i hollë - trupi astral. Në mes trupit fizik dhe astral ekziston njëfarë "atmosfere", apo aura, pastaj një ndërhapësirë e pastaj një atmosferë astrale. E para apo atmosfera fizike në të vërtetë është transportues i vitalitetit dhe analoge është me "frymën e jetës" sipas shkrimit të shenjtë (Gjeneza: 2:7, 6:17). Kjo është për nga natyra gjysmëfizike dhe roli i saj është të krijojë urë në mes trupit fizik dhe atij astral. Transportuesi i vitalitetit, ashtu si edhe trupi astral, mund të projektohet, kurse projeksioni astral, përsëri, mund të përfshijë njërin apo që të dytë..."

Natyrisht, do të ishte krejt deplasuese të besosh në një kësofarë teorie, të cilën është e pamundshme ta argumentosh. Sidomos kur të kihet parasysh se kjo është më afër konceptit

okult sesa atij real për natyrën nga e cila është e endur jeta dhe përgjithësisht bota jonë. T'u kthehemi prandaj hulumtuesve më të besueshëm dhe teorive të tyre.

Dr. Hereward Carrington, njëri prej hulumtuesve amerikanë udhëheqës për psikën njerëzore, mendon se trupi astral është i përbërë nga "psikomatësit" apo të ashtuquajturat "qendra psikike". Në çdo qelizë të trupit njerëzor, sipas dr. Herewardit, e pranishme është energjia nukleike, një fokus pafundësisht i vogël i forcës, që për funksion ka ta vitalizojë materien fizike në qelizë.

"Kjo qendër energjitike në miniaturë paraqet një lloj pike psikike apo – qelizën në vete. Duke qenë se në çdo trup fizik ka me miliona, është evidente se, konform kësaj, ekzistojnë edhe miliona qeliza vitale të cilat i janë përshtatur saktësisht trajtës së trupit njerëzor!..."

Duke përllogaritur (në mënyrë teorike) dendësinë e trupit astral dr. Carrington ka ardhur gjer tek përfundimi se ai do të mund të posedonte të njëmiliontën pjesë të dendësisë së trupit fizik. Prandaj ai edhe është aq i lehtë dhe jorrallë ngrihet mbi trupin fizik. Një rast tipik e

ka përshkruar detajisht dijetari amerikan dr. Crookall:

"Kur i ka pasur tetë vjet djali im, i cili kurrë më parë nuk ka dëgjuar asgjë për shëtitjet dhe përvojat jashtëtrupore, një natë më herët ka shkuar në dhomën e tij që shtriras të lexonte një libër të ilustruar. Befas më ka ftuar që të shkoja shpejt. E kam gjetur duke ndejur drejt. Dukej mjaft i frikësuar. Më tha: "Babi, diçka e jashtëzakonshme më ka ndodhur. Në të vërtetë, jam shtrirë dhe kam lexuar, kur, befas, kam ndier se po ngrihem në ajër. M'u ka dukur se po ngrihem kah tavani. Kur kam shikuar nga lart, kam mundur ta shoh vetveten sesi me libër rrija i shtrirë në krevat. Pastaj, ngadalë jam lëshuar poshtë. Atëherë të ftova ty!..."

Dr. Crookall mendon se trupi astral gjithnjë nuk pezullon krejt lirisht. Në shumicën e rasteve ai nuk mund "të shetisë" ku ia kënda. I lidhur është për trupin fizik me një fije të pazakonshme e cila e posedon atë veti fantastike që të zgjatet gjer në largësi të mëdha, por gjithmonë është në lidhje me trupin fizik, gjegjësisht material. Ekzistimin e fijes e përmendin shumë hulumtues, edhe ata të cilëve u është ofruar rasti të jenë dëshmitarë të përjetimeve jashtëtrupore. Ajo madje përmendet

edhe në shënimet më të lashta të shkruara, sakaq e përmend edhe Bibla.

Ja, se çfarë për të ka shkruar Lobsang Rampa:

"Shumica e lamajve të Tibetit e njeh teknikën e udhëtimeve astrale dhe kushdo që është i gatshëm të tregojë vetëm pak durim mund t'i zbulohet atij ky art aq sa i dobishëm, aq edhe i këndshëm.

Gjatë jetës sonë tokësore ***UN-i*** ynë i robëruar është në trupin tonë dhe, nëse njeriu nuk është i ushtruar për këtë, nuk e ka të mundshme të lirohet prej asaj "autoblinde". Kur flemë, vetëm trupi ynë ka nevojë për pushim: shpirti lirohet dhe rëndom kthehet prapa në botën e shpirtërave, siç fëmija kthen në shtëpi pas shkollës. Trupi dhe *UNË* të lidhur janë me "fijen e argjendtë" e cila mund të zgjatet në pakufi.

Gjithnjë derisa ajo fije nuk ndërpritet, trupi mbetet në jetë; në momentin e vdekjes ajo këputet që shpirti të mbin në ndonjë jetë tjetër në botën shpirtërore, ashtu siç fija e kërthizës tek i sapolinduri pritet që ai të ndahet prej nënës...

Gjithnjë derisa fija e argjendtë nuk ndërpritet, *UNI* mund të bredhë lirisht nëpër botë gjatë kohës së gjumit, e madje edhe me orë

në gjendje ëndërrimi, nëse personi në mënyrë speciale është e ushtruar për këtë. Këto bredhje të trupit astral i sjellin ëndrrat të cilat nuk janë asgjë tjetër përpos mbresa të transmetuara me ndërmjetësimin e fijes së argjendtë. Kur arrijnë gjer tek truri, ai "i racionalizon" për t'ia përshtatur të kuptuarit të vet. Në botën shpirtërore koha nuk ekziston, e cila përndryshe është koncept fizik i pastër, ashtu që ëndrrat e gjata e të komplikuara sigurisht zhvillohen në një pjesë sekonde..."

Gati të gjitha dëshmitë të cilat kanë të bëjnë me përjetimet astrale flasin në favor të asaj se fija e cila do të mund të quhej edhe "linjë e jetës", shndrit si rreze drite, apo se ajo është një dritëhollë e argjendtë, siç e përshkruan Lobsang Rampa. Vetia e saj elastike shpesh është komentuar – po shërbehemi me kujtimet e një udhëtari astral – sikur të ishte e bërë nga "goma elastike solide dhe e pafund". Funksioni i saj, në anën tjetër, qëndron në atë se e ushqen me jetëshmëri trupin fizik, se në të injektohen lëngjet e jetës, të cilat janë më të domosdoshme se ushqimi klasik.

Pika e lidhjes me trupin fizik duket sikur ndryshon. Disa dëshmi flasin se lidhja është e vendosur diku në kokë, por disa, siç thonë, e

kanë parë fijen seç delte nga shpina, shpatullat, e madje edhe nga kërthiza. Fija e ka veti se mund të zgjatet në pakufi, kurse në fillim të ndarjes ajo është, siç thuhet, e trashë madje edhe disa centimetra. Që më në fund të bëhet aq e hollë saqë syri i njeriut nuk arrinë as ta regjistrojë.

Gjatë kohës së tërheqjes fija ia dërgon energjinë jetësore trupit fizik i cili "qeton". Kur trupi astral kthehet në atë fizik, fija mblidhet në "nyjen" e padukshme, lokacioni i së cilës qëndron diku në kokë apo në shpinë në mes të dy krahëve. Këputja e fijes – që është frikë themelore e secilit udhëtar astral – shkakton vdekja e trupit fizik. Ndoshta kjo fija yjore e përbën rrënjën e legjendës për fatet greke, sipas të cilës tri motra ua endnin fatin njerëzve në vek të zakonshëm. Më e njohura në mesin e motrave, Atropoja më në fund e pret perin e jetës me gërshërët e veta – çka është, ndoshta, një dëshmi mitike e lidhshmërisë së njeriut me fijen e argjendtë, përmes së cilës i vjen energjia jetësore, respektivisht – jeta.

Në rastet e projeksionit astral spontan – kur kjo nuk është ë sforcuar me narkotikë, anestetikë apo me eksperimente te vetëdijshme – trupi astral e lëshon trupin fizik rëndom përmes kokës. Sylvan Muldoon, për shembull, pikërisht

kështu e ka përjetuar projeksionin astral – “e kam ndier sikur vetëdija më dilte prej koke”!

Çfarë ndodh më tej dhe çfarë ndjenjash i përshkojnë njerëzit gjatë kohës së projeksioneve astrale?

Lobsang Rampa e përmend përshtypjen e ngritjes së lehtë, të tjerëve iu bëhet sikur luhaten, përkunden, por të regjistruara janë edhe dëshmitë që flasin për ndjenjën e rënies së lehtë dhe fundosjes.

Në çastin vendimtar kur nga trupi fizik është ndarë ai astral, pra kur është formuar ai i ashtuquajturi “kipci”, ka qenë shumë e shpeshtë edhe ndjenja e errësimit të vetëdijes. Kjo më së shpeshti manifestohet në formë pezullimi në tunelin e errët. Një nga teoritë është se gjatë procesit të ndarjes as trupi e as “kipci”nuk paraqesin instrument të vetëdijes, thjesht, në një çast ka ndodhur diçka ngjashëm me “kontaktin e shkurtër”, mesogjendje, në të cilën as trupi fizik, por as ai astral nuk e kontrollojnë gjendjen.

Numri më i madh i njerëzve të cilët kanë pasur rastin që nga anët të vrojtojnë përjetimet jashtëtrupore të të tjerëve pohojnë se trupi astral përmbrapa vetes lë njëfarë gjurme të ndritshme. Psikologu frances Yram ka vënë re edhe një re të shndritshme e cila tërhiqet prapa “kipcit”, derisa

Muldoonit i kujtohet hullia e dritës apo "vezullimi" që prapa vetes e lë apo e derdh trupi astral. Crokall mendjehollësisht sugjeron se gjurma e ndritshme e energjisë jetësore në të kaluarën ka qenë e shpjeguar si fluturim engjëjsh, gjë që teologët me gëzim e kanë pranuar si qëndrim kishtar.

Anthony Martin, autor i librit "Projeksioni astral", mendon se secili përjeton ose është në gjendje të përjetojë udhëtim astral. Në këtë rol shumë me rëndësi ka gjumi. Ky nuk është i domosdoshëm vetëm për ripërtritjen e vitalitetit fizik. Anasjelltas, roli i tij është po ashtu edhe që ta ripërtrijë vitalitetin e trupit astral. Gjatë kohës së gjumit fijet të cilat lidhin trupin astral dhe atë fizik lehtas shtendosen, dhe jo rallë "kipcit" ia mundësojnë që shkurtimisht edhe të rrëshqasë përjashta trupit fizik.

Natyrisht, shumica e njerëzve mbesin të pavetëdijshëm për këto ngjarje, por ëndërrimi i ëndrrës – mendon Martin – është argumenti më i mirë se trupi astral "ka shëtitur" përreth!

"...Ta takosh në ëndërr personin i cili ndodhet larg, ndoshta madje edhe në anën tjetër të oqeanit, kjo është diçka që e ka përjetuar sigurisht secili" – thotë Robsang Rampa në "Syri i tretë". "Mund të ndodhë që pikërsiht atëherë të

jetë transmetuar ndonjë porosi e njeriu para zgjimit ndodhet nën mbresa tejet të fuqishme: ekzistion diçka që duhet kujtuar. Ngandonjëherë na kujtohet se kemi takuar mikun apo të afërmin të cilët jetojnë shumë larg, apo nuk jemi të befasuar kur ndonjë kohë pas kësaj marrim ndonjë lajm prej tyre. Të kujtuarit tek ata që nuk janë të ushtruar shpeshherë bëhet në mënyrë të deformuar dhe prej kësaj dalin ëndrrat jologjike.

Në Tibet ne shpesh udhëtojmë me anë të projeksionit astral, teknikë të cilën plotësisht e kemi përvetësuar. *UNI* ynë e lëshon trupin, duke mbetur megjithatë i lidhur me të përmes fijes së argjendtë. Atëherë jemi të lirë të bredhërijmë ku të duam, dhe atë me shpejtësinë e dritës. Aftësia për udhëtime të tilla është shumë e shpeshtë. Shokgjendja të cilën shpesh e ndiejnë ata të cilët i nënshtrohen provës, vjen për shkak të ushtrimeve të pakta. Sigurisht secili prej nesh e ka përjetuar ndjenjën sesi hyn në gjumë, që menjëherë pastaj, pa ndonjë arsye të jashtëzakonshme, të ketë qenë i zgjuar me trandje të fuqishme. Atë fenomen e shkakton eksteriorizimi shumë i shpejtë i *UNI-t* tonë, ndarja shumë e befasishme e trupit fizik dhe astral: fija e argjendtë mblidhet, e trupi astral befas tërhiqet prapa.

Ndjenja është edhe më e mundimshme në të kthyer nga udhëtimi i tillë. *UNI* ynë pezullon lart mbi trup, ngjashëm me balonin në fund të fijes. Befas, diçka, ndoshta ndonjëfarë zëri, e shtrëngon që tepër shpejt të kthehet në trup. I fjeturi atëherë zgjohet me trandje dhe ka ndjenja të këqija se ka rënë nga maja e shkëmbit dhe se është zgjuar në momentin e fundit...”

Gjumi, sipas shumë teorikëve të botës, është ndarje e trupit fizik dhe astral me qëllim që nga burime të panjohura të universit tonë të mblidhen energjitë jetësore më se të domosdoshme për funksionimin e organizmit tonë, duke përfshirë këtu, natyrisht, edhe funksionin e ndërlikuar të trurit. Për këtë edhe tingëllon i logjikshëm pohimi i Hereward Carringtonit i cili thotë:

Kurrë nuk kemi për të ardhur gjer tek teoria e kënaqshme për gjumin, gjithnjë derisa nuk e lejojmë mundësinë e të ekzistuarit të forcës jetësore, gjegjësisht të trupit astral i cili në kohën derisa trupi fizik fle, ia siguron ushqimin vital këtij trupi.”

Trupi astral, sipas kësaj teorie, është dublanti eterik i trupit fizik, i cili në plotni i ngjan e me të cilin është në unitet harmonik. Përndryshe, mendimet për përbërjen e trupit

astral dallojnë mjaft. Megjithatë, ekziston mendimi i përgjithshëm se është i endur nga materia me ndieshmëri të caktuar, gjysmëfluide, e cila falë shkallës së vibrimit më së shpeshti është e padukshme për syrin e njeriut.

Ngjashmëria në mes të "kipcit" dhe trupit fizik jo rrallë është aq e madhe saqë subjekti as nuk mund ta dallojë se e ka lënë trupin e vet fizik. Kjo më së shpeshti ndodh në ndeshjet e trafikut apo në tragjeditë e papritura, kur njerëzit nuk janë as të vetëdijshëm se po ngrihen përmbi trupin e tyre fizik e se po e lënë të palëvizshëm në situatë të paqartë.

"Fatkeqësia është zhvilluar aq vetëtimthi", ka rrëfyer Lari Hunt , "sa nuk kam mundur të ndikoj në rendin e ngjarjeve. Ka ndodhur ndeshja tragjike dhe unë nuk kam ndier dhembje, frikë, hutesë, as shungullimë... m'u ka bërë se po pezulloj, e pastaj se po ngrihem, se po shkoj, e ajo që s'e kisha të qartë, e nuk më ka frikësuar, e as hutuar, është fakti se e kam kundruar trupin fizik në automobilin e shtypur. Jam pyetur: he, djalli e marrtë, po çfarë bën ai atje?!..."

Rast shumë i shpeshtë është edhe që dublanti të lirohet nga të metat e trupit fizik. Një plak i shurdhër, i cili ka përjetuar përvojë

jashtëtrupore, i ka deklaruar dr. Elizabeth Kŭbler Ros-it, profesoreshë e psikiatrisë, "se gjatë kohës së fluturimit ka dëgjuar në mënyrë të përsosur", kurse Virginija Donelli, e cila qysh si fëmijë në fatkeqësi e kishte humbur të pamurit, ka rrëfyer sesi "është kënaqur në visoret e tejmrekullueshme mbi të cilat ka fluturuar pjesa e saj astrale e trupit". Kjo i ka bërë hulumtuesit që të mendojnë se trupi astral nuk është i hendikepuar me të metat fizike të trupit. Dhe vërtet numri më i madh i dëshmive flet pikërisht për këtë se trupi astral ka mekanizma më të përsosur sesa trupi fizik.

Ngandonjëherë, theksojnë hulumtuesit, subjekti mund të përjetojë bilokacion (ndjenjën e fanitjes për ekzistencën e dy qendrave të vetëdijes (!) njëra në trupin fizik, e tjetra në dublikatin astral). Trupi im fizik ka qenë me siguri i vetëdijshëm", ka rrëfyer një djalosh që ka përjetuar shëtitje astrale. "E kam ditur se po eci dhe po shikoj. Ajo që, siç duket, nga unë ka pezulluar kam qenë unë, domethënë diçka që e ka shprehur personalitetin tim ose karakterin tim!"

Gati të gjithë hulumtuesit e fenomenit të përjetimeve jashtëtrupore kanë ardhur gjer tek përfundimi se ekziston dallim i dukshëm (i

formuar në koncept) në mes të *autoskopisë* (përvoja e pamjes së vetvetes gjatë kohës së operimeve, ndeshjeve, ëndërrimit etj.) dhe *autofanisë* (të shfaqurit e vetvetes, në disa raste edhe takimi me dublikatin tënd), që do t'i përshkruajmë në kapitujt vijues.

Autoskopia niset nga premisa se vetëdija është e vendosur jashtë trupit fizik në atë mënyrë që ia mundëson subjektit ta "kundrojë" trupin fizik nga largësia e caktuar dhe, sigurisht, nga fokusi krejt i ri i vetëdijes. Në rastin e autofanisë, sakaq, qendra e vetëdijes mbetet në trupin fizik dhe e përballur është me dublikatin e vet, respektivisht trupin astral.

Përvoja e vetënisjativës gati gjithmonë e përcjell projeksionin astral dhe nuk duhet të jetë e shkaktuar apo e lidhur me ndonjë traumë. Për shembull, dublikati ynë mund të "pezullojë" pas lodhjes fizike:

"...Kam punuar në një restorant provincial si kamariere dhe atë ditë pikërisht e kam përfunduar ndërrimin tim dymbëdhjetëorësh", e sjell këtë dëshmi Celia Green në librin e saj "Out-Of-The-Body experiences". "Kam qenë tmerrësisht e lodhur dhe e dëshpruar duke parë se e kisha humbur autobusin e fundit...

Megjithatë, jam përcaktuar për udhëtim të gjatë si në kohën kur kam jetuar në Jerich. Më kujtohet se kam ndier aq lodhje saqë jam pyetur se a do të mund të mbahem, ndaj me përpjekjet e fundit vetvetes i kam dhënë zemër të mbahesha. Në një moment diçka ka ndodhur: përnjëherësh kam vënë re se po e dëgjoja tingëllimën e takeve të mia, kam shikuar poshtë dhe kam parë – veten sesi dilja prapa këndit të rrugës Beaumont dhe të rrugës Walton. Unë, apo ajo pak unë, poshtë, kam qenë në nivelin e kishës Kolegji Worcester. Vetveten e kam parë tejet qartë, ka qenë mbrëmje e këndshme verore dhe në vete kam pasur fustanin prej sateni pa krahë. Më kujtohet sesi kam menduar: sigurisht kështu i dukem botës tjetër!...”

Edhe pse në botë janë të shpeshta shfaqjet e trupit astral, shumë raste janë produkt i të ashtuquajturave shfaqje eksperimentale. Thënë në mënyrë përgjithësuese, personi sensibil, i cili mundet me anë të koncentrimit ta shkaktojë projeksionin astral, sipas dëshirës në vendin e caktuar, e krijon trajtën fantome të vetvetes. Kjo mund të arrihet, po ashtu, me anë të hipnozës.

Një nga rastet e tilla detajisht e ka përshkruar Edmund Garni:

“Një mbrëmje kam vendosur që si fanitje të shfaqem para të njohurit tim P. Stejton Mouzisem, i cili ka banuar në largësinë disa mila prej meje. Nuk e kam paralajmëruar që më parë për eksperimentin të cilin do ta bëja, dhe kur kam rënë, disa minuta para mesnate e kam koncentruar mendimin tim në të. Nuk e kam ditur fare sesi duket dhoma e tij, e as shtëpia e tij. Së frikti kam fjetur. Kur në mëngjes jam zgjuar, nuk kam pasur ide se ndonjë gjë ka ndodhur. Por, kur pas disa ditësh e kam takuar, e kam pyetur: A ka ndodhur diçka tek ju të shtunën në mbrëmje? “Po, natyrisht”, është përgjigjur ai. “Kam qëndruar me Murin pranë kaminës, pinim duhan dhe bisedonim. Përafërsisht gjysmë ore pas mesnate ai është ngritur të niset dhe unë e kam përcjellë deri tek porta. Kur jam kthyer në vendin tim pranë kaminës që llullën deri në fund ta sosja, ju kam parë në kanapenë ku deri pak më parë ka ndejur Muri. E kam drejtuar shikimin në ju dhe kam marrë në dorë një revistë që ta bindja veten se nuk jam fjetur, por kur e kam lëshuar, ju kam parë edhe më tutje në të njëjtin vend. Derisa ju kam shikuar ashtu, duke mos folur asgjë, ju u zhdukët!...”

Hulumtuesit e këtij fenomeni para-psikologjik, i cili nuk është i argumentuar shkencërisht, gjejnë dallime të shumta në mes të projeksioneve astrale spontane dhe të atyre që arrihen në rrugë eksperimentale. Derisa të shfaqurit eksperimental pak a shumë paraqet "emitimin" e trajtës tënde personale, projeksioni astral gjithmonë pas vetes tërheq edhe vetëdijen, ndarjen e *UN-it* esencial nga trupi fizik. Për më tepër, shumë autorë pohojnë se shfaqjet eksperimentale në disa raste mund të jenë të shoqëruar me vetëdije, por kjo në asnjë mënyrë nuk është proces automatik, siç është rasti me projeksionin astral!Por, t'u kthehemi përvojave të shumta...

- **Ku përfundojnë ëndrrat, e ku fillon realiteti?**
- **Për se flasin taoizmi, filozofia hinduiste, lamaizmi dhe tekstet e moçme të jogës?**
- **Dëshmi fascinuese lidhur me përjetimet jashtëtrupore**
- **A ekziston, vallë, vërtet jeta pas jetës?**
- **Çfarë ndien njeriu në rastin e vdekjes?**

Ekziston një tregim, i pazakonshëm dhe tronditës, i cili në psikën e lexuesit zgjon shumë dilema dhe jo rrallë e sjell në situatën që ta humbasë raportin e mirëfilltë ndaj realitetit. Tregimi quhet "*Portreti*", dhe shkruar e ka shkrimtari rus N. V. Gogoli, sakaq përmban një epizodë dramatike e cila tek lexuesi zgjon pamundësi të llahtarshme që ta gjejë e të zgjedhë se çfarë është realitet, e çfarë pjesë e ëndrrës. Ajo që është më e tmerrshmja, në ndonjë moment edhe vetë lexuesi tërhiqet në ngjarjen e treguar të Gogolit, bëhet, në njëfarë mënyre, viktimë jo e fajshme, e cila më nuk mund të dallojë se ku janë kufijtë e fantazisë së shkrimtarit, e ku fillon jeta reale.

Ja, sesi, shkurtimisht, zhvillohen ngjarjet në "*Portret*".

Siç di të ngjajë edhe në jetë, ashtu edhe në tregim, një piktor i varfër, i cili nuk ka pasur mjaft para as për nevojat jetësore të përditshme, e ndan paranë e fundit për të blerë një pikturë. Ka qenë ajo portreti i jashtëzakonshëm i një plaku në veshje popullore aziatike, i bërë realisht deri në nuancën e fundit. Për koincidencë rrethanash piktori së frikti e ka mësuar se plaku nga portreti ka qenë fajdexhi i vrazhdë. Pasi këtë e mori vesh, kjo njohje ka kontribuar që piktori në portret të zbulojë veti të caktuara të njerëzve të tillë: shikimi depërtues dhe inteligjent, shprehja e mbifuqishme në fytyrë, buzët e holla dhe kapricioze, ballin... Gati se ka mundur që t'ia përcaktojë edhe ngjyrën e zërit, mënyrën e të ecurit, dhe sa më tepër e ka shikuar pikturën, gjithnjë e më tepër është fundosur në një botë të pazakonshme - e panjohur për të. Në fund është tundur, është ngritur nga karrigia dhe pikturën e ka mbuluar me çarçaf.

Kur është kthyer, për habinë e tij të madhe, përësëri e ka parë plakun nga piktura. Por tashi ai më nuk ishte portret. Para syve të tij ka ndodhur diçka e pabesueshme: nga kuadri i pikturës ka dalur plaku, me hap të lehtë i është

ofruar, nga xhepi i mantilit të tij ka nxjerrë qesen me të holla nga e cila ka numëruar një mijë dukatë. Pastaj plaku është kthyer. Atë çast piktori nuk ka mundur t'i përballojë dëshirës së vet, e ka zgjatur dorën dhe e ka vjedhur një dorë dukatësh. Ky akt në trupin e piktorit ka shkaktuar frikë dhe panik. Dhe edhe pse fajdexhiu i vjetër është kthyer në kuadrin e pikturës, piktorin e ka pushtuar paniku gjithnjë e më i madh. Ka dëshiruar të arratiset, por nuk ka mundur. Më në fund ka klithur dhe – "është zgjuar"!

Natyrisht, ka pasuar lehtësimi. Piktori ka ofsharë nga zemra duke u pyetur sinqerisht – se a qe ajo vërtet ëndërr. Megjithatë, ajo nuk ka mundur të jetë ëndërr, ka menduar, pasi që tëra ngjarjet kanë qenë ashtu realiste dhe bindëse. Në kuadrin e këtyre mendimeve piktori ka zbuluar se piktura më nuk ishte e mbuluar. Ka shikuar në portret dhe përnjëherësh ka ndier frikë: plaku nga piktura e ka bërë shprehjen e buzëve sikur të dëshironte ta thithte. E ka ndier se edhe ajri po e bartte. Përsëri ka klithur panikisht dhe përsëri – është zgjuar!

Më në fund ka pushuar. Çdo gjë në dhomë ka qenë e qetë, në vendin e vet, e edhe fotografia ka qenë e mbuluar. Megjithatë, diçka

nuk ka mundur të kuptojë – piktura ka filluar të lëvizë. Oh, o zot, ka menduar në frikë, dhe ka bërtitur. Kjo e ka – “zgjuar”...

Zgjuar?!

Çfarë është ëndërr, e çfarë ealitet?

Ku përfundojnë ëndrrat, e ku fillon realiteti?

A nuk e ëndërrojmë, vallë, ne jetën tonë?!

Dhe, nëse veç ekziston, çfarë roli në krejt këtë luan pjesa jonë astrale?! Ku roli i saj fillon, e ku përfundon? Çfarë dimë përgjithësisht për të?...

Hulumtuesi francez i psikës Hector Durville e ka parashtruar një pyetje fundamentale: a pranohen ndijimet përmes *trupit të dukshëm* apo *të padukshëm*, i cili depërton në të dhe e gjallëron?

Natyrisht, pikëpamja materialiste këtu është plotësisht i qartë: truri është lokacioni i vetëm i vetëdijes!

Por, hulumtuesi francez ka teorinë e tij: rezultatet e eksperimentimeve te tij, thuhet se, argumentojnë se trupi i dukshëm, material është i vetmi instrument të cilin trupi subtil, i padukshëm (që assesi nuk do të thotë se nuk është edhe ky po ashtu material) e shfrytëzon si mjet të vetështprehjes. Metoda e tij përbëhet prej

asaj se i hipnotizon edhe njërin edhe tjetrin – edhe trupin fizik edhe dublikatin jashtë tij. Në atë gjendje "pacientët" e tij kanë qenë shumë të përcaktuar, kanë pohuar se individualiteti i vërtetë banon në "fantazmën" e projektuar, e jo në trupin fizik.

Njëri prej tyre ka deklaruar:

"Trupi të cilin ju e prekni nuk është asgjë. Ai paraqet diçka si guacë. I tërë individualiteti im është në fanitjen e ndritshme, vezulluese. Ajo është ajo e cila mendon, e cila ka vetëdije e e cila reagon. Ajo ia transmeton dublantit të tij fizik se çfarë duhet të bëjë!..."

Të shohim se çfarë për këtë thonë mësimet e lashta të kulturave më të hershme të botës:

Mësimet e lashta kineze na përkujtojnë për teorinë shumë të zhvilluar të trupit astral apo jetësor, kurse tekstet e dy përfaqësuesve më të shquar të taoizmit* - të Lao Cesë dhe Çuang Cesë – u kanë shërbyer gjeneratave të mëvonshme të mendimtarëve fetarë që dëshironin t'i mbidominonin kushtet kufizuese të jetës njerëzore. Ambicia e tyre ka qenë, sipas botimit enciklopedik "Religjionet e botës", t'ia vidhnin të fshehtën "Qiellit e Tokës", të nxirrnin

prej saj të fshehtën e vetë jetës, që të përmbushej dëshira e tyre për pavdekësinë!

---

* TAOIZMI – filozofi kineze e paraqitur në Tao Te Çing. Për qëllim e ka arritjen e harmonisë me çdo gjë që ekziston. Kjo arrihet duke u liruar nga pasionet. Taoizmi gradualisht është shtrirë në tërë sistemin mitologjik dhe në vetvete i ka ndërtuar elementet mistike e magjike, alkiminë dhe fallninë.

Përndryshe, sipas teksteve më të rëndësishme taoiste energjia rrezatuese e kozmosit është e koncentruar në trupin fizik në trajtën e substancës shpirtërore. Ajo rëndom është pasive, por mund të aktivizohet me ushtrime të veçanta si dhe me teknikat kontemplative e të ndahet në një trajtë hapësinore. Frymimi ritmik, harmonik, meditimi dhe teknikat e koncentrimit (me shikimin insistues kah maja e hundës) janë shftrytëzuar në të kaluarën për t'u arritur gjendja e tillë shpirtërore e cila do ta nxiste trupin vital që ta lëshonte atë fizik. Në atë gjendje trupi fizik edhe më tutje do të qetonte në gjendje transi.

Këto gjendje e këto pozita më së bukuri i paraqesin disa ilustrime të lashta kineze, të cilat

tregojnë shkallën e tretë të meditacionit – ndarjen e trupit shpirtëror për ekzistencë të pavarur – në të cilën një figurë e vogël qëndron në renë e cila pezullon mbi meditantin. Figura, e cila, pa dyshim, paraqet trupin astral, e lidhur është me fijen e mjegullt për kokën e meditantit!

Në filozofinë Hindu lajmërohet një anatomi okulte e cila përbëhet prej trupit fizik, trupit të hollë (subtil) si dhe trupit shkakor (kauzal) apo shpirtit. Trupi meditativ, subtil i posedon vetitë e tilla siç janë shqisat e perceptimet si dhe mekanizmin mendimtar, gjatë të cilit jemi të aftë që vetveten ta njohim si individualitet.

Është krejt e natyrshme që mësimi okult tibetan, i cili është zhvilluar në kuadrin e mbyllët të manastireve lamaiste të shpërndara nëpër hapësirat e paparashikueshme të rrafshlartës së Himalajeve, ka shkuar më së largu në hulumtimin e tëra mundësive njerëzore. Mbi të arriturat fascinante të lamajve të lashtë kemi dëgjuar mjaft duke vizituar shenjtoret më të rëndësishme të Tibetit e Ladakut – manastiret Drepung, Sera, Sakie, Lekhir, Tikse, Shei, Hemis e të tjera – si dhe duke shkapuritur nëpër bibliotekat e pluhurosura ku edhe sot e kësaj dite fshihen të fshehtat më të mëdha të Lindjes.

Tingëllon, vërtet, e pabesueshme por të gjithë vjelin dituri dhe besim të lamajve tibetanë. Lobsang Rampa pohon:

“Veçse me shekuj popujt e Lindjes e dinë se ekzistojnë forcat okulte si dhe ligjet që burojnë nga natyra. Në vend se të mohonin ekzistencën e tyre – shkaku se nuk mund t’i masin apo t’u nënshtrohen reagensëve – dijetarët dhe hulumtuesit tanë kanë investuar përpjekje që ta fuqizojnë kontrollin e vet mbi to. Rezultatet e arritura në parashikim, për shembull, e jo mekanizmi i të parashikuarit, e kanë tërhequr vëmendjen e tyre. Shumë nuk besojnë se të parashikuarit e ngjarjeve është i mundshëm: ata janë si të verbërit që me lindje, të cilët do të pohonin se të pamurit nuk ekziston shkaku se ata nuk e kanë provuar. Si ata do të mund ta kuptonin se një objekt mund të jetë i shikuar nga largësia, kur në mes të syve dhe atij objekti thjesht nuk ka asnjë kontakt?!

Trupi lahet në njëfarë lloj avulli ngjyrërash të shumëllojshme, në aurë! Ata të cilët kanë përvojë në këtë munden që nga intensiteti i ngjyrës të nxjerrin përfundime për gjendjen shëndetësore të ndonjë personi, për integritetin e tij dhe shkallën e zhvillimit. Aura është rrezatimi që e prodhon rrjedha e

brendshme e vitalitetit, “uni” i vërtetë apo shpirti. Koka është e mbështjellë me një lloj aureole e cila po ashtu buron nga ajo rrjedhë. Me rastin e vdekjes vezullimi fiket - shpirti e lëshon trupin dhe shkon në fazën e re të ekzistencës. Ai bëhet hije dhe pezullon ndoshta shkaku se është i goditur nga shoku brutal i çlirimit të vet. Është e mundshme që edhe të mos e ketë vetëdijen e plotë për atë se çfarë po i ndodh. Për këtë arsye lamajt mbesin me të sapovdekurin dhe i flasin se nëpër çfarë stadiumesh ka për të kaluar. Përndryshe, shpirti nëpërmjet dëshirave shqisore do të mund të mbetej i lidhur me tokën. Roli i udhëheqësit shpirtëror është që të këputen këto lidhje...”

Natyrisht, do të na merrte mjaft kohë dhe vend që tashi të sqaronim të gjitha të fshehtat e lamajve të lashtë tibetanë. Do të jenë këto temë e një libri të veçantë, libër më vete, njësoj interesant dhe fascinues siç janë, përndryshe, njësoj interesantë e fascinues ata libra të pakë autorët e të cilëve kanë arritur të depërtojnë në Tibet e të lëshohen në aventurën e pasigurt të hulumtimit të së kaluarës dhe traditës së këtij populli shpirtthjesht, por të mençur.

T’i kthehemi, por, temës sonë – mësimit tibetan se çdo gjë, absolutisht të gjitha, edhe të

gjalla edhe jo të gjalla – kanë dublantin, dublikatin e vet, një realitet hijesor, i cili ekziston në një përmasë e cila e interpreton këtë tonën. Në këtë mënyrë dublanti njerëzor banon njëkohësisht në dy botëra. Dublanti për nga natyra e vet është i padukshëm, por ai mund të jetë edhe i vërejtur në qoftë se zotërohen teknikat e caktuara të meditimit. Trupi fizik lëshohet gjatë kohës së ëndërrimit apo i cytur me anë teknikash të caktuara. Kur trupi fizik vdes, dublikati përfundimisht ndahet "duke kaluar në ndonjë ekzistencë tjetër"!

Tekstet e lashta të jogës flasin për tetë të ashtuquajtura "sidhisa" , apo mundësi fascinante të shpirtit njerëzor të cilat mund të arrihen me ushtrime afatgjata dhe të durimshme të llojit të veçantë të jogës. Njëra sosh në Lindje është e njohur si "Fluturimi në qiell". Priftërinjtë budistë në Ladak e në Tibet na kanë bindur se nuk nuk është fjala këtu për levitimet fizike, edhe pse sipas tyre edhe kjo është e mundshme, veçse për një fenomen tjetër, të cilin ata në të kaluarën shumë shpesh e kanë zbatuar, për – udhëtimin astral!

"Kam fluturuar përmbi Shekar Dzong si dhe përmbi lumin Phun Chu, e kam parë edhe liqenin Paiku Tso", ka shkruar një lamë nga

manastiri Sakija, “derisa trupi im nuk ka lëvizur nga altari i faltores...”

Me hulumtimin e mundësive të fshehta të njeriut janë marrë individë edhe të kulturave të tjera të botës. Teorinë për mbështjellësin e astraltë të shpirtit e gjejmë edhe në Greqinë antike, para së gjithash në veprat e Platonit, të Aristotelit e të Porfirit.

Në “Purgatorin” e Dantes, shkruar në shekullin XIV, përshkruhet shpirti që shndrit rreth fuqisë së vet kreative (“i ngjashëm me trajtën e vet jetësore, në trajtë dhe madhësi”... “Duke rrotulluar ajrin e merr trajtën që shpirti ia jep...”).

Së bashku me ngjalljen e interesimit për filozofinë klasike, në kohën e Renesancës, zgjohet interesimi edhe për mësimet e fshehta e mistike, kurse në plan të parë shpërthejnë edhe shqyrtimet për funksionin dhe natyrën e dublikatit astral. Neoplatonisti, Jean Pernel (1497 – 1558), për shembull, është thirrur në mësimet greke, duke pranuar qëndrimin se dy natyra të tilla të ndryshme siç janë trupi dhe shpirti nuk mund të prehen në pajtim harmonik pa ndonjëfarë ndërmjetësuesi.

Shpirti, sipas teorisë neoplatoniste, është i veshur me “rroba” të ndritshme, njëfarë, thënë

kushtimisht, materie e cila ndërmjetëson në mes të dy natyrave njerëzore – trupit fizik dhe shpirtit! Ata, po ashtu, kanë menduar se “veshja” e shndritshme është e përbërë nga materiali yjor, prandaj, sigurisht, do t’iu nënshtrohet të gjitha ndikimeve astrologjike!

Natyrisht, ka pasur edhe qëndrime e persiatje të tjera. Kështu Paracelzusi krijoi teorinë për përbërjen shtatështresore të njeriut, ku njëri nga përbërësit është edhe – trupi astral!

Megjithatë, mendimet më të shpeshta çojnë kah ajo se trupi fizik e astral në rrethana normale janë të mbyllur në unitetin harmonik në të cilin reciptokisht përshkohen. Ndarjet zhvillohen vetëm nëse nuk e përfillim vdekjen, vetëm në situatat kur trupi fizik fle apo është në pavetëdije. Projeksioni i vetëdijshëm është i mundshëm vetëm me stimulimin e këtyre gjendjeve.

Gjatë gjithë historisë së gjinisë njerëzore mistikët, kryesisht, e kanë pranuar mundësinë e ndarjes së dublikatit astral nga trupi fizik dhe trupin astral nuk e kanë identifikuar me nocionin shpirt. Mjeshtrit më të shkathtë lindorë të jogës kanë pasur sukses t’i arrijnë gjendjet e pazakonshme të ndarjes së vetëdijes nga trupi fizik si dhe të hymjes në hapësirat tjera, vështirë

të kuptueshme të realitetit, kurse vetë Platonusi ka shënuar se shumë herë ka qenë “i hedhur nga trupi” për t’u bërë “i huaj” për të gjitha gjërat.

Natyrisht, është krejt e logjikshme se disa njerëz janë dukshëm më të prirur për përjetime astrale spontane nga të tjerët. Kjo veti duket sikur drejtpërdrejt është e lidhur me kreativitetin artistik, por edhe për temperamentin e caktuar, gjegjësisht për ndieshmërinë e individit.

Në botën e statistikës hulumtuesit amerikanë kanë ardhur në përfundim se çdo i njëqindti njeri në botë e ka përjetuar në ndonjë formë projeksionin astral, së paku njëherë në jetë. Dhe vërtet, edhe pse artistët sensibilë dhe shumë nervikë janë më afër përvojave jashtëtrupore, përjetimet astrale iu ndodhin madje edhe njerëzve që vështirë është të kategorizohen në cilindo grup. Këtë e argumentojnë hulumtimet e profesorit autoritativ amerikan Hornell Hart, nga universiteti Duka, në Carolinën Veriore, si dhe të kolegut britanik, profesorit Celia Green nga Oksfordi.

“...E kam lëshuar një ofshe të thellë dhe e kam shikuar fytyrën time si në ndonjë pasqyrë. Kam parë fare qartë sesi nga unë ka dalur trupi im në mes të kokës dhe krahëve. Befas kam hyrë

në një qiell të kaltër në të gjelbër e të errët. Pastaj kam pasur ndjenjë të mrekullueshme se po notoja në dritë të verdhë shkëlqyese. Papritmas kanë filluar që nga ana ime e majtë të më trandin goditjet depërtuese të çekanit. Kam filluar të numëroj deri në gjashtë dhe kam thënë me zë: "Çka dreqin po bëni me mua?" Pastaj i kam zgurdulluar sytë dhe – i kam parë mjekët! Gjatë pastaj kam menduar në e kam përjetuar unë tërë këtë apo tërë këtë e kam ëndërruar!..."

Rrëfimin e hekurudharit të pensionuar, Lesli Sharp, të cilin e ka botuar "*Rildi*" gjerman, po e sjellim vetëm shkaku i dilemës së sinqertë të cilën ky plak e ka pasur kur ka ardhur në vete. A janë përvojat jashtëtrupore ëndrra apo, vërtet, realitet i kulluar?! Skeptikët janë të prirur të përcaktohen për ëndrra. Sakaq, dëshmitë e udhëtarëve astralë impresionojnë me ndjenjën e realitetit të vrazhdë, me përjetime mbresash të fuqishme të të gjitha atyre skenave shqetësuese të cilat i regjistrojnë duke udhëtuar me trupin astral!

Në ëndrra, siç pohojnë psikanalitikët, personaliteti vepron në mënyrë të shpërndarë, kurse aftësitë kritike gati se janë të parëndësishme. Ngjarjet rreth vetes fjetësi deri diku i regjistron, por në to nuk mund të ndikojë

sipas vullnetit. Përkundrazi, në ëndrra është më së shpeshti pjesëmarrës pasiv dhe i pandihmë.

Gjatë udhëtimeve astrale, nga ana tjetër, personaliteti është plotësisht i angazhuar, kurse vetëdija me tërë kreativitetin dhe potencialin e vet, vepron me efikasitet të zakonshëm, e ndonjëherë edhe të mbinatyrshëm!

Përjetimet jashtëtrupore, natyrisht, nuk janë zbulim i shekullit njëzet. Duket sikur njeriu që nga bashkësitë e para "ka zbuluar" se qenia e tij disponon diçka të paasgjësueshme, diçka që i jep domethënie, rëndësi dhe aftësi të cilat kufizohen me çudinë. Ajo "diçka" i është përshtatur trupit të tij fizik, por në rrethana të caktuara mud të ekzistojë edhe ndaras prej tij.

Shumica e shoqërive primitive edhe sot besojnë në mbijetesën e qenies shpirtërore. Në disa raste shpirti paraqet "rezervoar" kolosal të përbashkët apo njëfarë substance fisnore: me vdekjen e një anëtari shpirti "tretet" në "substancën fisnore" dhe paraqet "material" për anëtarët që do të rilindin. Fiset tjera kanë besuar fuqimisht, madje edhe sot besojnë, se shpirti banon në shumësi të llojllojshme objektesh – në drunj, shkëmbinj apo në disa lloje shtazësh!

Në të gjitha kohët dhe tek të gjithë popujt varrimi ka qenë i lidhur me ceremoni

tradicionale, kurse varret, duke besuar në vazhdimin e jetës pas vdekjes, janë rregulluar si një lloj vendbanimi i përhershëm.

Parafytyrimet se ç'trajtë do të mund të kishte jeta e vazhduar pas vdekjes janë të ndryshme nga kultura në kulturë. Kështu budizmi na mëson për rilindje të njëpasnjëshme, vargore - reinkarnimi – nga i cili lirohemi vetëm në nirvanë, gjendje e jashtëzakonshme e lumturisë më të lartë të cilën individët fatbardhë mund ta arrijnë edhe në këtë botë!

Sipas përfytyrimeve të muhamedanëve të drejtën në ringjallje e mbajnë vetëm meshkujt, pasi që femrat nuk kanë – shpirt!

Në varret myslimane mbi secilin varr mashkulli ndodhen nga dy gurë shenjues, në atë mënyrë që Muhamedi do të mund të mbështetej kur në Ditën e Gjykimit do t'i çonte të vdekurit nga varret e tyre!

Të gjitha religjionet e krishtera flasin për ringjalljen e trupit në Ditën e Gjykimit si dhe për jetën e amshuar në mbretërinë hyjnore!

Në Mesjetë mbi muret e varreve e të sternave (vendet ku lihen eshtrat në varrezat familjare – vër. e përkth.) janë vizatuar personat të cilët në procesion me të vdekurit (vallëzimi i të vdekurve) bisedojnë në mes veti. Edhe sot anë

e mbanë botës në varreza kallen qirinj për – shpirtërat e të vdekurve!

Në mitologjitë e babilonasve, grekëve e keltëve ekziston një ishull si vendbanim i të vdekurve. Kjo sigurisht e ka frymëzuar piktorin e famshëm zviceran Arnold Pöcklin t'i pikturojë pikturat e veta më të njohura.

Artin e përgatitjes së maskave të të vdekurve veçse e kanë njohur egjiptasit e lashtë. Nga koha e tyre rrjedh edhe shumë i njohuri "Libri egjiptian i të vdekurve", përmbledhje e pazakonshme e teksteve të cilët e përpunojnë temën e jetës pas jetës!

Priftërinjtë sakrifikues apo rojet e diturisë në Egjiptin e lashtë, siç na kumtojnë filozofët dhe udhëpërshkruesit grekë, kanë teorizuar në mënyrë permanente për jomaterialitetin dhe pavdekësinë përbrenda trupit fizik. Të besuarit në jetën pas vdekjes ka qenë fundament për kulturën e Egjiptit të lashtë: ai ka përshkuar çdo gjë që kanë punuar, krijuar e ngritur. Ata nuk kanë mundur as ta paramendojnë që shkatërrimi i trupit të tyre fizik ta përcaktojë kohën e ekzistencës së tyre.

"Ata shumë bukur e kanë ditur", ka shkruar E. A. Wallis Budge, "se trupi fizik i njeriut nuk mund të jetojë pëtrjetësisht, pasi që

kanë pasur argumente të përditshme para syve të tyre sesi vdekja ka bërë rrënimin e dukshëm të trupit fizik!”

Megjithatë, besimi i tyre në jetën pas jetës me këtë nuk ka qenë më pak fanatik. Ata thjesht kanë ardhur tek përfundimi se në trupin e harxhueshëm fizik të çdo njeriu duhet të ekzistojë diç që prej tij gjatë kohës së vdekjes ndahet dhe vazhdon edhe më tej të ekzistojë!

Kështu varrezat e gurta egjiptiane janë bërë “shtëpi përjetësie” në të cilat banon “k a” apo nukleusi i trupit të prishur. Gjithnjë derisa atje qeton mumia, pranë saj banon edhe “ k a ”. “K a ” , përndryshe, mund të dalë nga varreza, e madje edhe të freskohet me ushqim e pije, por gjithnjë rishtazi kthehet në mumie. Për dallim nga “ k a ” , sipas besimit të lashtë egjiptian, “ b a ” apo shpirti , “ i ç u ” apo mendja, nuk jetojnë në varrezë apo në shtëpinë e amshuar.

Tekstet e lashta të hieroglifeve flasin për “ k a ” - në si për duplikatin e trupit fizik, për “shpirtin fluid”. Duket sikur egjiptasit e kanë përjetuar si kopje të përpunuar të trupit fizik në të gjitha detajet e veta. Lidhmëria e tij me trupin fizik, madje edhe pas vdekjes, na sqaron se pse egjiptasit i kanë kushtuar aq rëndësi balsamimit.

Mumifikimi është, sigurisht, tentim që trupi fizik të ruhej prej – dekompozimit!

" K a " , pra, nuk është ajo që ne përgjithësisht nënkuptojmë me nocionin shpirt. Ekzistenca e tij më tepër ka pasur përkufizim teorik. Ai paraqet një lloj energjie vitale e cila është e rëndësishme në jetë dhe e cila me trupin është e lidhur edhe në vdekje gjithnjë derisa trupi fizik qëndron. Hulumtuesit e sotëm të hulumtimeve jashtëtrupore pikërisht në këtë shohin karakteristikat themelore të trupit astral!

Hulumtuesit perëndimorë, në mesin e tyre edhe një numër i madh psikanalitikësh, kanë kaluar mjaft kohë duke provuar ta demistifikojnë të fshehtën e përceptimit intim dhe të rrjedhës së mendimeve tek njerëzit të cilët ndodhen në shtratin e vdekjes. Njeriu duke dhënë shpirt, kanë konstatuar shkencëtarët, ka raport krejt tjetërfare me çdo gjë që e rrethon, por edhe ndaj jetës dhe ekzistencës. Më nuk e vë në lëvizje mendimi se e ka kryer rolin e tij në jetë, në politikë, në mesin e miqve; nuk vuan që më kurrë nuk ka për t'u ulur pranë timonit të automobilit të vet; nuk i han palla për ritmin e kamatave në konton bankare; i harron hobet personale; humb çfarëdo interesimi për poteza të shërbimeve profitabile...

Njëkohësisht, qenien e tij e përmbushin disa ndjenja të çuditshme, të cilat deri dje për të ishin aq pak të rëndësishme: kujtimet e natës së këndshme me yje, agimi i tejmrekullueshëm në natyrë, pikat e vesës në petalen e lules, perëndimi i paharrueshëm i diellit prapa çeltinave të blerta, shushurima e valëve të detit, aroma e gjethit të vjeshtës, cicërima e hareshme të zogjve. . . Tëra këto ndjenja e përmbushin me pikëllim, por tashi ai as pikëllimin nuk e përjeton si dikur.

Thjesht, çdo gjë është ndryshe.

Çdo gjë që dikur është dukur e rëndësishme thërrmohet në praninë e frymës së vdekjes. Njeriu i pandihmë fillon të gjurmojë pas vlerave të ndrydhura, të cilat në ndërdijen e tij lajmërohen si ura shpëtimi, ura të cilat do ta dërgojnë në botën harmonike, në harmoni me veten dhe kozmosin. Për këtë arsye mendimet e fundit të njeriut që po vdes në shikim të parë do të mund të dukeshin bizare, por nuk janë të tilla. Nuk janë kurrsesi. Në prag të vdekjes përmasat e vërteta marrin vlerë të përjetshme, të cilën kuptimi ynë mund ta parandiejë dhe deri diku ta përfytyrojë në çastin kur trupi ndahet nga jeta.

Natyrisht, prapa tëra teorive moderne dhe aktuale për konstituicionin dhe

metafizicitetin e trupit astral prehen shekujt e besimit në aftësinë e shpirtit që të bëhet i dukshëm. Hulumtuesit bashkëkohorë nuk e identifikojnë trupin astral me shpirtin, sakaq shumica mendojnë se trupi fizik i njeriut ka shumë më tepër pjesë përbërëse. Megjithatë, në themel të çdo gjëje qëndron koncepti i dublikatit, në ekzistencën e të cilit kanë besuar pothuajse të gjithë popujt e antikës. Grekët, për shembull, janë ruajtur që të shikohen në ujë, kurse shprehjen e figurës së vet e kanë menduar si anë të errët të vetvetes, fotografi të cilën trupi e fiton – pas vdekjes!

Implikimet psikologjike të posedimit të dublikatit, shpesh me natyrë të keqe, që fshihet në trupin fizik të individit, jo rallë kanë qenë edhe tema letrare. I përkujtojmë dy shembuj të njohur: "Dr. Jekylli dhe zotëri Hydeti" e Stivensonit si dhe "Portreti i Dorian Grey"-it të Oscar Wilde-it. Megjithatë, ekziston numër i madh i dëshmive të vërteta për konfrontimin e njerëzve me dublantin e vet. Më së shpeshti, fatkeqësisht, me pasoja fatale.

Piktura e njohur e D. G. Rossett-it "Si e kanë takuar vetveten" e pikturon në mënyrën më romantike legjendën fascinante për dualitetin. Takimi me vetveten, përndryshe,

është fenomen tepër i rrallë, por – në koincidencë rrethanash – e kanë përjetuar shumë njerëz të shquar në dëshmitë e të cilëve është mjaft vështirë për të dyshuar!

Ja, disa shembuj nga e kaluara jo gjithaq e largët.

John Aubrey, antiker i shquar nga Anglia, i shekullit shtatëmbëdhjetë, ka shënuar një ngjarje interesante lidhur me zonjushën Diana Rich. Derisa e shkujdesur e pa brenga ka shëtitur nëpër pronën piktorale "Holland House" ledi Diana e ka parë vizionin e vetvetes, i cili ka qenë aq i qartë sikur të ishte shikuar në pasqyrë. Ka qenë ky një paralajmërim i keq – ledi Diana Rich ka vdekur një muaj ditë më vonë!

Kronistët e oborrit mbretëror britanik kanë shënuar se mbretëresha Elizabeth e I-rë ka takuar dublikatin e saj drejpërdrejt para vdekjes së vet, sakaq është e ditur se përjetim të njëjtë para vdekjes ka pasur edhe Catherina e Madhe. Edhe poeti britanik Shelley e ka parë dublikatin e vet dhe e ka përshkruar si shembëllim fascinant me të cilin ka qenë i ngjashëm si binjakët e një vezeje. Vizioni nuk e ka folur asnjë fjalë. E ka vështruar i nemitur, duke treguar me dorë kah pafundësia e detit. Gjithnjë deri në vdekjen e poetit britanik nuk ka qenë e qartë se

çfarë me gjestin e vet ka treguar dukja astrale, por kur Shelly e ka përfunduar jetën duke u mbytur në ujë, ka qenë e qartë se dublanti ka treguar mënyrën sesi poeti ka për ta përfunduar jetën e tij.

Megjithatë, takimet me vetveten nuk është e thënë që ta paralajmërojnë vdekjen e afërt. Në librin e tij autobiografik "Nga jeta ime" (Aus meinen Leben) Wolfang Goethe e përshkruan detajisht takimin me dublikatin e vet.

"Kam kalëruar shtegut të këmbësorëve kah Drusenheimi kur më është paraqitur shfaqja më e çuditshme. E kam parë vetveten sesi po shkoja ta takoja vetveten, në të njëjtën rrugë dhe mbi shpinë të kalit, por në rroba të pazakonshme të cilat unë kurrë nuk i kam veshur. Kanë qenë ngjyrë hiri të ndritshme, por të kombinuara edhe me ngjyrë të artë.

Posa që jam mirosur (këndellur) nga kjo ëndërr fascinante ditore, vizioni është zhdukur. Megjithatë, çuditërisht, tetë vjet më vonë jam gjendur në të njëjtin vend, me qëllim që edhe njëherë ta vizitoja mikun tim, Frederikun, dhe atë në të njëjtat rroba të cilat i kam parë në vizionin tim të paharrueshëm, e të cilat tashi i

kam bartur paqëllimshëm dhe sipas zgjedhjes personale, krejt rastësisht...”

Tregimi për dblantin përmendet edhe në Bibël.

Kur shën Pjetri me ndihmën e engjëjve është liruar nga burgu, ka trokitur në portën ku kanë qenë të tubuar miqtë e tij të shumtë. Kur e kanë parë, ndërkaq, ata nuk kanë mundur të besojnë se ai është me të vërtetë, ndaj vashës e cila i ka hapur portën i kanë thënë: “Ky është engjëlli i tij”!

Në librin e saj interesant “Ana e errët e natyrës” Catherina Crowe provon ta sqarojë këtë legjendë të pazakonshme biblike:

“ ... Se kemi pasur të bëjmë me dublikatin flet edhe shprehja engjëlli “i tij”, që saktësisht përcakton se krejtësisht ka ngjarë në shën Pjetrin. Po ashtu nuk është aspak e parëndësishme se në Lindje edhe sot dublikatët apo dublantët i quajnë engjëj të njeriut apo lajmëtarë! Edhe për më tepër, është krejt e qartë se të gjithë që përmenden në legjenden biblike e kanë pasur të njohur se *UNI* shpirtëror ngandonjëherë lajmërohet edhe larg trupit fizik dhe se herë-herë është në gjendje të marrë edhe figurëm e personit të vdekshëm të cilit i përket...”

Në veprën e vet Catherina Crowe i përshkruan edhe dy dëshmi të shfaqjes së vizioneve astrale. E para ka të bëjë me njëfarë argjendari nga Ludwigsburgu, i cili është quajtur Ratzel. Një mbrëmje, duke shëtitur qytetit, është kthyer prapa një këndi dhe për habinë e tij të madhe është ndeshur sy më sy me shembëllimin e vet. Kanë qenë aq afër njëri-tjetrit sa e ka soditur shkëlqimin në sytë e dublantit të vet. Kjo deri në atë masë ia ka kallur datën saqë ka filluar të arratiset, por me kohë pamja e pazakontë ka zënë të zbehet dhe gati se është zhdukur fare. Disa ditë pas këtij përjetimi fascinant ka ecur pranë pyllit të afërt dhe ka hasur në grupin e druprerësve. Njerëzit e kanë lutur argjendarin që t'ua mbante litarin me të cilin e tërhiqnin lisin për ta rrëzuar. Ai i ka dëgjuar, por druri ka rënë, dhe argjendari i mjerë e ka përfunduar jetën nën të!

Rasti i dytë ka të bëjë me Beckerin, profesorin në zë të matematikës nga Rostocki. Ai një mbrëmje ka hyrë në bibliotekën e vet dhe aty e ka hasur shembëllimin që qind për qind i ka ngjarë atij. Ka qëndruar hedhur në kolltuk dhe në duar ka mbajtur librin e hapur. Kur i është afruar, mbi shpatullat rrezatuese ka parë se ai libër ishte Bibla. Gishtërinjtë e dorës së djathtë të

dublikatit astral kanë treguar faqen në të cilën ka shkruar: “Përgatite shtëpinë tënde, se ke për të vdekur”!...

Pasi që me këtë ngjarje të pazakonshme i ka njoftuar miqtë e tij, profesor Brckeri vdiq papritmas jo më larg se në mbrëmjen tjetër!

Mjaft rrallë, por dublantët kanë ditur të shfaqen edhe pas vdekjes së trupit fizik. Një rast të tillë detajisht e ka përshkruar Edmund Gurney:

“Vjehrri im, kapiteni Tauns, ka vdekur më 5 prill të vitit 1873, në shtëpinë e tij pranë Sidnejit. Përafërsisht gjashtë javë pas vdekjes së tij gruaja ime rastësisht ka hyrë një mbrëmje rreth orës nëntë në njërën prej dhomave të fjetjes në shtëpinë tonë. Me të ka qëlluar edhe një vashë e re, zonjusha Barton, dhe ne çastin kur kanë hyrë në dhomë janë befasuar kur kanë parë sesi fotografia e kapiten Taunsit dukej në sipërfaqen e shkëlqyeshme të komodinës. I dukej gjysma e sipërme e trupit: koka, shpatullat dhe pjesa e epërme e krahëve. Do të mund të thoshe se ai ishte portrteti i tij në madhësi natyrale.

Fytyrën e kishte të zbardhëllyer e të thatë, siç ka qenë në çastet e vdekjes. Në vete kishte këmishën e hirtë prej shtofi-fanellatë, në të cilën gjatë jetës rëndom shtrihej për të pushuar. Të

befasuara e deri diku të frikësuara gruaja ime dhe zonjushëza Barton në çastin e parë kanë menduar se ai ndoshta ishte ndonjë portret i vendosur në dhomë e se ato e kanë shikuar reflektimin e tij në komodinën e llakuar, por në muret e dhomës nuk kishte kurrfarë portreti të atij lloji.

Derisa ato aty të mahnitura e gojëhapura kanë qëndruar, në dhomë ka hyrë motra e gruas sime, zonja Tauns, dhe para se të kenë arritur që çfarëdo qoftë t'i thonin, ajo ka klithur: "O zot, babai!" Në atë moment shkallëve ka kaluar një pastruese dhomash; e ftoi dhe e pyeti në kishte parë ndonjë gjë: "Oh, zonjë, zotëria!" E kanë ftuar pastaj edhe shtëpiakun (kujdestarin e shtëpisë) dhe zonjën Greem, dadoja e gruas sime, dhe që të dy e panë të njëjtën. E lutën pastaj edhe zonjën Tauns që të vinte edhe ajo. Duke e parë hijen, ajo i zgjati duart si të donte ta prekte, dhe gjersa kaloi me dorë mbi sipërfaqen e komodinës, fotografia filloi pak nga pak të zbehej dhe kurrkush më kurrë nuk e ka parë, edhe pse në atë dhomë shpesh ka banuar..."

Kurrgjë nuk janë më pak fascinante as dëshmitë për dublantët e njerëzve kishtarë, të cilët pas vdekjes janë shpallë të shenjtë. Në literaturën për përvojat jashtëtrupore kohë pas

kohe përmenden rastet e lidhura për shën Antonion nga Padova si dhe shën Alfonsin nga Liguria.

Derisa e ka kryer shërbesën në kishën e shën Pjetrit Queyrrixe në Limoges, shën Antonio nga Padova është ftuar që të ishte i pranishëm në shërbesë në pjesën tjetër të qytetit. E ka futur kapelën e tij në kokë dhe është përgjunjur. Më vonë është sjellë raporti se shën Antonio është shfaqur në tubimin e murgjve në një shërbesë krejtësisht tjetër, për të lexuar lutjet e që pastaj pa gjurmë të jetë zhdukur!

Rasti i shën Alfons Ligurit është edhe më enigmatik. Gjatë jetës ka vuajtur kronikisht nga shëndeti i dobët, kurse tri vjet para vdekjes, në vjeshtën e vitit 1774, ka rënë në trans jashtëzakonisht të thellë në të cilin ka mbetur i palëvizshëm plot pesë ditë. Gjatë gjithë kohës ka banuar në kthinën e tij në manastirin Arezzo.

Kur është vetëdijësuar, shën Alfons Liguri ka shpallur se ka qenë në shtratin e vdekjes së papa Clementit XIV, nja katër ditë udhëtim nga Arezzi. Detajet e pohimeve të tij fascinante posaçërisht janë verifikuar dhe është konfirmuar se gjatë gjithë kohës vërtet ka qenë në shtratin e papës!

Edhe magjistari i famshëm Houdini, ka mundur, falënderuar dublantit të vet astral, që në të njëjtin moment të jetë në dy vende të ndryshme!

Në jetën e vet të shqetësuar Goethe ka pasur mjaft përjetime paranormale. Nga autobiografia e tij interesante mësojmë se ka pasur edhe një takim me dublikatin, por edhe ai takim ka kaluar pa pasoja serioze.

Ka ndodhur kjo një mbrëmje verore gjersa poeti me një mik të vetin ka shëtitur në drejtim të shtëpisë së vet. Në njëfarë kohe ka vënë re sesi në takim u vinte i njohuri me emrin Friedrich. E tërë kjo nuk do të ishte e çuditshme sikur Friedrich, për çudinë e Goethe-së, mos të ishte i veshur me pelerinën e tij shtëpiake, në kapelën e natës dhe në papuçe.

- O, mik! Prej nga ti këtu?!... Or, si po dukesh kështu? Me pelerinën time, kapelën dhe papuqet ke dalur në rrugë!...

Hija është ndalur, por së frikti është tretur dhe është zhdukur.

Kur, ndërkohë, Goethe është kthyer në shtëpi, e ka parë përsëri Friedrich-in. Kësaj herë ka qenë vërtet miku i tij prej mishi e gjaku. Ka qenë i përlarë nga stuhia e shiut ndaj i kishte ndërruar rrobat në shtëpinë e Goethe-së. Ka qenë

i veshur pikërisht ashtu siç e kishte parë poeti në rrugë, kurse nga Friedrich-u e ka dëgjuar rrëfimin se në kohën e shfaqjes të dublantit është kotur, ka fjetur dhe ka ëndërruar sesi i ka dalur në takim mikut të tij!

Në mes të Goethe-së dhe Friedrich-ut ka ardhur, pra, gjer tek kontakti audio-vizuel, i cili ka lindur pjesërisht edhe shkaku i sensibilitetit të brendshëm të rafinuar të poetit të famshëm, kurse pjesërisht shkaku i dukurisë së materializimit më subtil e cila ndodh në mesin e personave të afërt e të dashur.

Një rast interesant është i përshkruar edhe në librin “Bota e forcave enigmatike” të autorëve John Fairley dhe Simon Welfare.

“Shkrimtari britanik Ted Simon ka njoftuar në vitin 1983 revisten “Times” sesi me gruan dhe të birin i ka shkuar në vizitë mikeshës së të ëmës, vejushës së dashur në mesomoshë, e cila ka jetuar në njërin prej vendeve të mërzitshme jo larg qytetit Sauthend-on-Sea, në Essex të Anglisë.

- Dritat në shtëpi ishin të kallura, ndaj i kemi rënë ziles disa herë. Për dritare kam parë sesi mikja e nënës po dilte nga kuzhina, po e kalonte dhomën ditore dhe po shkonte kah dyert e hyrjes. Qe, po vjen, i kam thënë gruas. Prapa

shpine ka qenë e ndriçuar me dritën nga kuzhina, ndaj nuk ia kam dalluar qartë fytyrën, por përndryshe mirë shihej, e ia kam njohur edhe mënyrën e saj të të ecurit...

Por, jo: nuk i ka hapur portat. Ted Simoni edhe disa herë pandërprerë ka cingëruar, por dyert kanë mbetur të mbyllura. Në fund, shkrimtari ka hequr dorë. Kur ka provuar ta thërriste nga shtëpia e së ëmës, askush nuk është përgjigjur.

- Jam kthyer prej atje i hutuar dhe përsëri kam cingëruar në dyer. Edhe këtaj herë përsëri e kam parë për dritare, dorën në zemër, më pak të qartë, sesi kthehej në kuzhinë, me aureolën e dritës rreth flokut krela-krela. Vendosshmërisht ka refuzuar ta hapë....

Skajshmërisht i habitur, Ted Simon të nesërmen e ka ftuar dhe, për çudi të veten, ka mësuar se tërë ditën kishte qenë në vizitë tek e bija, e sesi në shtëpi nuk ka qenë askush, kurse dritat i paska lënë të ndezura për t'i mashtruar vjedhësit eventualë!..."

Të theksojmë në fund të këtij kapitulli edhe rastin e famshëm i cili është zhvilluar në parlamentin britanik. Ser Carne Rasch, derisa tek shtëpia e vet - i sëmurë - ka qenë shtrirë në shtrat, dublanti i tij astral është parë qartë në

dhomën e përbashkët! E kanë parë miqtë e Rasch-it, kurse njëri nga ta, ser Arthur Hayter, më vonë ka pohuar se Rasch është sjellë jonatyrshëm, është dukur shumë i zbehtë dhe ka ndejur pak më larg nga vendi i tij i zakonshëm.

Dëshmitari tjetër, ser Gilbert Parker, me luajtje të kokës e ka përshëndetur Raschin. E ka pyetyr madje edhe si je, por Rasch-i nuk i ishte përgjigjur gjë, kurse pak më vonë ishte – zhdukur!

# SI TË BËHENI TË PADUKSHËM

- **Cilat janë tëra rreziqet e projeksionit astral?**
- **Përvoja fantastike e Sylvan Muldoonit**
- **Njohuritë e domosdoshme për arritjen e fluturimit astral**
- **Përvojat e pazakonshme të udhëtarëve astralë**
- **Ushtrimet praktike për arritjen e projeksioneve jashtëtrupore si dhe teknikat më të njohura**
- **Vallë, a mund të udhëtohet nëpër kohë e hapësirë?**

Sakya është stacioni i fundit në rrugën e pasigurt, të gjatë, të gërryer që depërton humbëtirave të rrafshlartës tibetane. Nga Lhasa e ndajnë afër katërqind kilometra. Nga Kathmandu edhe më shumë. Më së afërmi është qielli. Ai është aty afër dorës, i arritshëm, me retë mbështetur në kodrinat rrethore të hirta e të thara. Lartësia mbidetare – 4.280 metra! Qindra

metra më lart, sikur të kishte mbirë nga vetë kodra, manastiri budist. Ndoshta më i vjetri në Tibet!

Përtej Sakya-s nuk ka rrugë. Gjithkund përreth majat e paarritshme të Himalajeve, shkrepat e ashpër, kanionet e errëta, greminat e pafundme, perandoria e Jetëve legjendarë. Këtu fillon *terra incognita*! Toka e panjohur!

Brenda muranave të trasha të manastirit të Sakyas, në dhomat gjysmë të errëta mistike e në hapësirat e fshehta, në dorëshkrimet e pluhurosura e të shifruara të lamajve të lashtë fshihen shumë dituri të fshehta, ceremoni okulte, dhe doracakë të llojit të vet të cilët na i zbulojnë shumë mundësi të shpirtërores sonë. Këtu levitimi në të kaluarën ka qenë pjesë e njohjes pa të cilën lamajt nuk do të kishin qenë lama. Telepatia, telekineza, parashikimi i ngjarjeve...

"Mësuesit (mendohet në lamajt – vër. e aut.) kanë mundur të sodisin në shpirtin e njeriut, të ndikojnë në shëndetin, të ndihmojnë dhe të shërojnë", është shënuar në një dorëshkrim lamaist i cili flet për mundësitë e priftërinjve sakyanë.

Kanë njohur edhe shumë fshehtësi të tjera, kurse një dorëshkrim tjetër "Për fluturimin e shpirtit njerëzor", i cili rrjedh nga shekulli

trembëdhjetë, pikërisht flet për projeksionet astrale si dhe për teknikat me të cilat janë shërbyer priftërinjtë e lartë budistë në rastin e udhëtimeve astrale. Nuk është atëherë kurrfarë çudie kur Lobsang Rampa, autor i shumë librave për misteret tibetane, njeriu i cili edhe vetë fëmijërinë e kaloi si nxënës lamaist në Potal, tekstualisht shkruan:

- Në Tibet udhëtimet astrale kanë qenë të mundshme gati për secilin. Të domosdoshme janë ushtrimet e caktuara, por në fazat e para të trajnimit shumë me rëndësi është të jesh vetëm, pa frikë se dikush ka për të ju shqetësuar. Shëtitjet astrale praktikisht janë të parrezikshme, por përmbajnë rrezik të caktuar nga shokgjendjet dhe pengesat emocionale nëse trupi astral në momentin e papërshtatshëm e lëshon apo kthen në trupin fizik...

Këtë na e kanë konfirmuar edhe priftërinjtë lamaistë në manastirin Sakya me të cilët, gjatë kohës së qëndrimit tonë në Tibet, kemi biseduar gjatë. Kemi dëshiruar, në të vërtetë, që të shënojmë së paku një mënyrë, gjegjësisht teknikë të restaurimit të gjendjes së tillë psikike në të cilën zhvillohet projeksioni astral.

Në botë, sidomos në Perëndim, zbatimi i projeksionit astral kaherë nuk është privilegj i adhuruesve individualë të shkathtësive të Lindjes apo i grupeve të caktuara. Ekzistojnë doracakë të shumtë e manuale mësimi, me ndihmën e së cilave lexuesit mund të hyjnë në të fshehtat e teknikave të arritjes së përjetimeve jashtëtrupore. Për këtë kapitull ne më së shumti jemi shërbyer me veprën "Teoria dhe praktika e projeksioneve astrale" të publicistit britanik Anthony Martin, i cili në librin e tij ka sublimuar të gjitha njohuritë e deritashme të dobishme nga kjo fushë. I një dobie tejet të madhe ka qenë edhe dorëshkrimi "Udhërrëfyesi praktik gjer tek plani i dritës astrale", i parapsikologut sarajevas Dragan Puaç Hapija, i cili me këshillat dhe përvojat e tij praktike na ka ndihmuar që sado-kudo të hedhim një vështrim në hapësirat e mistershme si dhe në mundësitë e psikës njerëzore.

Edhe Anthony Martin edhe Dragan Puaç, menjëherë në fillim, tërheqin vërejtjen se projeksioni astral, si ndër të tjera edhe shumë aktivitete fizike, me vete bart rreziqe të shumta. Ndarja e trupit astral e fizik mund të jetë shumë me rrezik dhe është mirë për të gjithë që dëshirojnë të eksperimentojnë në këtë plan që

shumë seriozisht t'i marrin vërejtjet e atyre që me këtë veçse janë marrë para tyre.

Të jesh i ndarë nga trupi fizik gjatë sëmundjes apo pas ndonjë fatkeqësie të rëndë rëndom nuk lë kurrfarë pasojash. Por, ndarja e sforcuar, artficialisht, është krejt tjetër gjë. Siç pohojnë disa hulumtues, është krejt e mundshme që trupi astral të dëmtohet gjatë kohës së eksperimentimit. Dorën në zemër, kjo ndodh tejet rrallë, por, ja, vlen të tërhiqet vërejtja edhe për këtë.

Për më tej, sistemi nervor mund të pësojë dëmtime afatgjata edhe me kthimin e furishëm në trupin fizik, i cili mund të jetë i goditur me simptomat e mundimit, mahmurllëkut, e madje edhe të paralizës. Rreziqet për natyrën shpirtërore, sakaq, janë shumë më të mëdha. Ja, se çfarë për këtë thotë hulumtuesi britanik Benjamin Walker:

"Ne për këtë nuk jemi krejt të sigurt, por, në rastet eksperimentale, ana e fshehtë, joaktive e psikës, e cila pasivisht prehet diku në ndërdije, mund të aktivizohet e të njësohet me ngjarjet nga jeta e përditshme, duke krijuar në njeriun çrregullim të paparashikueshëm. Nga ana tjetër, mund të supozohet edhe për pasoja shumë më serioze. Trupi astral është intimisht i lidhur

(kurrkush fatkeqësisht nuk e di se me cilat e me çfarë fijesh enigmatike) thellësisht në prapavijë, me veten tonë, e mundshme madje edhe me shpirtin (?!), ndaj provat e pamenduara e të pakujdesshme me projeksionin jashtëtrupor do të mund ta çrregullonin baraspeshën delikate të kësaj lidhjeje, duke provokuar dezintegrim progresiv të psikës!...”

Katalepsia është rreziku tjetër, shumë real. Në gjendje të fikëti, kur vetëdija nga trupi fizik është bartur në atë eterik, të mundshme janë diagnozat e gabuara mjekësore – e në fund të fundit edhe të ju shpallin të vdekur, edhe pse ju nuk jeni!

“Ata që hyjnë në botën e pazakonshme të astralit, e të elementarit”, ka shkruar Anna Kringsford, “e që më parë të mos jenë bindur se mund ta durojnë krejt këtë, ia hapin dyert llahtarisë dhe ferrit!”

**Përvoja e projeksionit astral**

Çfarë, pra, mund të presë eksperimentuesi fillestar, i vetëdijshëm për kurthet dhe rreziqet e shumta, gjatë zotërimit të teknikave të projeksioneve astrale?

Klasik, por gjithmonë tronditës është raporti i Sylvan Muldoonit i cili detajisht e ka përshkruar në veprën e vet "Projeksioni i trupit astral". Që nga rinia e tij më e hershme Muldooni, kur ka dashur e në secilin rrethanë, ka mundur ta provokojë projeksionin jashtëtrupor. Ka qenë çun i dobët dhe i sëmurë, gjë që ndoshta ka pasur lidhje të drejtpërdrejtë me mundësitë e tij parapsikologjike.

Përvojën e vet të parë jashtëtrupore Muldooni e ka përjetuar kur i ka pasur vetëm dymbëdhjetë vjet. Natën para se me të ëmën të vizitonte kampin e Shoqatës së spiritualistëve të luginës së Mississippit në Clinton, shteti Iowa, djaloshi ka shkuar në krevat rreth orës 22,30. E ka ëndërruar ëndrrën e parë, e pastaj, në ndonjë mënyrë të pasqarueshme, është bërë i vetëdijshëm se dalngadalë po zgjohej, por – çfarë shoku – as nuk ka mundur që përsëri të kthehej në ëndërr, e as që plotësisht të zgjohej e të kthjellej!

Ka qenë, siç më vonë do të rrëfejë, "në një gjendje të pandihmesë, të qetë, të errët e të pandjenja". Në këtë gjendje të pazakonshme të katalepsisë astrale apo të zalisë Muldoni befasisht ka ndier sesi ka pezulluar. Në po atë moment i tërë trupi i tij ka zënë që më fuqishëm

të vibrojë në nivel të lartë dhe ka ndier presion të fuqishëm në zonën e zverkut.

Në një mënyrë të çuditshme Muldoni e ka kuptuar se vërtet ka pezulluar gjashtëdhjetë centimetra mbi krevat. Ka lëvizur pavullnetshëm, nga pozita horizontale në atë vertikale, pastaj është kthyer dhe për të parën herë ka konstatuar se trupi i tij fizik akoma ndodhej në pozicionin shtrirë dhe se prehej në krevat. Tashi ata kanë qenë dy trupa identikë, të lidhur me fijen delikate, elastike, njëri fill i së cilës ka qenë i lidhur për zonën "medulla oblongata" (palca e zgjatur) të trupit astral, kurse tjetri i fiksuar në mes të syve të dublantit të tij.

Ka qenë i aftë të lëvizë, madje edhe të depërtojë përmes murit dhe nëpër dyer të mbyllura. Do të mund të thuhej se kjo deri diku edhe e ka zbavitur, por befas ka ndier sesi fija po mblidhej – e ka humbur kontrollin dhe befasisht përsëri është gjendur në pozitën horizontale mbi krevat:

"Duke u kthyer mbrapa, kam përjetuar procedurë të kundërt nga ajo që kam provuar duke u ngritur nga krevati. Dublanti im astral dalngadalë është lëshuar, duke vibruar përsëri me hov të fuqishëm, pastaj befasisht ka rënë, duke u njësuar me dublikatin fizik. Në çastet e

njësimit, trupi im fizik është trandur, nëpër muskujt e mi ka depërtuar dhembja, mu si të isha zbërthyer nga koka gjer në thembra. Fizikisht përsëri kam qenë i gjallë. I mbushur frikë, por i gjallë. Vetëdija për të gjitha detajet nëpër të cilat kam kaluar thjesht më ka lemeritur. Megjithatë, nuk ka zgjatur shumë...”

### Dëshira

Të gjithë hulumtuesit dhe praktikuesit e botës mendojnë se për arritjen e vetëdijshme të projeksionit astral faktori më i rëndësishëm është ***dëshira e zjarrtë që të lëshohet trupi fizik!***

Pa vendim të vetëdijshëm e të fortë kurrgjë nuk ka për të ndodhur. Kur njëherë dëshira e zjarrtë e pushton tërë trupin, ajo rëndom rrëshqet nën pragun e vetëdijes, duke u bërë “trampulinë” për atë që veç duhet të pasojë. Dhe, vërtet dëshira e zjarrtë mund të shërbejë si karburant për procesin misterioz të projeksionit astral. Muldoni, për shembull, e ka shfrytëzuar mundësinë e dëshirës së ndrydhur duke pirë ujë të njelmët para vetë shkuarjes për të fjetur. Trupi i tij fizik në këtë mënyrë është bërë inert, por, shkaku i dëshirës tejet të madhe për shuarjen e etjes, trupi i tij astral vetvetiu është liruar.

Njëherë kur të arrihet projeksioni astral, dëshira që përvoja të përsëritet bëhet dukshëm më reale e më e fuqishme. Shëtitjet jashtëtrupore në situata të tilla janë shumë më të lehta dhe më pak të rrezikshme. Megjithatë, në arritjen e projeksionit astral ekzistojnë tri stadiume shumë të rëndësishme.

**Stadi i parë**

Kjo është gjendje kur trupi astral është krejt pak i ndarë nga ai fizik dhe ekziston vetëdija e thellë se trupi fizik po fle. Ky është regjenerim i fuqisë mentale dhe i energjisë intelektuale. Jo rrallë, kur trupi fizik është i rraskapitur, kurse gjumi menjëherë nuk na merr, mendja vazhdon të grumbullojë fotografi e pamje në tru, duke i reprizuar të gjitha ato situata të cilat trupin fizik e kanë rraskapitur. Në këtë proces të ndërlikuar mental ndodh diçka e çuditshme, bëheni të pavetëdijshëm për lodhjen, indiferent ndaj gjithëçkahi që ju rrethon, të zgjuar ndërsa fleni, me vetëdijen e cila gdhin mbi trupin. Dhe kjo fuqimisht ju shlodhë...

**Stadi i dytë**

Ky stad është, ndoshta, më karakteristiku për përjetimet jashtëtrupore të provokuara me vdekjen klinike. Kjo është gjendje kur dublanti astral gdhin përmbi trupin fizik duke mos u larguar së tepërmi.

"... Të parën herë jam zgjuar në krevatin spitalor me dhembje të forta në kraharor. E kam shtypur sustën në skaj të krevatit, se kam dashur t'i thërras motrat; ato kanë nxituar rreth meje. E kam pasur jopërshtatshëm të qëndroja shtirë në shpinë ndaj jam rrotulluar, por kur këtë e kam bërë, më është ndalur frymëmarrja dhe zemra më ka pushuar së rrahuri. Në atë moment i kam dëgjuar motrat sesi bërtisnin.

Derisa ato zhurmonin, e kam ndier sesi dilja nga trupi dhe rrëshqisja në mes të dyshekut dhe rrethojës së krevatit, në të vërtetë, m'u ka dukur se kam kaluar nga rrethoja dhe ashtu kam zbritur në dysheme. Atëherë kam filluar ngadalë të ngrihesha. Kam parë sesi vinin ende motra në dhomë – kanë qenë së paku dymbëdhjetë. Pikërisht ka qenë vizita mjekësore, ndaj e kanë ftuar mjekun tim. E kam parë sesi hyri dhe kam menduar: çfarë bën ai këtu? Kam rrymuar kah vendi ku ka qenë e përforcuar drita – e kam parë

qartë nga profili - dhe jam ndalur. Kam pezulluar nën tavan dhe kam shikuar poshtë. Jam ndier pothuajse si copëz letre së cilës dikush i ka fryrë kah tavani.

Prej aty kam soditur sesi provonin të më ringjallnin. Trupi im qëndronte shtrirë në krevatin, që shihej mirë, dhe të gjithë qëndronin rreth tij. Njëra motër ka thënë: "O Zot, ky e pati!" kurse tjetra është gërmucur dhe më ka dhënë frymë artificiale përmes teknikës gojë më gojë. E shihja zverkun e saj gjersa vepronte. Kurrë nuk kam për ta harruar flokun e saj, ishte shkurt e nënqethur. Atëherë kam parë sesi e sillnin një aparat dhe m'i kanë vënë në gjoks dorëzat e tij elektrike. Kur e kanë bërë këtë, kam parë sesi trupi ka kërcyer nga krevati dhe kam dëgjuar sesi në të kërcisnin eshtrat. Kjo në mua ka ndikuar tepër pakëndshëm.

Duke shikuar sesi ma shtypnin gjoksin dhe sesi m'i fërkonin duart e këmbët, kam menduar: përse po mundohen aq shumë, kur unë jam kaq mirë?!..."

Kjo dëshmi tronditëse, të cilën në librin e tij e ka shënuar hulumtuesi amerikan, Raymond Moodi, është tipike për stadin e dytë të projeksionit astral.

## Stadi i tretë

Kjo është gjendje në të cilën trupi astral bën shëtitje në viset më të largëta. Është karakteristike dëshmia e John Hopkinsit nga Caramarthena:

"Një mbrëmje në pranverën e hershme, pasi kam rënë e kam qenë me shëndet shumë të mirë, i kam parë qartë nënën e përlotur dhe motrën e vogël. Kam qenë në Karamarthenë, kurse ato tetëdhjetë mila më larg, në Monmouthshire. E kam kuptuar se janë të pikëlluara dhe në vend e kam pasur të qartë se në familje më kishte ndodhur diçka tragjike. Të nesërmen heret nga babai në Monmouthshire kam marrë letër me lajmin se atë ditë kishin mësuar për vdekjen e nipit tim!"

Projeksionet astrale në largësi të mëdha më së shpeshti janë të sforcuara e të motivuara me dëshirën tepër të madhe për t'u ndodhur në vendin e caktuar, apo për t'u ndodhur me persona tjerë të caktuar. Faktori – dëshirë këtu është i shprehur edhe shumë madje. Ai bëhet burim energjie i llojit të vet i cili e dërgon trupin astral deri tek qëllimi i tij.

## Imagjinata kreative

Mund të thuhet lirisht se pa imagjinatë kreative nuk ka shëtitje astrale. Kjo është e rëndësishme sa edhe vetë dëshira që të mbërrihet gjendja e ndarjes së trupit astral nga ai fizik, kurse shumica e marrin si një lloj autohipnoze.

Pamjet të cilat mund t'i përdorni që të mund të provokoni projeksionin jashtëtrupor mund të jenë të ndryshme: arratisja nga një mjedis në tjetrin, shpëtimi nga rreziku potencial... Paramendojeni, ta zëmë, sesi në ndonjëfarë mënyre keni hedhur spirancën në fund të detit dhe sesi me dëshpërim luftoni për të dalë në sipërfaqe. Apo, se ndodheni në shkretëtirë, jeni të rrethuar me mur të lartë, kurse nga ana tjetër e atij muri ofrohet begatia që ju ju tërhjek... ju tërhjek... dhe ju duhet, gjithsesi, përmbi mur...

Koncentrimi dhe përsëritja janë faktorë me rëndësi madhore për arritjen e projeksionit astral.

**Ushtrimet hyrëse për çlirimin e dublantit**

Si thekson Anthony Martini, koha më adekuate për të provuar projeksionin është në çastet kur trupi fizik është i lodhur, por edhe i aftë për relaksim të shpejtë. Mendja duhet që relativisht të jetë e zgjuar, kurse dëshira për arritjen e projeksionit astral mjaft e fortë.

Koha më e qëlluar ashtë pas mesit të natës, kur organizmi përgjithësisht fundoset në pushim.

Bini në dysheme. Kjo është më mirë sesa të bini në krevat. Shtrihuni dhe relaksohuni. Provoni t'i dëboni të gjitha mendimet të cilat nuk kanë lidhje me dëshirën tuaj për ta arritur çlirimin e dublantit astral. Në dhomë duhet të mbizotëroj qetësia e butë, kurse gjysmerrësira është veçanërisht e rëndësishme për përjetimin e projeksionit.

Harrojini të gjitha shqetësimet dhe brengat që ju kanë përcjellë atë ditë. Muskujt tuaj dhe mendja juaj duhet të jenë të relaksuar, pasi që çdo shqetësim, madje edhe ai më i vogli, mund të ndikojë negativisht në rrjedhën e eksperimentit. Dhe, edhe pse dëshira, siç kemi thënë, është e një rëndësie të madhe, në rastin e mossukseseve të para mos lejoni që kjo të ju persekutojë dhe të ju bëhet opsesion. Përfundimisht, krejt këtë duhet kuptuar si një

lojë të vogël, interesante, e cila mund të ketë apo të mos ketë sukses.

Përndryshe, kur veçse flasim për *d ë s h i r ë n* , ka ndodhur në rastet e jashtëzakonshme kur ajo e mobilizon tërë energjinë mentale për t'i shkaktuar të ashtuquajturat paraqitje. Rasti më i njohur është i lidhur për shkrimtarin e famshëm suedez të teatrit, August Strinberg, dhe është përshkruar hollësisht në shumë vepra kushtuar projeksionit astral.

Drejtpërdrejt pas ndarjes me gruan e tij të dytë, në gjendje çrregullimi mental intensiv, Strinbergu më 1895, ka udhëtuar për Pariz që sa më lehtë ta "mbijetonte" shpartallimin sentimental. Kjo, siç do të shihet, nuk ka qenë edhe gjithaq e lehtë. Një natë ka ndier gjakimin e papërmbajtur që edhe njëherë të ishte në rrethin e familjes së vet, dhe, shih çudinë: befasisht e ka parë veten në shtëpinë e tij të dashur! Është ulur në kolltukun e tij të adhuruar gjersa vjehrra e tij qetësisht ka muzikuar në piano.

Disa ditë më vonë ka marrë letër nga e vjehrra ku pyeste për shëndetin e tij, pasi që: "Para disa netësh, gjersa i kam rënë pianos, e kam parë hijen tënde sesi pushonte e hedhur në kolltukun tënd të preferuar"!

**Vizuelizimi**

Hulumtuesit e projeksionit astral mendojnë se vizuelizimi është çelësi i dytë i rëndësishëm për krijimin e gjendjes në të cilën me sukses përjetohet shëtitja jashtëtrupore. Është e njohur se vizuelizimi është zemra e të gjitha ushtrimeve okulte dhe ai paraqet portën kryesore për në hapësirat e brendshme të njeriut. Të imagjinuarit kreativ, i cili e krijon vizuelizimin, paraqet stimulim të përsosur për ndarjen e trupit astral. Kjo është gjendje në të cilën poetët i shkruajnë vjershat e tyre më të bukura, piktorët i pikturojnë pikturat e tyre më impresionuese, kompozitorët komponojnë muzikën e pavdekshme...

Në kohën e sotme të jetës dinamike në të cilën me ndihmën e kompjuterëve edhe vetë bëhemi pjesë e tyre, të imagjinuarit kreativ është dhuratë e rrallë natyrore. Për këtë arsye Antony Martin i propozon këto ushtrime.

Merreni një libër dhe shikoni me kujdes në kopertinat e tij. Pastaj, mbyllini sytë dhe provoni që në ndërdije të krijoni përfytyrimin e kopertinës, të saktë në çdo detaj. Keni për të zbuluar se para vetes keni detyrë mjaft të rëndë, por nëse do të jeni këmbëngulës dhe do t'i

vazhdoni ushtrimet, keni për të ardhur gjer tek përfundimi se fotografia mentale gjithnjë e më tepër e fiton qartësinë dhe saktësinë. Në fund, do të ju shkoj për dore që ta shihni saktësisht me të gjitha detajet, gati si të ndodhej para syve tuaj të hapur. Kjo është shenjë se e keni zotëruar vizuelizimin, dhe ushtrimet për arritjen e projeksioneve astrale mund të fillojnë.

Mundësia e vizuelizimit do të ju ndihmojë që "ta lironi" trupin astral, derisa të shtrirë në dysheme e stimuloni ndarjen e tij nga trupi fizik. Njëkohësisht vështroni se çfarë po ndodh gjer në detajin më të fundit, duke përfshirë këtu edhe ndryshimet në rrethin tuaj. Derisa e bëni këtë, largojeni ndjenjën e krevatit apo të dyshemesë nën shpinën tuaj; largoni çdo mendim nga vetëdija juaj se jeni të lidhur me trupin fizik!

Koncentrohuni, pra, intensivisht në trupin tuaj astral gjithnjë derisa ai butësisht të mos fillojë të lirohet nga porti fizik e të ngrihet në ajër.

Anthony Martin mendon se këtë ushtrim mund ta përsërisni sa herë të doni, e që kurrgjë të mos ndodhë. Kjo është shenjë se fuqishëm jeni të mbyllur në trupin fizik dhe se duhet intensifikuar ushtrimet e vizuelizimit. Tek disa njerëz trupi astral është fort i lidhur për trupin

fizik dhe nevojitet vizuelizim më i madh që ai të fillojë të lirohet. Insistimi, megjithatë, gjithmonë paguhet...

### Bartja e vetëdijes

Derisa e vizuelizoni trupin astral sesi fluturon mbi atë fizik, duhet të gjakoni që vetëdijen tuaj ta bartni në trupin astral, por ashtu gjallërisht sa të mund ta shihni trupin tuaj fizik sesi qëndron shtrirë në dysheme, duke vërejtur çdo detaj të tij.

"Jini të kënaqur me suksese të vogla e me hapa të vegjël", këshillon Martin. "Çdo hap gjer tek projeksioni astral është i rëndë dhe kërkon angazhim të madh mental. Paramendojeni trupin tuaj astral sesi po lëviz, po sillet, po rrotullohet; barteni tërë energjinë tuaj në të, duke e lënë trupin fizik guacë të pajetë – çfarë ai në të vërtetë edhe është."

Të gjitha ushtrimet e deritanishme bëhen me sytë mbyllur, kurse hapi tjetër kërkon vizuelizim me sytë hapur. Ky është vërtetë dukshëm më i rëndë, por kur të përvetësohet njëherë teknika e tillë, arritja e projeksionit astral është shumë më e thjeshtë dhe më e lehtë. Pra, shtrihuni në dysheme me sytë hapur dhe filloni

ta lironi trupin astral duke vizuelizuar ndarjen graduale të tij nga dublanti i vet fizik.

Fillojani nga shputat. Paramendojeni dublikatin tuaj të tejdukshëm, të ndritshëm sesi po lirohet nga trupi fizik. Krijohen së pari shputat, pastaj këmbët, duart, trupi, koka... Vetëdija bartet në duplikatin astral dhe përnjëherësh e shihni trupin tuaj fizik nën ju dhe i vëreni tëra detajet në të!

Shumë autorë e hulumtues, siç është, ta zëmë, Crookall, autor i manualit të llojit të vet "Teknikat e projeksionit astral", mendojnë se rrjedha e lirimit të trupit astral është spirale. Pikërisht shkaku i kësaj ai edhe i këshillon fillestarët që të fillojnë të vizuelizojnë një këso rrjedhe, sepse "nëse dikush p a r a m e n d o n sesi trupi po lirohet në mënyrë spirale, ai përfundimisht edhe ka për ta lënë gëzhojën fizike".

**Koncentrimi dhe mantrat**

Metodat tjera të cilat mund të provohen, duke i zbatuar ushtrimet e përmendura këtu të vizuelizimit, përfshijnë vështrimin e fiksuar, gjegjësisht të shikuarit vetëm në një objekt të vënë në largësi të caktuar. Kjo mund ta sjell

shumë shpejt ndarjen, duke qenë se sytë, pas një kohe të caktuar, e humbasin forcën e tyre të të fiksuarit qartë, kështu që uni i ndërdijshëm niset në aksion...

Qiriu i vendosur në njërin kënd të dhomës më në largësi paraqet objekt ideal fokusimi. Kur ta ndieni se vetëdija juaj veçse është lodhur, filloni ta vizuelizoni trupin tuaj astral sesi po e lë atë fizik e sesi ngadalë po i ofrohet objektit në të cilin po shikoni, pra, qiriut!

Metodë tjetër, e pranuar nga shumë praktikantë, na udhëzon për përdorimin e diskut të ngjyrosur të vendosur në mes të vetullave, në të cilin vështroni gjithnjë derisa nuk fundoseni në gjendjen e përshtatshme për projeksionin jashtëtrupor.

Tekniakt e lashta, ndërkaq, na e këshillojnë thënien kolektivisht të mantrave apo të shprehjeve magjike. Të thënët monoton dhe njëritmik i mantrave në interval më të gjatë kohor e sjell vetëdijen tonë në gjendje transi në të cilin trupi astral me lehtësi ndahet nga ai fizik. Këtë teknikë që nga fëmijëria e tij e ka zbatuar lordi Tennyson për të arritur projeksionin astral.

"Në atë gjendje kam ardhur duke përsëritur qetësisht emrin tim personal. E kam përsëritur gjithnjë derisa në një çast

individualiteti im të mos ketë kërcyer nga trupi fizik e të mos ketë filluar të pezullojë...”

Në manastiret budiste dhe lamaiste të Azisë thuhen mantrat, por shpesh edhe fjalët e shenjta: “Om mane padme om, om mane padme om...”

Tespihet dhe rruzaret, të cilat në ritëm të caktuar zgjidhen me gishtërinj derisa thuhen (apo këndohen) vargjet mistike, është edhe një mënyrë-shtesë e bartjes së planit astral dhe shpesh zbatohet me ushtrime specifike të frymimit, të cilat kanë për qëllim që ta rrisin sasinë e dioksid karbonit në gjak!*

**Teknika e hapjes së portës**

Teknika që mban këtë emër të pazakonshëm veç është e njohur kaherë dhe e preferuar në meset që e kultivojnë okulten, sakaq veçanërisht me zemër na e rekomandon Aleister Crowley. Personi që projekton trupin astral në murin e zbrazët duhet t’i paramendojë dyert e mbyllura. Në dyer ndodhet ndonjë shkrim i cili më parë ka qenë objekt i meditimit të durimshëm. Pastaj është e nevojshme të vizuelizohen dyert të cilat ngadalë hapen, e

pastaj provoni që vetveten ta shihni sesi po kaloni nëpër to.

Nëse jeni këmbëngulës dhe nëse do të keni pakëz fat të kaluarit ka për të ndodhur dhe ju keni për t'u ndodhur në anën tjetër të dyerve joekzistuese. Kenneth Grant, i cili me anë të kësaj teknike e ka përjetuar ndarjen e parë astrale të veten, ka rrëfyer pastaj sesi befas e ka ndeshur vetveten "të privuar nga trupi i vet fizik" e sesi lëvizjet e tij i ka përcjellë "ndjenja e lehtësisë ekstreme dhe e lirisë".

*"Ka qenë ajo diç si të ndodheshe në gjendjen e papeshë në të cilën fluturoja me ndihmën e vetëdijes, e jo të forcës fizike..."*

## Stimulimet-shtesë

"Është zbuluar", thekson Anthony Martin, "se pamjet e caktuara të cilat i imagjinojnë ata të cilët dëshirojnë të përjetojnë projeksionin e vetëdijshëm astral e lehtësojnë tërë procesin. Dorën në zemër, disa pamje janë më të zbatueshme nga disa persona, kurse disa nga personat tjerë. Unë do të jua sugjeroj vetëm ato që në praktikë janë treguar të suksesshme.

Provoni, ta zëmë, valëzimin e ujit, apo farfuritjen e dritës. Koncentrohuni gjer në atë masë saqë pamja të marrë përmasat e realitetit. Apo: paramendojeni veten si pikë në hapësirë e cila lirisht pezullon; apo si pjesë të resë, mundet edhe si shtjellë avulli e cila ngadalë ngrihet, ngrihet...”

Martini mendon se edhe lëvizja, sidomos rrotullimi në hapësirën e zbrazët, ka efekte të qëndrueshme me rastin e kërkimit të projeksioneve jashtëtrupore. Nëse përcaktoheni për këtë, atëherë paramendojeni fruljetën (fuzën) sesi rrotullohet. Përcilleni rrotullimin e saj dhe spontanisht identifikohuni me të. Pastaj mendoni sesi po e lëshoni trupin dhe po silleni, silleni... gjithnjë e më ngadalë, e pastaj sesi po ngriheni e po e shikoni rrethinën prej së larti.

Duke iu falënderuar lojës në rreth, dervishët bijnë në trans. Silluni edhe ju, këshillon Martini, gjithnjë derisa trupi juaj astral nuk ngrihet nga gualli fizik (gëzhoja fizike).

Dëshira po ashtu mund të jetë stimulim-shtesë në eksperimentet e këtij lloji. Muldooni i dallon dëshirat aktive dhe pasive. Thotë:

“Ndoshta do të mendoni: hej, paj ky po dëshiron të na bindë se projeksionin astral mund ta përjetojmë thjesht, sipas dëshirës, kur ta

dëshirojmë këtë! Në njëfarë dore kjo është e saktë, pasi që forca e imagjinatës ia hap dyert trupit astral!... Kurse dëshira në krejt këtë është ajo që e bën të mundur fillimin themelor."

Fotografia e tunelit të cilit i ofroheni e në të cilin hyni lehtas ndoshta është mjeti më i thjeshtë e më efektiv stimulues i imagjinatës së vullnetshme. Nuk është prandaj kurrfarë çudie që në dëshmitë tronditëse për ndjenjat e veta pacientët të cilët nën anestetikë kanë përjetuar shëtitje jashtëtrupore të flasin sesi iu është dukur se po kalojnë nëpër tunel të gjatë, të errët, në fundin e të cilit ka vezulluar rrezja e dritës.

## Frymimi dhe "numërimi i hapave"

Kontrolli i frymimit, siç është thënë më herët, e mundëson hyrjen në gjendje transi dhe e nxit lirimin e trupit astral. Mbajtja e thjeshtë e frymës ka për të prodhuar efektin e lirimit butësisht të dublikatit astral.

Ja se ç'thotë për këtë Swedenborg:

"Mbajtja apo zmbrapsja e frymës paraqet ekuivalentin e interferencës me shpirtin, duke ia dhënë trupit."

T'i përkujtojmë përvojat e Lindjes – niveli i ulët i jogës dhe meditimit u japin theks të

veçantë pikërisht efekteve psikike të kontrollit të frymimit.

"Shinto-magjistarët" japonezë e kanë përsosur metodën e udhëtimeve jashtëtrupore të njohur si "numërimi i hapave". Një variant i kësaj teknike është shumë i përshtatshëm për fillestarët. Bazohet në vizuelizimin preciz të udhëtimit të caktuar, rëndom vizita tek personi i dashur. "Shinto-magjistarët" kanë vendosur që udhëtimi të kryhet me anë të numrit të caktuar të hapave, sakaq largësia nuk është absolutisht e rëndësishme.

Duke parafytyruar sesi po e lë shtëpinë e vet, magjistari e përcjell vetveten sesi i numëron hapat e vetëbërë (që vetes ia jep për detyrë) e sesi arrin gjer tek dyert e shtëpisë së caktuar. Ai pastaj duhet të trokasë në dyer e të hyjë në shtëpi. Kur ta dorëzojë mesazhin duhet të bëjë numër të njëjtë hapash për t'u kthyer në shtëpinë e tij.

Për këtë teknikë është i nevojshëm koncentrimi i përsosur si dhe vizuelizimi tejet preciz e i gjallë.

Natyrisht, për fillestarët duhet ndryshuar diçka kjo "skemë". Para së gjithash duhet zvogëluar rruga, ta zëmë, në hapësirën në mes të dy dhomave në banesën tuaj. Pastaj, njiheni atë

rrugë, të gjitha detajet në të, dhe provoni t'i shtypni në memorien tuaj. Shtrihuni, koncentrohuni dhe nisuni. E keni përcaktuar numrin e hapave dhe ju pikërisht sipas tyre edhe shkoni. Rrugës, regjistrojini detajet që janë në rrugën tuaj. Kështu arrini deri tek qëllimi...

Nëse nuk shkon, Anthony Martin rekomandon që shtegun ta vizatoni në një copë letre dhe ta përmbushni me të gjitha karakteristikat. Pastaj maksimalisht të përpiqeni që në mendime vetveten ta familjarizoni me shtegun që duhet astralisht ta kaloni.

Nëse as kjo nuk shkon, mos e humbni vullnetin. Gjatë rrugës suaj përcaktojini pikësynimet, vendin ku duhet shkuar. Një pikësynim mund të jetë ndërprerësi elektrik, i dyti radiatori, i treti ndonjë fotogarfi në mur, i katërti ndonjë vazo... Para çdo pikësynimi ndaluni dhe në të vështroni pesë-gjashtë minuta që t'i mbani mend të gjitha detajet. Ditën tjetër përsëri ndaluni para pikësynimit dhe këtë herë pandërprerë shikojeni dhjetë minuta. Këtë ushtrim përsëriteni aq herë sa keni nevojë që pikësynimin e parë ta regjistroni në memorie. Pastaj, përkushtojuni të dytit, të tretit, të katërtit...

Kur të jeni krejt të sigurt se me themel i keni regjistruar të gjitha detajet në rrugë, shtrihuni në krevat dhe lirohuni. Dhe derisa trupi fundoset në internitetin e butë, vizuelizojeni veten sesi ngriheni nga krevati në trupin tuaj astral. Në fillim ju keni për të vështruar trajtën e paramenduar të trupit tuaj astral nga këndi i trupit fizik, por nëse me kujdes jeni përgatitur dhe jeni adaptuar në vizuelizimin e gjallë, gjendjen e vetëdijes duale duhet ta marrë, i përcjellë me bartjen e lehtë të vetë vetëdijes, trupi astral.

Në të kaluarën me projeksion të vetëdijshëm astral janë marrë shumë hulumtues dhe dijetarë. Natyrisht, të gjithë nuk kanë arritur rezultate të njëjta spektakulare. Ka pasur madje edhe asosh që gjatë gjithë hulumtimit të tyre përjetësisht kanë mbetur në fillimin e vet, por, sigurisht, ka pasur edhe të atillë që lëmin e projeksioneve astrale e kanë begatuar me përvojat e veta personale, jashtëzakonisht interesante. Ne do të flasim mbi përvojat e tyre...

## Oliver Fox: kontrolli i ëndrrës

Përvoja e Oliver Foxit, e përshkruar detajisht në "Parakalimet okulte" më 1920, bën

pjesë në më të lexuarat në tërë literaturën përkushtuar përjetimeve jashtëtrupore. Artikujt në të cilët Fox hollësisht i përshkruan projeksionet e veta astrale –përmbajnë një numër mjaft të madh detajesh interesante.

Në fillim të tregimit të tij Foxi përvojave të veta të pazakonshme iu jep këto sqarime:

1. Kanë qenë këto ëndrra përplot jetë!
2. Apo kanë qenë këto përjetime reale të projeksionit astral!

Foxi për dallim nga shumë hulumtues të tjerë nuk ka provuar të argumentojë teorinë e trupit astral. Ai, thjesht, vetëm i ka ofruar përvojat e veta, duke e lënë lexuesin që vetë t'i kërkojë sqarimet e t'i sjell gjykimet.

Karakteristika themelore e përjetimeve jashtëtrupore të Foxit është se ato kanë buruar nga të kontrolluarit e ëndrrës. Teknika e tij, tashmë e njohur në botë, është bazuar në të parët e disa keqkuptimeve apo të anakronizmave në ëndërr. Me fjalë të tjera, për këtë teknikë e domosdoshme është vetëdija që të ëndërrohet.

Ja, çelësi i Foxit për ëndrrën:

“Gjatë kohës kur kam qenë student në kolegjin teknik, një ëndërr e pazakonshme më ka frymëzuar t'i filloj hulumtimet e mia. Kam

ëndërruar se po rrija jashtë shtëpisë sime. Duke shikuar poshtë, kam zbuluar se rrasat e gurta në mënyrë enigmatike e kanë ndërruar pozitën e tyre – ana e gjatë tashi ka qenë paralele me skajoret në vend se të ishin në këndin e drejtë – siç ishin në realitet! Si ka ndodhur kjo? – kam pyetur veten. E atëherë m'u ka përkujtuar – paj, unë po ëndërruakam!

Njëkohësisht, forca e jetës të cilën e kam përjetuar kurrë nuk ka qenë më impresive. Kurrë deti e qielli nuk kanë shfryrë bukuri ashtu madhështore; kurrë shtëpitë e rrugët nuk kanë qenë më harmonike; kurrë fushat nuk kanë qenë aq të pastra e të ndritshme... Kurrë, përfundimisht, nuk jam ndier ashtu çuditërisht bukur, me tru të kthjellët dhe i fuqishëm si hyjni. Ndjenja, sakaq, nuk ka zgjatur shumë dhe kontrolli im mental e ka humbur fuqinë e është harmonizuar me trupin e lodhur. Atëherë më ka rënë në mend një ide e shkëlqyeshme – kam vendosur që të provoja "t'i kthehesha ëndrrës sime të shkëlqyeshme dhe sa më gjatë ta vijoja!..."

Prapa kësaj dëshire ka qëndruar detyra mjaft e rëndë dhe e ndërlikuar. Netëve ka tentuar që ta kontrollojë ëndrrën dhe që së paku pak ta vijojë, por kur kjo ka zënë t'i shkojë për

dore, ëndrra është shndërruar në vetëdije të zgjuar duke liruar trupin astral dhe Foxi ka qenë i aftë të kalojë nëpër muret, në dukje, të forta dhe "ta modelojë materien sipas vullnetit të tij".

Pas eksperimentimeve afatgjata ka zbuluar se tentimi për ta zgjatur ëndrrën po i shkaktonte dhembje të pakëndshme në zonën e gjëndrës së epifizës dhe kjo i ka shërbyer si signal se po kthehej në trupin fizik. Foxi, po ashtu, e ka zbuluar se në sekondat e fundit të ëndrrës së zgjatur e të kontrolluar po përjetonte – vetëdije të dyfishtë. Me fjalë të tjera, ai në ato momente të pazakonshme ka mundur ta ndiente vetveten sesi merrte pjesë në ëndrrën e vet, por, njëkohësisht, ka qenë i vetëdijshëm se po qëndronte në krevatin e vet e se madje edhe po e shihte – dhomën e fjetjes!

Oliver Fox, nuk ka dilemë, ka qenë tip i hulumtuesit të vërtetë. Dhembjet në zoën e gjëndrës së epifizës kanë qenë shenjë e padyshimtë se eksperimentin duhet ndërprerë. Por, Foxin gjithnjë e më shumë e ka munduar çështja - çfarë do të ndodhte po qe se nuk do t'i dëgjonte signalet e trupit të tij e nëse eksperimentin do ta vazhdonte...!

Një natë ka vendosur që të shkonte gjer në fund: pas signalit me dhembje ka dëgjuar

diçka si “klik” në zonën e trurit dhe në çast është ndier “i mbyllur” dhe i ndarë nga trupi i vet fizik! Duke e humbur ndjenjën e vetëdijes së dyfishtë, i është dukur kinse ka pezulluar në një dimension të ri, në të cilin koha dhe hapësira nuk kanë paraqitur pothuajse kurrgjë. Foxi është gjendur në – projeksionin astral!

Përvoja jashtëtrupore, sakaq, nuk ka zgjatur shumë. Ndjenja e vetmisë dhe e panikut e kanë përcjellë, dhe Foxi pas “klikut” karakteristik përsëri është ndodhur në trupin e vet fizik, por në një gjendje plotësisht të shtaguar. Kontrollin mbi organizmin fizik e ka vënë me një angazhim tejet të rëndë:

“Kam kërcyer nga krevati i tejlumtur se shpëtova nga shtangimi i mundimshëm, por menjëherë kam dështuar. Pas kësaj dy-tri ditë jam ndier i sëmurë!”

Bazuar në përvojën personale Oliver Fox ka krijuar listën e pasojave të mundshme:

1. Dobësimi i zemrës apo çmenduria
2. Varrimi i parakohshëm (nëse kohë më të gjatë mbeteni në katalepsi)
3. Xhindosja
4. Prerja e fijes astrale

5. Dëmtimi i të ashtuquajturit "transportuesi fizik".

Përvoja e Foxit tërheq vërejtjen se pas kthimit trupi fizik mbetet në gjendjen e pakëndshme gjysmë të shtangur. Edhe pse sytë janë të mbyllur, rrethina në njëfarë mënyre shihet qartë, e, ndër të tjera, edhe atmosfera – Foxi e përshkruan nga përvoja e vet sikur ekzistojnë thërrmiat e pluhurit të ndriçuara me diell. Në pragun e pashmërisë Foxi ka regjistruar pamje të pazakonshme – diçka si grumbullim i veve të bretkosës, ngjyrë të kaltër në të hirtë, e ajo që është më e çuditshmja – i është dukur se po dridhëronin!

Çfarë do të ndodhte tjetër sikur Foxi ta vazhdonte përjetimin jashtëtrupor, është vështirë të thuhet. Frika, apo parehatia nga pasiguria dhe e panjohura, gjithmonë ka krijuar përshtypjen se diçka po e tërhiqte prapa, që të mos shkonte më tej, që ta ndërprente eksperimentin. E megjithatë, dëshira e tij ka qenë që ta sforconte *UN-in* e vet jotrupor përmes portalit të gjëndres së epifizës, ashtu që ajo "klik" të mbetej prapa tij.

"Kjo më ka shkuar për dore në gjendje transi: *UN-i* im jotrupor ka nxituar kah pika e menduar në gjëndren e epifizës dhe është nisur

kah dyert e paramenduara... Forca ka qenë e tillë saqë së frikti jam gjendur jashtë trupit. Në eksperimentet e mëvonshme, në rastet kur forca ime nuk ka qenë mjaft shkatërruese që të shpërthej, kam mbetur në trupin fizik gjersa drita astrale shkallë-shkallë është zvogëluar dhe plotësisht është fikur. Sipas rregullit, rëndom kanë qenë të nevojshme dy-tri tentime për të prodhuar mundësi mjaft të fortë të vetëdijshme që të shpërtheja dhe të tërhiqesha jashtë trupit fizik!...”

**Përvoja e William Gerhardiesë**

Në vitin 1934 , William Gerhardie e ka botuar rrëfimin personal në tregimin i cili më tepër i ngjante novelës tronditëse. E ka quajtur “Ringjallja”, e në të detajisht e ka përshkruar aftësinë që në kohën e ëndrrës të lirohej nga trupi i vet fizik edhe pse vetëdija – e fjetur dhe e zgjuar – i ka funksionuar në një mënyrë të çuditshme, por harmonike.

Sapo Gerhardie e ka mësuar se po ëndërron, ai është “zgjuar” – e ka zgjatur dorën e tij për ta shuar dritën mbi krevat, por do të rrokte hapësirën e zbrazët, që ka qenë shenjë se po funksiononte jashtë trupit të vet fizik:

“Prapa shpinës sime si të ketë ndriçuar reflektori. Rrezja e gjatë, vezulluese e dritës – ka ngjarë në tufë të ndritshme të cilin në sallën e errësuar të kinemasë e prodhon projektori i aktivizuar – qartë e ka ndriçuar fytyrën time fizike në jastëk dhe është fokusuar në mes të vetullave të mia. E kam parë veten me gojën butësisht të hapur sesi frymoja qetësisht...”

Gerhardie na njofton se në trupin e tij astral ka qenë i pafuqishëm që ta lëvizë rezën në derë, por për këtë pa mundim ka mundur të kalojë nëpër material të fortë. Në një moment është ndodhur përballë pasqyrës së madhe në banjë dhe, për befasinë e tij, e ka parë vetveten. Ka qenë i veshur sikurse edhe trupi fizik të cilin e kishte lënë në krevat!

Përndryshe, është ndier i aftë që me lehtësi të lëvizë, por ka qenë i paaftë që t’i lëvizë objektet në dhomë. Kur është ndodhur jashtë dhomës së tij të fjetjes, si dhe banesës, ndjenja e lehtësisë gjithnjë e më tepër është rritur me largesën nga trupi fizik. Ka qenë i vetëdijshëm se nuk ekzistojnë kufij për “fluturimin” e tij – do të mund të fluturonte kudo që t’ia kishte ënda. Megjithatë, ndjenja e butë e kujdesit nuk i ka lejuar shëtitje tejet të largët, e së frikti ka

vendosur që edhe të kthehej në trupin e tij fizik. Ja, si e përshkruan ai kthimin:

"Vetëdija ime është turbulluar. Më është dukur sikur një dyzinë hamajsh, në mes të zhurmës dhe krikllimave, me kujdesin më të madh po e lëshonin një barrë të vlefshme nga peshëngritësi i zhurmshëm, i cili krijonte oshëtima të ndryshme. Në njëfarë mënyre kam qenë i vetëdijshëm se në të vërtetë isha unë ajo barrë e vlefshme dhe se, në të vërtetë, më lëshonin në trupin tim fizik. Me dhembje dhe dridhërimë, si në barkun tim të vendosej barra e rëndë më së paku një tonelatë, i kam hapur sytë dhe jam zgjuar..."

## Eksperimenti i Hector Durvill-it

Hulumtuesi francez ka eksperimentuar me projeksionin astral në momentet kur trupi fizik ndodhet në të ashtuquajturën "transi i thellë magnetik". Provat e Durvillit kanë vërtetuar të ekzistuarit e fijes së argjendtë ("ajo rëndom është cilindrike, por ndonjëherë ngjan edhe në një lloj tufëze"). Në pyetjen e gazetarit se a është trupi astral i ndarë, hulumtuesi francez ka dhënë përgjigje pozitive. Ai, në të vërtetë, mendon se "petku" është endur nga një lloj

pëlhure fluide. Eksperimentet e mëtutjeshme kanë sjellë rezultate të reja interesante...

Në largësi të caktuara nga eksperimentuesi janë vënë perdet e kalcium-sulfatit, e pastaj trupit astral i është sugjeruar që t'i ofrohet njërës prej tyre. Rezultatet e këtyre provave të pazakonshme Darvilli i ka botuar në librin e tij "Fantazmat e të gjallëve":

1. Projeksioni i trupit astral është akt i caktuar i cili mund të demonstrohet edhe me anë të eksperimentit të drejtpërdrejtë. Përfundimi është se vetëdija, apo forca jetësore, e pavarur është nga materia e se individualiteti përbëhet nga fiziku, shpirti inteligjent dhe një lidhje vitale në mes të trupit astral dhe atij fizik.

2.Duke qenë se trupi astral, apo fantazma, mund të ekzistojë e të funksionojë ndaras nga trupi fizik, kjo na bind në fenomenin – *jeta pas jetës*. Pavdekësinë është aq e mundur që edhe shkencërisht ta verifikojmë!...

**Pasojat që tërheqin vërejtjen**

Projeksioni i përhershëm astral i ka edhe anët e veta të këqija për të cilat ne, fatkeqësisht, nuk dimë gjithaq. Udhëtari astral francez, Yram , ka shkruar për lehtësinë (për të cilën të tjerët thonë se është jashtëzakonisht e mundimshme, e kohë pas kohe edhe e rrezikshme) me të cilën ka qenë i aftë të projektohet pas eksperimentit të tejzgjatur:

"Kohë pas kohësh ka ndodhur që vetveten ta pikasja të projektuar sesi qëndroja para trupit fizik, gati në atë moment që mbylljа sytë, kurse zbatimi i të projektuarit m'u ka bërë shprehi gjer në atë masë sa ka pasur raste kur kam qenë i detyruar të kthehem në trupin fizik për të qenë i sigurt se nuk kam ecur në ëndërr..."

"Paaftësia" – shprehja është përdorur nga Sylvan Muldooni për të shënuar dobësimin e procesit fizik dhe të aftësive të projeksionit astral. Këtu nënkuptohet edhe të dobësuarit e të rrahurave të zemrës dhe pulsit. Për këtë arsye hulumtuesit mendojnë se me eksperimentet e projeksionit astral nuk do të guxonin të merreshin ata të cilët kanë çfarëdo pengesash të zemrës apo të frymëmarrjes.

Megjithatë, ata të cilët janë të shëndoshë e kurreshtarë, mendon Muldooni, duhet sa më shpesh të lirohen e të shtrihen. Aftësia të

qëndroni krejtësisht të qetë e t'i dëgjoni proceset trupore – para së gjithash pulsimin e rregullt të zemrës - nuk është e thjeshtë. Ajo kërkon shkallë të lartë të koncentrimit si dhe ushtrime për kohë të gjatë. Por, jo: kur ta arrini, insistoni që me anë të koncentrimit ta zvogëloni ritmin e pulsimit të zemrës. Pulsimi i ngadalshëm e i fuqishëm i zemrës e lehtëson projeksionin, kurse të arriturit gjer në këtë gjendje është një nga metodat e vjetra për projeksionin e trupit astral. Natyrisht, qëllimi i kësaj teknike është që ta stimulojë gjendjen në kohën e ëndërrimit, kohë në të cilën ndodhin shumica e projeksioneve astrale spontane.

Teknika e Muldoonit për ngadalësimin e ritmit normal jetësor mund të vihet në lidhje me zbulimin shkencor të Celie Green-it se ekziston një lidhje në mes të përvojës esomatike (jashtëtrupore) dhe zvogëlimit të peshës së muskujve. Nja 33 % e të hulumtuarve kanë pohuar se përvojat e tyre kanë qenë të përcjella me lirimin e muskujve, e madje edhe në rastet kur stresi ka qenë faktor i fuqishëm në projeksionin e trupit astral. Megjithatë, të gjithë pajtohen në një: ***teknika e relaksimit*** si dhe ***meditimi*** janë stimuluesit më të mirë për arritjen e projeksionit astral spontan...

# DRAGO PUAÇ: TEKNIKAT E MIA MË TË DASHURA

- **Eksperiment interesant shkencor në Sarajevë**
- **Udhërrëfyesi praktik gjer tek përjetimi astral**
- **Si projektohet vetëdija?**
- **Ç'duhet ditur përfundimisht me rastin e arritjes së projeksionit astral?**
- **Pse është i nevojshëm ditari i punës?**
- **Si të ktheheni të sigurt në trupin fizik?**
- **Ku është kuptimi i ushtrimeve?**

Kur më kanë shkuar për dore provat që në mënyrë të vetëdijshme e të kontrolluar ta hedh shikimin në "botën e së andejshmes", duke qenë se isha edhe tejet i ri e i papjekur, as që i kam kuptuar rëndësitë dhe rreziqet e këtyre përvojave. Për mua kishte më së shumti rëndësi se unë ia kisha dalur. E si edhe të mos ia dilja kur me këtë kam vërtetuar se shkrimet

hermetike vërtet e ofrojnë çelësin për vrojtim më të plotë të botës në të cilën jetojmë. Ky fakt njëkohësisht edhe më ka gëzuar edhe hutuar. Jam djegur nga dëshira që sa më shpesh të përsërisja shëtitjet e vetëdijshme astrale!

Dhe i kam përsëritur.

Më kujtohet sesi në hovin rinor "i vizitoja" shoqet ndaj të cilave si çun ushqeja simpati të caktuar. Në një rast kam kuptuar se "loja" ime mund të ishte e kobshme dhe se shumë me lehtësi po i merrja aftësitë e mia që vetëdijshëm të provokoja projeksionin astral. Në të vërtetë, në një vizitë timen jashtëtrupore (Nish, 1972) e kam realizuar materializimin e pjesërishëm të trupit tim – duart që miken e stërfrikësuar e kanë sjellë gati në skajin e shkatërrimit nervor.

Nga atëherë me verën yjore të shpirtit jam marrë në mënyrë eksperimentale dhe me qëllim të vetëzhvillimit.

Dyshimin për atë se në lëmin e së andejshmes po arrijnë të tjerët, por edhe që unë vetë po ia dal ta bëj, e kam mani të llojit të vet nga e cila me dëshirë do të lirohesha. Kështu përvojat astrale më herët kam provuar t'i sqaroja nga pozicioni i psikanalizës dhe i drejtimeve tjera psikanalitike të ndryshme. Ku ta dish për të

satën herë e kam bindur vetveten se ishte koha e fundit që përvojat e mia me të andejshmen t'i pranoja si diçka që është realitet i pamohueshëm.

Në prill të vitit 1975 i kam kryer të gjitha veprimet përgatitore për projeksionin e vetëdijshëm astral. Tashi këtë e kam bërë shumë më seriozisht dhe më me vëmendje, pasi që ndërkohë njohja ime për këtë fushë impresive ishte bërë larg më e begatshme. Në ora një pas mesit të natës e kam lëshuar trupin tim fizik, kam dalur nga dhoma ime, e kam lëshuar edhe ndërtesën, e pastaj jam sjellë kuartit të qytetit në të cilin jetoja. Gjatë gjithë kohës i kam mbajtur mend të gjitha detajet në të cilat kisha qasje dhe ishin të dukshme.

Kur jam kthyer në trupin tim fizik, në ditarin tim i kam shënuar këto vërejtje: "Në rrokaqiellin fqinj tereshin ndërresat - jastukët, dy këmishëza dhe një peshqir. Në ndërtesën përskaj rrokaqiellit shndritnin këto dritare... "atë që nuk kam mundur ta përshkruaj, atë e kam skicuar, e pastaj i kam marrë të gjitha shënimet e mia dhe jam nisur përjashta që ato t'i verifikoja.

Rezultatet kanë qenë fantastike. Gati çdo gjë është përputhur në të gjitha detajet. Këtë eksperiment e kam pasur si shtysë që më intensivisht të filloja të merresha me

projeksionin astral, por tashi në operacione më të larta hermetike. Së frikti, sakaq, kam ardhur gjer tek zbulimi fascinant. Projeksioni astral nuk është diçka që është i ndarë nga personaliteti. Përkundrazi, ai personalitetin e fisnikëron, duke u bërë armë e fuqishme për punë në vetvete – për provokimin e ndryshimeve të caktuara në harmoni me vullnetin dhe dëshirën. Projeksionit astral, ndër të tjera, ndoshta duhet t'i falënderohem edhe që me efikasitet të madh merrem me praksën e terapisë bioenergjitike.

Duhet përfundimisht të jem i sinqertë dhe ta pranoj se nuk jam në gjendje që ta ndaj praktikën bioenergjitike – kërkimet dhe ekzaminimet të cilave për shumë vite u jam nënshtruar në klinikën neuropsikiatrike të spitalit "Koshevo" të Sarajevës – nga përvoja dhe praktika shumëvjeçare në metodat hermetike të vetëzhvillimit.

Kështu ka ndodhur që gjatë kohës përfundimtare të eksperimentit në kuadrin e projektit në të cilin përmes rrugës shkencore janë hulumtuar aftësitë e mia parapsikologjike – në fazën e transmetimit në largësi të energjisë dhe të mesazheve telepatike – të mos e bëj për shpirtin tim edhe projeksionin astral. V. B . nga Sarajeva, pjesëmarrës vullnetar i këtij

eksperimenti, rregullisht ia ka diktuar përcjellësit me shkrim të procesit të këtij eksperimenti të gjitha fotografitë, mendimet dhe fjalët të cilat gjatë kohës së provës i kanë pikur në vetëdije.

Disave prej tyre ua ka dhënë edhe vulën e personalitetit të vet, gjë që absolutisht nuk e ka pakësuar vlerën e të dhënave të fituara. Por, në një moment kam vendosur që në trupin astral ta vizitoja V. R., e cila ndodhej disa dhoma më larg nga unë, e mbërthyer për poligraf. Në atë moment docent dr. Xhemaludin Kantarxhixh, nën kontrollin e të citit janë kryer të gjitha eksperimentet shkencore, ka konstatuar se kam fituar teknokardinë dhe shpejt ka shkuar deri tek V. B., në dhomën e saj. Është kthyer me shprehjen e fytyrës e cila "ka folur" se ka ardhur gjer tek rezultatet interesante. V. B. gjatë kohës së shëtitjes sime astrale, i ka thënë:

- Po shoh këpucë burrash... pantollonet, duart... mos ka ardhur Dragani?!

Ka qenë e qartë se shëtitjen time astrale V. B. shumë bukur e ka vërejtur.

~ o ~

A mund të shkruhet bukur një Doracak praktik për realizimin e projeksioni astral? I kuptueshëm dhe i pranueshëm për lexues me pjekuri të ndryshme intelektuale? Ndoshta edhe mundet. Kjo është vetëm sprovë që një pjesë të diturisë sime dhe të përvojës së begatë ta shndërroj në praktikum i cili – sipas kërkesave të autorit të këtij libri – u dedikohet fillestarëve. Do të flas për fazat e përgatitjes që vetëdijshëm të përjetohen projeksionet jashtëtrupore. Metoda të cilën do t'ua paraqes nuk është krejtësishjt e re dhe e praktikojnë shumë në botë. Vërtet, kjo u është përshtatur disa përvojave të mia dhe është thjeshtësuar gjer në maksimum. Kur njëherë ta zotëroni teknikën e projeksionit astral, keni për t'u ndier më të përgatitur për veprime e detyra shumë më të ndërlikuara. Megjithatë, duhet të kini kujdes që me projeksionin astral të mos e teproni. Kjo me vete bart edhe shumë **rreziqe**.

***Vërejtje:*** ***projeksioni astral nuk iu preferohet personave të mjekuar nga sëmundjet shpirtërore si dhe ato të zemrës!***

**Vërejtjet hyrëse**

Ekzistojnë tri plane në të cilat mund të projektohet vetëdija:

a) Plani eterik (i cili është më i afërt me atë fizik)
b) Plani astral (i larti dhe i ulëti), i cili karakterizohet me trajta tejet fluide. Në astralin e lartë "trajtat" rëndom nuk kanë trajtë.
c) Plani mental dhe plani kauzal nuk shfrytëzohen për udhëtime në të andejshmen.

Duhet po ashtu të dini:

- Planet apo ekzistencat e këtyre "trupave" nuk janë botëra jashtë njeriut dhe personalitetit të tij.
- Me projeksionin astral bartet vetëdija nga trupi fizik në atë yjor.
- Çdo eksteriorizim i vetëdijes nuk do të thotë të jetë projeksion jashtëtrupor.
- Duhet ditur t'i dalloni projeksionin e trupit eterik si dhe projeksionin në astralin e lartë e të ulët. Shumë teoristë dhe autorë nuk e vërejnë këtë dallim. Ndoshta, më së pari, shkaku se, më së shpeshti, në ta nuk flet përvoja persoanle.

- Parimet astrale në planet e larta - a t o j e n i j u v e t ë !
- Projeksionin astral nuk duhet realizuar vetëm shkaku të shkohet në një plan tjetër të ekzistencës.
- Bashkëpunëtori më i mirë në të fituarit dhe praktikimin e kësaj shkathtësie është – ditari juaj i punës, i cili është i domosdoshëm në punën tuaj.
- Mos iu impononi të tjerëve reçetë për arritjen e udhëtimeve astrale, derisa ata vetë këtë të mos e kërkojnë prej jush. Gjatë kësaj jini skajshmërisht të kujdesshëm që ai person të mos jetë i sëmurë psikik apo mental!
- Kurrë mos e shfrytëzoni projeksionin astral për të vënë kontakt me të vdekurit!
- Kur të përgatiteni për shëtitjen jashtëtrupore, në planin astral bartini të pesë shqisat.

- Ky kapitull paraqet *udhërrëfyesin praktik* për udhëtim jashtë trupit tuaj fizik.

E kush është ai që udhëton? Ndonjë trup tjetër?!

Mund të thuhet edhe kështu, por përvoja jashtëtrupore apo projeksioni astral është –

psikiatrisht mirë e njohur – eksteriorizim i vetëdijes (ndarja e vetëdijes nga trupi fizik).

Ta ndash vetëdijen nga trupi fizik e të fluturosh botës së çuditshme "të astralit" është dëshira e shumëve që punojnë në vetëpërsosshmëri. Megjithatë, kjo u shkon për dore vetëm atyre më këmbëngulësve.

**Ushtrimi përgatitor**

Për të krijuar kushtet më të favorshme për projeksionin jashtëtrupor është e nevojshme të dini sa vijon:

- Errësojeni dhomën ku do të ushtroni. Duhet ta krijoni atmosferën e muzgut të butë.

- Nëse keni, ndizni shkopinj aromatikë (më të përshtatshmit janë ata që shiten në shitoret indiane) ose lëshojeni muzikën instrumentale për të cilën e dini se në mënyrë relaksuese ndikon në trupin tuaj.

- Frymoni në mënyrë të rregullt, në ritmin të cilin e quani më të përshtatshëm.

- Lirohuni gjithnjë e më shumë. Pjesë pas pjese të trupit. Fillojani nga gishtërinjtë e këmbës, sakaq kryejeni me kokën dhe kupën e kresë. Për atë kohë mos e ndryshoni ritmin e frymëmarrjes . Dorëzojuni vetvetes. Harrojeni

jetën e përditshme. E keni dëshirën që ta lëshoni trupin. Ju këtë dëshirojeni... dëshirojeni... dëshirojeni...

- Përkujtojeni ndonjë objekt të zakonshëm. Sa më hollësisht mundohuni që ta vizuelizoni me të gjitha detajet.

- "Me syrin e shpirtit" shikojeni nga të gjitha anët. Përjetojeni trajtën e tij, ngjyrën, aromën, rëndesën, shijen... gjatë gjithë kësaj kohe mos e ndryshoni shkallën e relaksimit të vërtetë.

- Dukuria e fotografisë së mjegulluar "në pasqyrën e shpirtit" tek provat e para është dukuri normale. Përpiquni prandaj që fotografinë sa më shumë ta mprehni.

- "Zhvendoseni" objektin e caktuar nga njëri vend në tjetrin. Ndërrojani pozitën. Në çdo pozitë të re përsëri detajisht vështrojeni dhe përjetojeni në dimension të plotë.

- Zgjidhni edhe ndonjë objekt që e keni të dashur, të cilin e shikoni shpesh dhe e mbani në duar. Vizuelizojeni përsëri dhe "zhvendoseni" nga njëri vend në tjetrin.

- Kur për këtë të ndieni nevojë, në vend të objektit, mund t'i përdorni bimët dhe shtazët, por jo edhe njerëzit!

- Zgjatja e ushtrimit është çështje individuale. Shenjë e mirë se duhet ta ndërpreni

është, gjithsesi, lajmërimi i mërzisë, humbja e motivit, ndjenja e lodhjes.

- Shenjë e sigurt se e keni arritur suksesin përfundimtar të këtij paraushtrimi është fakti se keni përjetim komplet të objektit si dhe foton e tij të vizuelizuar sipas nevojës, kurdo që e dëshironi.

**Ushtrimi i parë**

Filloni me relaksim të butë. Harrojini brengat e përditshme të cilat ju preokupojnë dhe mundojnë. Mos mendoni për to. Jini *këtu dhe tash*. Nëse nuk ia dilni që në plotni ta përjetoni relaksimin, shtyjeni ushtrimin për ndonjë rast më të volitshëm.

Po qe se keni vendosur të ushtroni gjatë ditës, gjithsesi errësojeni butësisht dhomën.

Duhet të jeni të sigurt që gjatë kohës së ushtrimeve nuk do të jeni të shqetësuar. Prandaj, çkyçeni telefonin si edhe zilen në derën hyrëse dhe mos lini ndonjë termin për atë kohë.

Filloni ashtu që pa rroba bini në dysheme. Merreni pozitën që ju duket më e përshtatshmja e që më së tepërmi ju përgjigjet. Praktikuesit më së tepërmi vendosen në pozitën shtriras, gjë që nuk është e thënë të jetë kështu edhe me ju.

Temperatura në dhomë duhet të jetë e përshtatshme.

Lëshojini duart pranë trupit. Mos i kryqëzoni këmbët dhe mos e kufizoni qarkullimin e gjakut me pozitën tuaj. Mbyllni sytë dhe filloni të liroheni gjithnjë e më shumë e më shumë. Secila pjesë e trupit veçanërisht. Filloni nga gishtërinjtë e këmbës e shkoni kah kryet e kupa e kresë.

Posaçërisht përpiquni që sa më shumë ta lironi ballin dhe kupën e kokës. Këto vende janë më së shpeshti në shtangim të madh dhe për to duhet më së shumti koncentrim dhe kohë.

Gjatë thellimit të gjendjes së relaksimit kini kujdes që të mos flini. Filloni të koncentroheni në pamjen ku qëndroni një metër larg trupit tuaj fizik. Vizuelizojeni këtë pamje me sa më shumë detaje. Kur ta arrini fotografinë ideale, provoni të vendoseni në atë fotografi të trupit tuaj. Provoni ta bartni vetëdijen, aftësinë e të vërejturit, shqisat, mendimet...

Ndihmojini vetes ashtu që do ta përjetoni, domethënë do ta krijoni ndjenjën sikur të jeni të futur në atë fotografi. Mund ta ndieni këtë si goditje të lehtë të rrymës apo si të rrahura të fuqishme të zemrës, ose, ndoshta, si tremë të

lehtë në çastin kur jeni bërë një – vetëdija juaj dhe trupi juaj astral.

Në fillim kjo ndjenjë mund të zgjasë fare pak. Prandaj, provoni ta zgjatni qëndrimin e vetëdijes në atë trupin tjetër. Kontrollojini me kujdes ndjenjat tuaja. Lehtë mund të ndodhë që të ndieni relaksim të befasishëm dhe së frikti bëheni të vetëdijshëm për veten dhe trupin tuaj sesi qeton në pozitën fillestare. Kjo është shenjë se vetëdija juaj është kthyer në trupin fizik. Në këso rastesh tërë procedurën duhet edhe njëherë ta kaloni që nga fillimi. Mos u ngutni. Shtyjeni këtë për disa orë, apo, edhe më mirë, fillojeni këtë ta bëni ditën tjetër.

Por, nëse gjatë ushtrimit të parë keni patur sukses, në momentin e projeksionit do të ndieni gëzim që jeni plotësisht të lirë, që jeni jashtë trupit fizik të cilin e keni lënë si rrobën e vjetër. Do ta vëreni edhe lidhjen e cila ekziston në mes trupit astral dhe fizik – fijen e argjendtë në zonën e "pleksus solaris"-it.

Pavarësisht sesa mirë jeni ndier, mos bëni shëtitje tejet të gjata dhe tejet të largëta. Në fillinm, periudha e të liruarit, e projeksionit, do të jetë mjaft e shkurtër – shumë shpejt do të ktheheni në trupin fizik. Me praktikë këmbëngulëse dhe me koncentrim të fuqizuar –

me angazhim të vullnetshëm të orientuar drejt – fluturimi juaj jashtëtrupor ka për të qenë gjithnjë e më i gjatë.

Kurse tashi diçka për kthimin në trupin fizik. Kthimi duhet të jetë gradual dhe pa lëvizje të vrullshme. Më së lehti do të ktheheni nëse thjesht filloni të mendoni për trupin tuaj fizik. Afrohuni ngadalë dhe lehtësisht bashkohuni me të. Gjatë gjithë kohës frymoni në të njëjtin ritëm. Nëse shumë shpejt keni hyrë në trupin tuaj fizik, një nga efektet përcjellëse është të lajmëruarit e kuqëlimit të syve. Ngandonjëherë kthimi tejet i shpejtë vërehet në paqetësinë shpirtërore, apo, madje, përcillet me kokëdhëmbje. Nëse kjo ju ndodh, bëni tush me ujë të vakët, ose bëjeni një sy gjumë.

**Ushtrimi i dytë**

Kjo metodë është shumë e sigurt për praktikuesin dhe nga eksperimentuesi nuk kërkon paranjohuri të veçanta okulte. Në mënyrë të caktuar kjo është metodë e modifikuar e së ashtuquajturës "metoda e numërimit të hapave", të cilën më së shpeshti e përdorin "shinto-magjistarët" japonezë.

E tërë puna zhvillohet në planin eterik, kurse prej tij, siç është e njohur, mund të ndikosh në planet tjera, gjegjësisht të ngrihesh në plane më të larta. Pra, këtë metodë duhet kuptuar edhe si bazë të jashtëzakonshme për eksperimente më të komplikuara të projeksioneve jashtëtrupore. Si edhe në ushtrimin paraprak, dublanti ynë astral nuk do të largohet shumë nga trupi fizik.

Punët përgatitore janë mjaft të thjeshta, por duhet kuptuar dhe kryer me seriozitet të plotë. Zgjidheni "shtegun" nëpër të cilin edhe fizikisht, por edhe dyshi juaj astral do të mund të lëvizë lirshëm dhe pa kurrfarë pengesash. Pastaj, zgjidheni vendin për s t a r t dhe për q ë l l i m . E përshtatshme është nëse gjatësia e shtegut nuk është më e gjatë se tridhjetë metra. Këtë distancë për çdo ditë kalojeni nga disa herë. Përpiquni të zbuloni dhe të mbani mend të gjitha hollësitë në atë distancë. Le të shtypet në memorie secili, mu secili detaj. Në fund, në totalitet përpiquni ta memoroni tërë udhëtimin. Gjatë kësaj me rëndësi të madhe mund të jetë skica të cilën e keni bërë vetë.

Gjatë "shtegut" në largësi të barabarta, vendosni gjashtë objekte të ndryshme. Për çdo ditë, derisa lëvizni asaj rruge ndaluni shkurtimisht tek secili objekt. Vrojtojeni atë nga

këndvështrime të ndryshme në atë mënyrë që do ta memoroni në gjithëpërfshirshmërinë e vet. Domethënë, me të gjitha shqisat tuaja duhet ta përjetoni atë objekt. Vetëm atëherë do të jeni në gjendje që tërë këta orientues edhe t'i vizuelizoni detajisht, fillojani me pjesën praktike të eksperimentit: nisuni me mendime shtegut tuaj, duke u ndalur tek secili orientues.

I tërë veprimi "i kalimit" të shtegut duhet të zgjasë dhjetë deri në pesëmbëdhjetë ditë. Mos e shkurtoni atë periudhë. Me këtë nuk keni për të fituar asgjë, e shumë keni për të humbur. Natyrisht, thirrja e vetëdijes dhe vizuelizimi i shtegut si dhe i tëra objekteve që e rrethojnë duhet të jenë të përgatitura në mënyrën siç kemi vepruar edhe në ushtrimet e mëparme. Pra, kusht është që gjatë kohës së eksperimentit të mos ju pengojë askush dhe të jeni mirë të relaksuar.

Kur të vini në fund të "shtegut" (në fillim keni për të përparuar hap pas hapi, nga orientuesi gjer tek orientuesi tjetër), kthehuni lehtë dhe ejani në start. Do të ktheheni rrugës së njëjtë, duke mos bërë lëvizje të vrullshme me dublantin astral.

Mund të ketë probleme të caktuara edhe me "shkoqitjen" nga vendi në të cilin ju ndodhet

trupin fizik. Por, mos i jipni rëndësi, pasi që dëshira dhe koncentrimi janë të gjithëmundshëm. Krijojeni ndjenjën se diçka, diçka si magnet, po ju tërheq fuqimisht në shtegun me orientues të njohur. Dhe ju nisuni, hap pas hapi. Shtegun kalojeni disa herë. Përpara – përmbrapa, përpara – përmbrapa!

Përpiquni që vetë ta sillni vendimin se kur do të ktheheni në trupin fizik. Mos qëndroni tepër gjatë në dublantin astral. E po qe se edhe rrini tepër shkurt, përpiquni që çdo ditë ta zgjatni.

Kur njëherë ta zotëroni këtë metodë, çdo relaksim ka për të ju bërë barabarësisht të lehtë. Keni për tu bërë zotër "të astralit" dhe do të mund të shihni, të dëgjoni e të udhëtoni kudo që të dëshironi.

**Ushtrimi i tretë**

Po qe se nuk ju shkon për doresh të arrini efekt përfundimtar në ushtrimet e mëparme, në qoftë se, pra, nuk e përjetoni projeksionin e plotë astral, fillojani me ushtrimin që vijon, i cili, me sa

më është e njohur, jep rezultate të jashtëzakonshme edhe tek amaterët klasikë. Natyrisht, nuk duhet posaçërisht theksuar se praktikuesit që kanë më tepër përvojë për të arritur shkallë më të lartë të koncentrimit, të relaksimit, e të cilët veçse posedojnë përvojë të qëndrueshme, shumë më lehtë mund të vijnë deri tek qëllimi përfundimtar.

Për këtë metodë është e nevojshme të bëni si vijon:

- Lirohuni në pozitë të përshtatshme.

- Frymoni në ritëm të rregullt i cili ju duket më i natyrshmi.

- Me çdo frymënxjerrje lirohuni gjithnjë e më shumë e më shumë.

- Në ndërdije krijoni pamjen e kolovajzës e cila kolovitet në praninë tuaj. Përmasat e saj janë pikërisht aq sa i përshtaten shtatit tuaj.

- Përcilleni kolovitjen dhe kënaquni me të.

- Krijoni vizuelizim të fuqishëm të hapësirës që ju ndan nga luhaqa. Pastaj nisuni drejt saj që trupin tuaj ta vendosni në të. Këtë bëjeni ngadalë dhe pahetueshëm.

- Përjetoni luhatje të këndshme me tërë qenien tuaj. Bëhuni edhe vetë luhajë, proces i kolovitjes së butë, të kolovitjes së këndshme.

- Në çastin kur i arrini hovet më të mëdha të luhatjes, qëndroni në ajër, në trupin tuaj të lehtë astral. Me lehtësi të çuditshme keni për t'u ngjitur në hapësirë kah pafundësitë yjore. Spektakli ka filluar. Soditeni hapësirën përreth vetes të vetëdijshëm se të gjitha detajet keni për t'i shënuar në ditarin tuaj të punës.

Shumë hulumtues dhe autorë janë të gatshëm të besojnë se në kohën e projeksionit astral shpirti i njeriut pastrohet nga të gjitha papastërtitë, helmet dhe lodhjet.  Për këtë arsye fluturimi astral edhe duhet përjetuar në këtë mënyrë, si gëzim i trupit dhe shpirtit. Apo, si rast për t'u "mbushur bateritë me energjinë astrale."

Prandaj, gjatë kohës së shëtitjeve astrale, në këtë vendosje unike rrini aq sa ju duket e dobishme. Vizitojini hapësirat që ju shkaktojnë lumturinë dhe kënaqësinë. Kthehuni ngadalë, pa panik dhe nxitim. Në trupin fizik mos kërceni vrullshëm. Thjesht me të identifikohuni. Shkrihuni!

Në fund, qëndroni në trupin tuaj fizik për disa çaste krejtësisht të relaksuar. Përkujtojini përjetimet tuaja jashtëtrupore, analizojini e më vonë shkruajini në ditarin tuaj të punës.

~ o ~

Ka praktikues të cilët kurrë nuk kanë pasur sukses ta realizojnë projeksionin astral, por kësisoji shumë me sukses kanë përparuar në disa teknika të tjera. Porse, vlera e suksesit na i hapë dyert e kohës e të hapësirës, duke na ofruar përmasë të re të jetës dhe besim në absolutin unik, i cili është i endur nga – relativiteti dhe ndryshimet e përhershme.

# REALITETI NË ËNDRRA

- **Si të zgjidhet misteri i një fundosjeje?**
- **Dëshmitë enigmatike të oratorit romak Ciceron**
- **Ëndrrat që kanë folur për realitetin**
- **Çfarë ka shënuar tregimtari i lashtë kinez, Bo Xingjian?**
- **Si është kthyer në realitet një ëndërr fantastike?**
- **Ngjarjet të para në ëndërr – dritare për në ardhmëri?!**

Djaloshi mund t'i ketë pasur dhjetë vjet. Bukurosh, me flokun e rrafshtë, të lëshuar, me fytyrë të kthjellët dhe disi rrezatuese, ka qenë i mbuluar me pelerinën e gjatë të shiut. Dhe pikërisht kjo ka qenë detaji më i pazakonshëm i cili ka shkaktuar haptazi hutim tek Janeta si dhe tek i vëllai i saj më i vjetër, Yan Cotton. Ishte e stilit disi të vjetër, si t'ia kishte behur papritmas nga ndonjë kohe tjetër. Por, as kjo nuk ishte e tëra. Edhe më e pazakontë ishte ajo se në këtë kohë të vitit pakkush në kontenë piktorale Derbyshire ka veshur pelerinë shiu. Ka qenë verë, nxeht dhe jashtëzakonisht thatë. Verë e cila në anale do të mbetet e shënuar për vargun e tërë të ngjarjeve të jashtëzakonshme.

Pasuria e familjes Cotton është ndodhur më larg se cilado tjetër, kurse shtëpitë e patronëve kanë qenë të vendosura në gjelbërimin piktoral pranë lumit jo të madh, por tekanjoz Vij. Konteja angleze Derbyshire, me bregoret e veta të buta e fushat me lule, gjatë verës është dukur si ndonjë kopsht parajsor ëndrrash, dhe dy fëmijët e Hilda e Rolf Cottonit, nëntëvjeçarja Janeta dhe njëmbëdhjetëvjeçari Yan, e kanë kaluar pushimin e tyre shkollor në lojëra të pabrenga e në shëtitje të gjata.

E pastaj, një mëngjes, për të parën herë e kanë parë djaloshin enigmatik në anën tjetër të bregut të lumit. Ka lëvizur ngadalë, sikur të ketë hapëruar pa cak, sakaq është dukur disi i papranishëm dhe i tejdukshëm.

- Eeheeej! – i ka bërtitur Yan Cotton. - Eeheeej!

Djaloshi e ka ngritur kokën. Është ndalur. Pelerina e shiut në mënyrë diskrete i është hapur krah më krah dhe fëmijët kanë vërejtur kurmin zaif të veshur me veshjen e modës së vjetër. Për një kohë memecërisht i ka shikuar vëllanë dhe motrën, e pastaj është nisur dhe ka vazhduar rrugën. Nuk ka folur asgjë. As gjest nuk ka bërë. Madje as kokën më nuk e ka kthyer. Është fundosur në fushën e blertë, duke humbur së frikti nga pikëvështrimi i fëmijëve.

- Ndonjë mendjemadh! – ka konkluduar më tepër për vete Janeta e vogël.

- Rrugaç ! – ka shtuar zemërueshëmYani.

– Ç'lyp, vallë, ai në fushat tona?!

Fëmijët, megjithatë, nuk kanë menduar gjatë për djaloshin enigmatik. Kanë vazhduar të luajnë dhe së frikti e kanë harruar atë plotësisht. Madje edhe kur kanë arritur në shtëpi, nuk u është kujtuar.

Të nesërmen, sakaq, takimi është përsëritur. Djaloshin e panjohur përsëri e kanë vënë re sesi ka hapëruar në bregun tjetër të lumit Vij. Përsëri ka ecur pavullnetshëm, kurse veshur ka pasur po atë veshje të djehit. Edhe pelerina e shiut, natyrisht.

- Eeheeej! - i ka bërtitur Janeta. – Ku shkon?

Djaloshi është ndalur. Është kthyer disi rëndueshëm. Fytyra e tejdukshme i është dukur e kthjellët.

Janeta e ka ngritur dorën dhe hareshëm ia ka bërë me dorë. Atëherë edhe vetë i panjohuri e ka ngritur dorën dhe ia ka kthyer përshëndetjen.

- Eja, të luajmë bashkë! – i ka propozuar Yan.

- Lart është ura e drunjtë. Nëpër të mund të vish tek ne – i ka sqaruar Janeta.

Djaloshi nuk është përgjigjur. Është kthyer dhe është nisur drejt andej kah i ka treguar Janeta. Fëmijët kanë besuar se do t'i dëgjojë dhe se do t'u bashkohet në lojë. Por, jo. Përsëri është zhdukur në fushë, dhe atë ditë më nuk është lajmëruar në brigjet e lumit.

Kur në mesditë vëllai dhe motra janë gjendur në shtëpinë e tyre, u është kujtuar i vetmuari i pazakonshëm.

- Nënë, për herë të dytë që po e shohim një djalosh në fushat tona – iu rrëfye së ëmës Janeta.

- E çfarë po bën? – pyeti e interesuar e ëma.

- Po shëtit bregut të lumit, po na buzëqesh dhe po na e bën me dorë. E thirrëm që të na bashkangkitej në lojë, por ai u zhduk.

- Dhe çfarë ka këtu të pazakontë?

- Ka. Pse gjithmonë po ik prej nesh?! Sikur po ruhet prej nesh... E edhe veshja e tij... Është shumë qesharake!

- Veshja! – nëna e ka ndërprerë gatimin e brumin, i ka shikuar fëmijët e saj dhe kurreshtare i ka pyetur:

- Për çfarë veshjeje po flet, Janeta?!

Janeta spontanisht i ka hapur duart:

- Në vete bart një pelerinë shiu kaq të madhe! Si t'ia kishte vjedhur gjyshes...

Zonja Hilda Cotton ka menduar se fëmijët po mahiteshin. Në disa raste i janë lëshuar imagjinatës, por në këtë aspekt kurrë nuk i ka penguar.

- Ashtu, ë? – tha indiferente dhe filloi ta bëntë drekën.

Ditëve të ardhshme fëmijët kanë folur shpesh për të panjohurin e vogël.

Edhe më tej e kanë parë në të njëjtin vend, në anën tjetër të lumit Vij. Do të rrinte në breg, ngathtësisht do të shëtiste, ua ka bërë me dorë, por kur kanë dashur t'i ofroheshin, ai ka shkuar në një mënyrë të çuditshme. Thjesht është tretur në gjelbërimin e bujshëm dhe prapa tij nuk do të mbetej asgjë.

- Po zhduket si fantazma! – me hidhërim i tha së ëmës një ditë Janeta e vogël. – Pse po e bën këtë?!

As nëna nuk e ka ditur përgjigjen. Por, që ta qetësonte Janetën, tha:

- Ndoshta është i ri në këto anë! Ndoshta po i vie turp t'ju ofrohet!...

Kësisoji kanë kaluar tri javë të nxehta në kontenë Derbyshire. Në kohën e korrjeve Rolf Cotton për çdo ditë ka shkuar në arën Parson Nuck, e cila ka qenë e mbjellë me grurë. Fushat janë zgjatur përskaj lumit Vij, vetëm se në bregun tjetër të tij, pikërisht në zonën ku fëmijët shpesh e kanë parë të panjohurin e vogël enigmatik.

Ato ditë Janeta dhe Yan për çdo ditë i kanë dërguar bukë të jatit në arë. Shportën e ka bartur Yan, kurse ujin Janeta e vogël.

Kur atë ditë i janë ofruar urës së vjetër përmes së cilës ka qenë dashur të kalonin në

anën tjetër, përsëri e kanë parë të panjohurin. Ka shëtitur përmes bregut. E atëherë ka ndodhur ajo që fëmijët kurrë nuk kanë për ta harruar. Djaloshi enigmatik e ka humbur baraspeshën, ka rrëshqitur nëpër bregun e rrëpishëm dhe është hedhur në lumin e përhënur.

Yani dhe Janeta kanë vrapuar, por kur kanë ardhur gjer tek lumi, më nuk e kanë parë djaloshin, kurse uji veçsa ishte qetësuar.

Ai u mbyt! – ka bërtitur e frikësuar Janeta.

Fëmijët e kanë hedhur bukën dhe janë kthyer mbrapa, kah shtëpia e tyre. Të ëmën e kanë gjetur në kuzhinë.

- Ndihmë! – kanë bërtitur me tërë fuqinë gati pa frymë. – Ndihmë!

Nëna është lemeritur.

- Ç'keni?!... O Zot! Çfarë ju ndodhi?!

Kur arritën të merrnin frymë, fëmijët treguan se ç'kishin parë te lumi Vij.

- Ai, o nënë, u mbyt! – i shokuar e përsëriste Yani i vogël. – E kemi parë me sytë tanë sesi ka rrëshqitur dhe rënë në lumë.

Dy ditë policët e kanë hulumtuar lumin Vij, duke shtrirë hetimet edhe në fshatrat përreth. Megjithatë, kurrfarë gjurme, kurrgjë nuk kanë gjetur që do të dëshmonte tragjedinë. Ajo që tërë këtij rasti ia jepte dimensionin e misterit

të llojit të vet fshihej në faktin se atyre ditëve, por edhe më vonë, në tërë kontenë Derbyshire kurrkush nuk është lajmëruar si i zhdukur. Askuah. Mu askush.

Përfundimisht policia e ka mbyllur hetimin, kurse inspektori kryesor policor ua ka mbajtur fëmijëve një lekcion serioz sesi nuk është mirë të trillojnë dhe t'i mashtrojnë prindërit dhe policinë. Kot së koti Janeta ka qarë dhe është betuar se asgjë nuk kanë trilluar e sesi e tërë ngjarja ka qenë e vërtetë sa më e vërtetë as nuk mund të bëhet. Hilda dhe Rolf Cotton thjesht nuk kanë ditur si të sillen – t'i ngushëllonin fëmijët apo t'u jipnin vërejtje.

Pas disa javësh rasti ka rënë në harresë, por Janeta dhe Yan, nga koha në kohë, e kanë përkujtuar sesi ata dy një ditë nuk kishin trilluar e sesi vërtet kishin qenë dëshmitarë të tragjedisë së tmerrshme në lumin Vij.

- Jam e sigurt se nuk kemi pasur të bëjmë me fantazi fëmijërore – ka qenë e bindur edhe zonja Cotton. – I njoh mirë fëmijët e mi. Diçka të atillë ata nuk do ta trillonin kurrë. Jo, kurrsesi...

Ka kaluar vera. Ka ardhur vjeshta, e pastaj edhe dimri. Kurrë më kurrkush nuk e ka përmendur ngjarjen misterioze në lumin Vij. As fëmijët më aq shpesh nuk e kanë zënë në gojë.

Vera pakthyeshmërisht është fundosur në harresë...

Dhe, po qe se në vitin 1962 nuk do të ekzistonte festa e Vitit të Ri, dhe po qe se familja Cotton nuk do të udhëtonte me atë rast në Çesterfild t'i vizitonin prindërit e plakur të zonjës Cotton, ngjarja verore në lumin Vij sigurisht përgjithmonë e jetë do të shkonte në harresë.

Por, ndodhi ajo që ndodhi.

Zonjës Cotton edhe sot i kujtohet:

- Në ditën e parë të pushimit Janeta dhe Yani disi u bënë të trazuar, u bënë të mërzitur dhe thjesht nuk dinim se si dhe me çfarë t'i argëtonim. Në fund nëna ime nga një arkëz e vjetër e solli një kuti të madhe në të cilën ndodheshin të rregulluara fotografitë nga e kaluara e largët, ditarët, librat, revistat e vjetra. Kishte aty edhe disa fotose shumë të vjetra fëmijësh...

Janeta dhe Yani ishin më shumë se të ngazëllyer. Në mesin e fotografive të zverdhura familjare Yani gjeti një sahat, dhe pastaj, papritmas, mua m'u ka ofruar Janeta duke mbajtur në duar një revistë të vjetër. Menjëherë e pata të qartë se kishte gjetur diçka të pazakontë,

meqë fytyrën ia kishte përshkuar një trazimi i fuqishëm...

- Nënë, shiko! – ka bërtitur duke treguar një fotografi në revistën e vjetër. –Ky është djaloshi të cilin verës e pamë duke u mbytur në lumin Vij! Nënë, ky është ai!...

Ka vrapuar edhe Yan. Posa që e ka parë fotografinë edhe ai ka pohuar me shqetësim:

- Po, nënë, mu ky është ai djaloshi...

E kam marrë fotografinë. E kam shikuar me kujdes fotografinë e vjetër. Në mua në mënyrë enigmatike buzëqeshte djaloshi në mantelin e vjetërsisë për shi. Kishte flokë të rrafshtë, të gjatë, ngjyrë kashte. Qëndronte pranë një shtëpie fshati në mesin e përindërve të tij...

Nën fotografi ishte i botuar raporti i gjerë mbi tragjedinë e djaloshit tetëvjeçar i cili, në lojën e rrethanave fatkëqija, ishte mbytur në lumin e përhënur Vij. Djaloshi siç duket e ka humbur baraspeshën, shkruante në revistë, duke shëtitur nëpër bregun e rrëpishëm. Kufoma e tij është gjetur dy ditë më vonë një kilometër më poshtë nga vendi i tragjedisë.

Megjithatë, më i çuditshmi nga të gjithë ishte fakti se gazetat mbanin datën 22 korrik 1931!

Ngjarja e cila ishte zhvilluar në kontenë angleze Derbyshire është një nga ato për të cilat shkenca oficiele as deri më sot nuk ka gjetur përgjigje racionale. Si dy fëmijët - Yan dhe Janeta Cotton – kanë mundur të marrin pjesë në tragjedinë e cila është zhvilluar tridhjetë e një vjet më parë? Çfarë ka ngjarë atë verë të nxehtë dhe si fëmijët kanë qenë dëshmiratë të ngjarjes nga e kaluara e largët? Në ç'mënyrë ata udhëtuan kësisoji në kohë?!

A është kjo e mundshme?!

Ngjarja bie në radhën e mistereve të cilat shumë autorë i vejnë nën kapelën e – parapsikologjisë e të fenomeneve të saj.

Vetë fjala – *parapsikologji* – është me origjinë greke dhe mund të përkthehet vetëm si "psikologjia pseudoshkencore", dhe derisa para disa vjetve nuk e ka marrë emrin e ri – *psikotronika* – për shumëkë ka pasur atë kuptim si edhe okultizmi, mesmerizmi, abraka-dabra, të besuarit në shpirtëra, jeta përtej varrit, alkimia, pseudomjekësia, pra, sharlatanizëm në të gjitha trajtat dhe ngjyrat e mundshme.

Porse, viteve të fundit psikotronika po e fiton përmasën e vërtetëm, po bëhet degë shumë serioze e shkencës në të cilën po investohen mjete materiale shumë të rëndësishme e me të

cilën po merren edhe shkencëtarët me autoritet të padyshimtë botëror. Në shumë vende – edhe në Lindje edhe në Perëndim – pranë universiteteve ekzistojnë institute zyrtare për psikotronikë, kurse hulumtimet në këtë lëmë japin madje rezultate fantastike, duke na e zbuluar një botë të tërë të fshehtë, hapësirat dhe mundësitë e së cilës vështirë që mund t'i imagjinojmë...

Por, t'i kthehemi ne temës qendrore të këtij libri – **projeksionit astral**.

Edhe pse udhëtimet astrale i kanë tiparet e caktuara të përbashkëta, çdo përvojë jashtëtrupore në mënyrë të veten është përjetim unik dhe i papërsëritshëm. Megjithatë, shumë raste nuk janë edhe thjesht të zgjidhshme. John Fairley dhe Simon Welfare sjellin shembullin vijues:

"Dy udhëtarë vendosin të bujnë në vendin e quajtur Megara. Njërin e kishin marrë për të buajtur miqtë, kurse tjetri ka qenë i detyruar të buante në hanin e afërt. Udhëtari që ka bujtur tek miqtë ka ëndërruar një ëndërr të pazakonshme: i është shfaqur bashkudhëtari i tij dhe e ka përberë që ta pengonte hanxhiun që të mos e vrante. Në ëndrrën e dytë bashkudhëtari përsëri i është lajmëruar, por tashi e ka lutur

mikun që t'i hakmerrej hanxhiut për vrasjen e tij që veç kishte filluar. I ka thënë se kufoma e tij është e fshehur në karrocë. Kur udhëtari mbijetues ka shkuar në han, e ka zbuluar në karrocë nën kashtë trupin e shpuar të mikut të tij mu ashtu siç i ishtë shfaqur në ëndërr. Menjëherë janë ftuar organet e pushtetit, kurse hanxhiu është vënë në pranga..."

Këtë storje të pazakonshme e përmend edhe oratori i madh Ciceroni, nën titullin "Udhëtarët e Megarës" dhe sigurisht është një nga legjendat më të lashta të botës.

Dëshmi jo më pak tronditëse e enigmatike na ka lënë edhe tregimtari i lashtë kinez Bo Xingjian (776 – 826) në rrëfenjën e tij "Dëshmi për tri ëndrrat". Ngjarja është zhvilluar në kohën e perëndoreshës kineze Wu Zetian, kurse personazhi kryesor është ministri i saj i parë, Liai Youjiao:

"...Një natë, duke kthyer nga detyra në shtëpinë e tij, ka kaluar përskaj manastirit budist në rrëzë të rrugës. E dëgjoi këngën me zë të lartë dhe të qeshurat. Në murin rrethues kishte të çara dhe përmes tyre ka mundur të shihej çdo gjë që zhvillohej brenda. Duke u gërmucur përpara, Liai shikoi në oborr: pesëmbëdhjetë meshkuj dhe femra rrinin të përzier në hasra dhe gostiteshin

me ushqime të begata. Ai pa gruan e tij ku qeshte dhe dërdëliste në mesin e të ftuarve, ndaj një moment të gjatë mbeti i shashtisur.

Pastaj mendoi sesi nuk kishte arsye që ajo të gjendej aty, por, jo: përkundër kësaj kjo skenë nuk pushonte ta preokupojë, ndaj u ndal që t'i vëzhgonte lëvizjet, mënyrën e të folurit dhe gazin e gruas, që me gjithçka u ngjanin atyre të gruas së tij. Kur dëshiroi që këto t'i shikonte nga afërsia, nuk mundi të hynte, pasi që dera ishte e mbyllur.

Atëherë rroki një copë tulle dhe e hodhi përmbi tavolinën festive. Tulla goditi disa shtamba me ujë dhe disa tabaka, të cilat u thyen, kurse përmbajtja u derdh. Të grishurit u shpërndan; të gjithë u zhdukën. Liai hipi përmbi mur dhe hyri në manastir. Me ndihmën e njerëzve nga përcjellja e tij e kërkoi kapelën kryesore dhe sallonet sekondare. Nuk ishte më askush. Dyert e hymjes ishin forcërisht të mbyllura si edhe më parë.

Gjithnjë e më tepër i çuditur, me vrap shkoi në shtëpinë e tij. Me të arritur, gjeti gruan e cila veçsa ishte kotur paksa. Pasi me të i ndërroi disa fjalë për kohën, i tha duke qeshur:

- "Posa ëndërrova se kam shëtitur nëper oborrin e një manastiri me dhjetëra persona të

panjohur dhe me ta gostitesha në sallonet solemne. Befas dikush nga jashtë hodhi një coptë tullë e cila i theu shtambat e pjatat dhe unë u zgjova!" *

Diçka e ngjashme i ka ndodhur mikut dhe bashkëpunëtorit tim në këtë libër, filologut Josip Svoboda, një njeriu krejtësisht korrekt dhe serioz, i cili nuk është i prirur për tregime "të lehta". Ja informacioni i tij:

Është viti 1981. Fundi i gushtit. Të gjitha përgatitjet për pushimin veror janë kryer. Natyrisht, përsëri në vend të parë është Greqia; pesëmbëdhjetë ditë. E pasandaj, me t'u kthyer nga Greqia, fluturimi nga Sarajeva për në Kopenhagë. Ndërrimi i aeroplanit dhe do të jem në Odense tek mikja ime e vjetër, piktorja e njohur daneze Greta Knakegord.

---

* Rrëfenjën "Dëshmitë për tri ëndrra" e ka përkthyer Gordana Popoviq në kuadrin e librit "Fuqia e ëndrrës" të Roger Cailloisit – GZH, Zagreb, 1983

Në të dalë nga zona doganore e aeroportit të Athinës më pritnin miqtë e mi të vjetër grekë, Janisi dhe Nikosi. Me përqafime e të rrahura shpatullash dhe shpuplime miqësore, me T i k a n i s –in e detyrueshëm; I s e k a l a ? T i n e a m a s f e r i s ? gazi i ngrohtë si dielli i Greqisë.

“File” m’i rrahu Janisi shpatullat, “kemi për ty një befasi të këndshme. Nesër në ora njëmëbëdhjetë nisemi me shoqëri fantastike, miqtë Akisin dhe Petrosin, nga Pireja për në Eginë. Unë atje me grupin tim folklorik luaj në ora njëzet në hotel, kurse pas kësaj bëjmë “ene vradi thamvasino.”

Si gjithmonë kur jam në Athinë, vendosem tek Janisi. Në disponim e kam tërë katin e ndërtesës tipike greke, me tri ballkone rreth secilit kat, dhe – frizin përplot.

Veçse të njëjtën mbrëmje e tërë shoqëria ndodhet në hotelin “Maratona” në Maratonë, ku Janisi ka program me grupin e tij. Aty është venezuelania atraktive, e bukur si perëndeshë, si dhe burri i saj – spanjoll, dy vasha – spanjolle, italiani Xhyzepe, Petrosi, Akisi, Janisi dhe unë. Miqtë e mi për mua thonë se jam “serbos”, se vij nga Serbia – kështu grekët më me qejf na quajnë ne jugosllavëve. Sigurisht mbetje e kujtimit për qëndrimin e ushtrisë së lodhur serbe në Greqi, në kohën e Luftës së Parë Botërore.

Me pije, duke shikuar vallëzimet greke – çamika, zejbekika, sirtakija, kasaviko-servika - me gaz e duartrokitje për miqtë tanë, të cilët janë yjtë e programit, meqë janë edhe në mesin e vallëtarëve më të mirë të folklorit grek –

atmosfera bëhet intime. Së shpejti na mbuloi fluidi i miqësisë, sikur të gjithë të njiheshim me vite.

Duke patur parasysh shumësinë e gjuhëve që fliten, unë jam edhe një lloj përkthyesi i përbashkët.

Me “kali nihta”u ndamë në orët e hershme të mëngjesit; secili me shoqërinë e vet me veturë kthen në Athinë dhe në krevatin e vet.

~ o ~

Saktë në ora 10 para ndërtesës së Janisit u ndal mercedesi i madh me regjistrim italian. Xhuzepe ka ardhur që të na merrte për në Pirej. Përpos Janisit dhe meje, i mori Akisin dhe spanjollen Karmen, e pastaj venezuelanen Huana dhe bashkëshortin e saj – spanjollin Antonie. Në veturë ishim shtatë. Shtatë persona, pesë nacionalitete. Pertrosi dhe spanjollja e dytë Rosita do të vijnë në Eginë me anijen tjetër, së bashku edhe me dy anëtarë të tjerë të grupit të vallëzimit: dy greket, Rula dhe Helena.

Në limanin Pirej arrijmë plotësisht në kohën e duhur që në feribotin e madh të vendosim veturën e që për ne të blejmë biletat e anijes. Ulemi në kiçin e anijes, në karrige të buta,

para bifesë që ndodhej me hapësirë të madhe restoranti.

Puhia, shushurima e valëve të prera të cilat stërpiknin bordon e anijes, dielli i ngrohtë grek, sasitë e mëdha të dritës, gazi e mahitë e Janisit e të Akisit si dhe të miqve të sapoardhur më përshkojnë plotësisht, hyjnë në çdo pore të organizmit i cili është i dëshirueshëm të akumulojë energji të cilën e kishte shterrur në ata gjashtë muajt e gjatë sarajevas të dimrit. Gotat me lëngje dhe plot akuj, birra të konzervuara, sendviqë, djathi grek, pak feta – djath i njohur nga tëmbli i dhisë – si dhe një orë e gjysmë vozitje deri në Eginë kaluan si në ëndërr. Po, mu sikur në ëndërr. Ndoshta unë krejt këtë edhe po e ëndërroj! Jo; gazi, dielli, mahitë e Janisit në llogarinë time dhe shikimet e mahnitura që kohë pas kohësh i hedh kah Huana, mezja greke dhe lëngu i ftohtë në dorën time nuk mund të jenë ëndërr.

Duke qenë se deri në mbrëmje ka ende mjaft kohë, shëtisim nëpër port, qëndrojmë nën kulmet me plato të restorantit dhe me pije të ftohta e shikojmë rrëmujën e masës turistike dhe dëgjojmë gurgullimën e të gjitha gjuhëve të mundshme botërore.

Egina është ujdhesë e bukur, e begatë me vegjetacion, dhe shëtitore e preferueshme për shumicën e turistëve të cilët e vizitojnë Athinën. Xhuzepe na dërgon në një xhiro në pjesën më interesante të Eginës, me shumë kampshtëpiza të ngjashme me kacijendat spanjolle dhe gjithkund të pranishëm ullinjtë. Njeriu nuk mund t'i shqitet kuptimit se Greqia dhe ullinjtë janë një e se ata njëri pa tjetrin nuk mund as të merren me mend. Me miliona trungje ullinjsh e mbulojnë Greqinë dhe ulliri është begatia e saj më e madhja.

Për fjetje nuk brengosemi. Janisi dhe lojëtarët e tij i kanë të siguruara dy dhoma në një pansion në vetë limanin. Ne të tjerët me ta do të kontrabandojmë disi. Po qe se veç do të lajmërohet nevoja për gjumë.

Biseduam për darkën pas përfundimit të programit folklorik. Huana dhe unë e morëm për obligim të siguronim mish për skarë, pemë e perime për sallatë; Xhuzepe ka për të siguruar thëngjillin , kurse Janisi e Akisi enët, skarën dhe fetën (djathin). Antonio, Petrosi dhe spanjollet do të kujdesen për pijet.

~ o ~

Është viti 1972. Pas qëndrimit, gati dy-vjeçar, në Keni, jam përsëri në Sarajevë, në redaksi dhe me problemin e vjetër, mungesën e banesës.

Iu drejtohem për ndihmë dhe këshilla kolegëve në redaksi. Kolegia Dilka më thotë se do të mund të më pranonte e motra e saj e cila kishte shtëpinë dhe kopshtin e bukur në Pothrastovinë. Gati se nuk mund të besoja në këtë mundësi, por ajo u tregua reale. E fitova të tërë katin me pesë dhoma për çmim diç më të madh se gjysma e rrogës sime.

Ndërrimi i kushteve klimatike është më shumë se drastik. Pas nxehtësisë afrikane prej 50° në hije, kam ardhur në temperaturën 28 – 30° C në hapësirë të hapur.

Banesa është e gjerë dhe komode. Jam i kënaqur. Kjo kënaqësi imja bartet edhe në ëndrra. Po ëndërroj paqesisht dhe bukur.

Pas zgjimit mund ta replikoj tërë ëndrrën. Në gjendje baraspeshe fizike dhe shpirtërore, të cilën po e ndiej, madje edhe po mundohem t'i mbaj në mend ëndrrat e mia. Disa po ua rrëfej miqve të mi dhe po diskutojmë për to. A ju ka ndodhur ndonjëherë që të ëndërroni se në rrugë keni parë personin e caktuar, personi i cili ka bërë saktësisht gjestin e caktuar ndaj jush apo ju

ndaj tij, e që më vonë, pas një kohe të caktuar, qartë apo mjegullueshëm ta përjetoni pikërisht **atë** situatë të caktuar? Apo, a keni përjetuar që të gjendeni në ndonjë vend apo qytet, në vendin tuaj apo në botën e jashtme, dhe ta keni ndjenjën se ju aty veçse keni qenë e se atë vend në ndonjë mënyrë e keni të njohur? Shikoni, gjëra të tilla unë mjaft shpesh kam ëndërruar dhe në jetë i kam përjetuar. Natyrisht, jo të gjitha me intensitet të njëjtë, por megjithatë i kam përjetuar. Një ëndërr, sakaq, të cilën aso netësh e kam ëndërruar, me qartësinë e vet ka qenë e barabartë me përjetimin real.

~ o ~

Është mbrëmje e ngrohtë e verës. Konturet e errëta të tokës ngrihen nga deti nëpër sipërfaqen e të cilit derdhen rrezet e argjendta të hënës, njëllojësinë e së cilave në intervale saktësisht të caktuara e then drita e reflektorit nga vendfenerdeti i cili qëndron rrëzë kontures së errët tokësore. Drita e tij laramanon nëpër sipërfaqen e detit dhe i rrok pjesët e kreshtës shkëmbore në tabanin më të lartë të së cilës qëndron. Në një rrafshirë të bokërinës shihen edhe dy pika të shndritshme: automobili me

dritat e ndezura. Fotografia më ofrohet dhe i shoh detajet e rëndësishme: shumë meshkuj e femra të cilët “mbështilleshin” në kreshtë rreth veturës. Fytyra të bukura, të hareshme. Fuqimisht e ndiej se edhe vetë jam pjesë e tyre, pjesë e kësaj fotografie. Dikush e ndizte skarën, i fryente zjarrit, i vendoste në të copat e mishit. Tymi e flaka, drita e reflektorit, hëna, zhurma e herëpashershme e motorit nga anijëza dhe lundërza të cilat kalonin jo fort larg kepit, muzika e kthjellët e cila depërton nga vetura gjerësisht e hapur, personi i cili qëndron në veturë dhe diç flet në një objekt të ngjashëm me mikrofonin. Pastaj skena sesi i zoti i skarës i ndante secilit nga një copë mishi nga skara, ndarja e pjatës me sallatë, figurat e përziera qëndrojnë në batanien e thjeshtë nëpër tokë dhe hanë, qeshin, këndojnë, pin... Edhe një skenë e qartë: në njëfarë kohe ngrihen të gjithë, kapen me duar për krahët e hapur dhe nën ritmin e njëfarë muzike nga vetura ngrehin këmbët, përkulen dhe krijojnë figura të ndryshme sikur vallëzojnë. Këtë skenë po e shihja si nga njëfarë lartësie dhe kjo më mbeti thellësisht e skalitur në kujtesë.

~ o ~

Derisa Janisi dhe grupi i tij ekzekutonin programin folklorik, Huana dhe unë i kemi blerë dhjetë brinjëza të mira, një bostan të madh, banane dhe pemë të tjera, si dhe material për sallatën greke. Në ndërkohë, edhe Xhuzepe ishte kujdesur për thëngjilldrurin, sakaq së bashku me Antonien i kishin siguruar edhe pijet. Pas mbarimit të koncertit Janisi nga drejtori i hotelit i ka huazuar pjatat, kompletin e ushqimit si dhe enët tjera të nevojshme, disa tavolinëza, batanien, skarën, bukën...

Problemi i vetëm ka mbetur sesi ne të dhjetëve të na vendosnin në vetëm një veturë. Edhe këtu në ndihmë na doli drejtori i hotelit, Kostasi, i cili Petrosit i la në dispozicion një motoçikletë të vogël, në të cilin ai me vete mori njërën nga spanjollet. Ne të tetët disi “u ndrydhëm” në veturë.

Vendi të cilin Janisi e kishte zgjedhur për piknikun veror është ndodhur jashtë zonës së qytetit.

Pas vozitjes për nja pesëmbëdhjetë minuta, përcjellë me muzikën temperamente greke nga radioja dhe kasetat, duke shqyer erën me dritaret plotësisht të hapura e me zallahinë e gjithëmbarshme në veturë, Xhuzepe me fishkëllimë e ka ndalur veturën gati para vetë

rrëpirës prej shkëmbi. Arritëm në vendin e planifikuar. Dolëm duke lënë në veturë dritat e mesme të ndezura.

Hapësira në të cilën u ndodhëm gjendej në vetë bregun e detit dhe ishte në të vërtetë një kreshtë bregdetare me pllaka të mëdha guri, në mesin e të cilave ndodheshin oazat prej rëre, toke dhe bari plisor. Në pjesën e lartësuar të bokërinës ndodhet ndërtesa e lartë me kupola - vendfenerdeti. Reflektori i fuqishëm në majë të ndërtesës rrotullohet në këpujën e vet të fuqishme dritështpërndarëse nëpër sipërfaqen e detit e në një pjesë të tokës nga e cila kreshta binte pingul në det.

Vendi të gjithëve na ka mahnitur dhe ia kemi uruar Janisit zgjedhjen e qëlluar. Kur kemi mbërritur këtu ka qenë afër gjysmës së natës. Nata, sakaq, ka qenë e ngrohtë, nëpër të ka përshkuar aroma e njelmët e detit mbi të cilin derdhej hëna e argjendtë. Atë dhe qetësinë e fuqishme e thenin vetëm gjurmët e dritës nga reflektori i cili bënte rrugën e vet të programuar rrethore si dhe tingujt e herëpashershëm të lundërzave motorike e të anijeve, të cilat kalonin atypari.

Kjo pamje e këta tinguj m'u kanë bërë përnjëherësh të njohur, pothuajse intimë. E kam

pasur përshtypjen e fuqishme se këtë unë njëherë, në ndonjëfarë rasti, tërësisht e kam përjetuar. **Dhe atë, pikërisht kështu dhe këtu.**

Dhe përnjëherësh e kam njohur këtë vend. Madje edhe e kam ditur se çafrë tashi ka krejt për të ndodhur: ndezja e skarës, fryerja zjarrit, përgatitja e sallatave, loja sirtakia nën hënëz me muzikën nga radioja e kasetofoni i veturës, shëtitja nëpër kreshtë... I trazuar fuqimisht, i kam lutur shokët që për një moment të më dëgjonin, se kisha diçka të rëndësishme t'ua komunikoja. Po, vërtet kisha se çfarë t'u thoshja. Të gjithë kanë qenë të mahnitur kur u kam rrëfyer sesi unë para nja dhjetë vjetësh veçse kisha qenë në këtë vend e se veç atëherë isha shoqëruar me ta. Vetëm se, në atë rast, në ëndërr, nuk e kam ditur saktë se kush ishte kush dhe kush çfarë ka bërë gjatë vetë piknikut.

Mahnitja të cilën tashi e ndieja me atmosferën e vendit e të shoqërisë ishte mahnitje identike nga ëndrra ime nga viti 1972, në banesën time në Pothrastovinë.

Në Greqi për të parën herë kam udhëtuar më 1974. Pra, ka qenë plotësisht e pamundur të kisha patur çfarëdo parafytyrimi për këtë vend më herët, e atëherë akoma nuk kam mundur as të imagjinoja se në të ndonjëherë edhe kisha për

të udhëtuar. E megjithatë, dy vjet më parë se të shkilja në tokën greke, e nëntë vjet para ngjarjes së vërtetë, unë kam qenë këtu dhe jam kënaqur në këtë natë e cila ishte para nesh.

# KA NDODHUR– E PAMUNDSHMJA

- **Ngjarjet misterioze që presin shpjegim racional**
- **Përjetimet fantastike të yjeve të filmit: Elka Sommer, Telly Savallas, Gurd Júrgens dhe Shirley Meclaine**
- **Dëshmitë më të pazakonshme për shëtitjet astrale**
- **Përjetimet jashtëtrupore tronditëse të juristit amerikan, Brown**
- **Çfarë kanë zbuluar hulumtimet shkencore?**

Steven Selfer me bashkëshorten Marien dhe me çupën tetëvjeçare Sarën kanë jetuar jetë harmonike dhe të lumtur. Ka qenë njëri nga drejtorët e agjencisë për sigurime dhe me rrogën vjetore prej dyzet mijë dollarësh ka mundur që familjes së vet t'i sigurojë jetë relativisht luksoze. Selferët kanë jetuar në shtëpinë e re në mjërin prej kuarteve të pasura të Denverit (Colorado).

Befasisht, një pasditeje verore familjen Selfer i ka goditur një fatkeqësi e madhe...

Zonja Selfer ka qëndruar në dhomën e ndejës dhe ka përcjellë në televizion emisionin e saj të adhuruar, kurse Sara e vogël është rrezitur në oborrin e gjerë, kohë pas kohësh duke u larë në pishinën e madhe, të gjelbër. Nga oborri fqinj është dëgjuar zhurma e kositëses së vogël motorike me të cilën fqinji i tyre Doni e kosiste barin e oborrit. I ka ndarë rrethoja e bukur, e stolisur, prej dërrasash mbi të cilën Doni dhe Sara e vogël për diçka me hidhërim diskutonin. Pasi që çupa nuk i është përgjigjur në pyetjen e fundit të përsëritur, Doni ka hipur mbi rrethojë që ta shihte, por atë më nuk e ka parë në mbështetësen e pëlhurtë pranë pishinës. Ka menduar se ka hyrë në shtëpi dhe ka vazhduar ta kosisë barin.

Porse, kur për të tretën herë është ngritur mbi rrethojë që të shihte se ç'ndodhi me Sarën, ka parë trupin e palëvizshëm të çupës sesi me fytyrën teposhtë pluskonte qetësisht mbi sipërfaqen e ujit në pishinë. Shpejt e shpejt e ka kaluar rrethojën dhe ashtu i veshur është hedhur në pishinë.

Zonja Selfer, e cila e ka parë përmes dritares së madhe të qelqtë të dhomës ditore, ka kërcyer nga kanapeja e saj duke parandier se diçka i kishte ndodhur Sarës së saj. Pothuajse pa frymë ka vrapuar në oborr, ku Doni veçse ishte përkulur mbi çupën e pajetë, duke tentuar ta kthente në jetë me anë të frymëdhënies artificiale. Duke parë orvatjet e tij zonja Selfer vetëm ka qëndruar e nemitur për anësh, gojën e mbuluar me duar dhe me sytë e mëdhenj, të zgurdulluar në të cilët pikturohej paniku dhe llahtaria.

- Mos qëndroni aty si statujë! – ka bërtitur Doni. –Thirreni ambulancën!

Megjithatë, çdo gjë ishte e kotë. Sarës së vogël më askush nuk do të mund t'i ndihmonte. Vetëm pas kontrollit detaj mjekësor dhe obduksionit në spital, është zbuluar se ka vuajtur nga të meta serioze të zemrës. Sigurisht uji diçka më i ftohtë i asaj dite ka marrë pjesë në

përshpejtimin e pikës në zemër. Ka qenë e qartë se është fundosur si pasojë e humbjes së papritur të vetëdijes!

Me vdekjen e papritur të Sarës së bukur për prindërit e saj ka filluar ferri i vërtetë shpirtëror. Stiven Selferit i janë dashur më tepër se disa muaj për t'u kthyer nga shokgjendja, kurse zonja Selfer ka rënë në depresion të tillë sa nuk është përmirësuar as pas dy vjetësh. Thjesht, në jetën e saj nuk kishte më gëzime...

E atëherë Sara e vogël përsëri është kthyer!

* * *

Atë vit vjeshta ka qenë shumë e këndshme dhe e butë. Më tepër ka ngjarë në një lloj vere të tejzgjatur. Në oborrin shkollor të internatit amerikan "Sant Joseph" ka qenë në rrjedhë ora e edukatës fizike. Djelmoshat dhe vashëzat kanë ushtruar sallton në të cilën u kanë ndihmuar dy arsimtarë me përvojë, ish-gjimnazistë. Sakaq, dhjetëvjeçares Alica Perkins siç duket i është ngutur shumë, meqë me kërcimin e saj e ka tejkaluar arsimtarin. Ka rënë

aq keq sa pas kërcimit ka mbetur e shtrirë pa vetëdije.

Mjeku kujdestar në internatin "Sant Joseph" i padisponim ka konstatuar se vasha kishte rënë në një lloj kome e se urgjentisht duhej transferuar në spital.

Në koinçidencë rrethanash ka qenë ai i njëjti spital në të cilin para dy vjetësh ishte dërguar Sara Selfer! E kanë sistemuar në një dhomë të vogël fëmijësh, të rregulluar bukur, drejt së cilës ngutej ekipi i mjekëve kujdestarë. Megjithatë, pas afër dy minutash jo të plotë, sa mjekëve u është dashur të arrijnë – Alica Perkins më nuk ka qenë në dhomë!?

* * *

Pasdite zonja Selfer, sipas adetit të saj të vjetër, ka qëndruar pothuajse e palëvizshme dhe i kishte ngulur sytë e mëdhenj, të pikëllueshëm, diku në largësi, përmes dritares së madhe prapa së cilës ka valëzuar uji i gjelbër i pishinës në oborr. Akoma nuk ka mundur t'ia falë vetes pse atë ditë të kobshme është hutuar duke e shikuar emisionin televiziv. E ka munduar ideja se do të kishte mundur ta shpëtonte fëmijën e saj po qe se në momentin tragjik do të kishte qenë pranë

saj. Nga ai disponim melankolik e kanë shkulur tigujt e njohur të ziles në portën hyrëse. Vetëm Sara e saj ka cingëruar pikërisht kështu – njëherë gjatë e tri herë shkurt!

E tronditur ka kërcyer dhe ka shkuar kah dyert e hyrjes. Përmes qelqit të ngjyrosur është dukur figura e çupës. Derisa shtypja e gjakut i është rritur me shpejtësi abnormale, i ka hapur gjerësisht dyert dhe e ka lëshuar brenda çupën e kthjellët, të ngjashme me Sarën e saj të ndjerë.

- Mirëdita, nanush! – ka thënë mysafirja e vogël e panjohur dhe, sipas adetit të atëhershëm të Sarës, është ngritur në majë gishtërinjsh dhe e ka puthur në faqen e djathtë.

Zonja Selfer nuk ka mundur të nxjerrë zë. Ka qëndruar si e paralizuar, e kur vajza ka vazhduar në drejtim të shkallëve, ajo qetësisht i ka mbyllur dyert dhe si e hipnotizuar ka shkuar pas saj. Nuk ka dyshim, vajza e ka njohur renditjen e dhomave dhe gjërat në to. E ka hapur dhomën e Sarës, pastaj komodinën e saj ku dikur i ka mbajtur librat dhe çantën shkollore. Pastaj ka hyrë në banjë dhe ka larë duart. Përsëri është kthyer në dhomë, ka hapur një raft tjetër ku ishin të vendosura lojërat e Sarës. Ia ka ledhatuar hundën e kuqe palaços së madh, e ka rrotulluar pak dhe nga kukulla janë dëgjuar tingujt e

njohur të ninullës. Atëherë të gjitha kukullat i ka kthyer në vendin e vet dhe është ulur në krevatin e rregulluar bukur, duart të mbledhura në prehër, ashtu siç gjithmonë ka ndejur Sara e vogël.

- Kush je ti, o xhan? I është afruar e trazuar Maria Selfer kur ka ardhur në vete nga shokgjendja e papritur.

- Nanush, po unë jam Sara jote!... Vallë, më ke harruar?!...

- O Zot, natyrsisht se nuk të kam harruar – ka rënkuar gruaja e gjorë. – Krejt këto vite jam lutur që të më kthehesh... Tepër po më mungon, e dashur.

- Mos ji e pikëlluar, nanush. Çupa e ka ledhatuar butësisht nëpër fytyrën e lagur nga lotët. – Për shkak tëndin edhe jam kthyer që të them të mos mërzitesh! Dije, se unë në të vërtetë edhe nuk kam vdekur. Vetëm jam në një botë tjetër!..

Këto fjalë të çuditshme sikur e kanë ledhatuar zonjën Selfer, ndaj edhe vetë ka filluar ta fshijë fytyrën e përlotur. Papritmas, sakaq, fëmija e ka rrokur ballin dhe lodhshëm i ka mbyllur sytë e saj të kaltër.

- Duhet tashi të kthehem... – ka folur qetësisht, me tonin në të cilin është vënë në

dukje një mungesë e çuditshme. – Nënë, duhet të shkoj tashi. Patjetër...

Zonja Selfer me shumë butësi nëne ia ka ngitur këmbët në krevat. E ka bërë këtë disi hutueshëm, por jo pa butësi. Pastaj, si e magjepsur, as vetë duke mos e ditur pse, e ka kyçur ekranin televiziv, të cilin dy vjet nuk e kishte kyçur. Pikërisht ka qenë në rrjedhë emisioni i lajmeve dhe vëmendjen e saj e ka tërhequr fotografia e çupës e cila ka qëndruar shtrirë në dhomën e saj. Spikeri ka lajmëruar se është zhdukur çupa me emrin Alica Perkins...

Zonja Selfer i është ofruar telefonit dhe i ka sjellë disa numra. Kur e ka marrë lidhjen, qetësisht ka deklaruar:

- Ju lajmëroj se vajza që këroni ndodhet në shtëpinë time. Rruga është...

Kur për dhjetë minuta ka arritur vetura e Sherifit, para dyerve veçse i ka pritur zonja Selfer.

I ka drejtuar për në dhomën e Sarës së vogël. Njerëzve të befasuar u janë dashur disa çaste që të ktheheshin nga tronditja, meqë aty gjetën vërtet Alica Perkinsin, e cila atë ditë ashtu çuditërisht ishte zhdukur nga dhoma e spitalit...

E kanë kthyer në spitalin e qytetit. Provat që me anë medikamentesh t'ia kthenin vetëdijen,

nuk kanë dhënë rezultate. Pas dhjetë ditësh përpjekjeje që ta kthenin nga koma çupa ka ndërruar jetë. Ka shkuar në ndonjë botë tjetër... Në ndonjë dimension tjetër...

Autori i veprës "Projeksioni astral" Anthony Martin mendon se projeksioni jashtëtrupor mund të ketë format më të ndryshme e se shpesh mund t'i arrijë kufijtë e mundësive më të pabesueshme. Prandaj, shumë forma të tij hasen në okultizëm, në telepati, në koincidencë, radiestezi, në parathënie fati apo, madje, në atë që në botë quhet – fenomeni i shpirtërave të bujshëm. Nga "efektet" e tij fascinuese nuk janë të kursyer as figurat më të njohura të botës.

Artistja dikur e famshme gjermanolindore Elka Somer, sot jeton në Shtetet e Bashkuara, qyshmoti merret edhe me artrin e pikturimit. Figurat e saj, me tiparet bizantine të fytyrës, më së shpeshti i vizaton pas shëtitjeve astrale në kohët shumë të lashta, në kohën e perandorisë bizantine, në të cilën, siç thotë, "bardhoka fatale" e ka jetuar njërën nga jetërat e saj të mëhershme!

"Qerosi" i papërballueshëm, artisti Telly Savallas, i cili shikuesit televiziv jugosllav i është imponuar si inspektori policor mendjehollë e këmbëngulës "kojaku", në jetën e vet të bujshme

ka përjetuar diç që është më së afërmi me – përvojën astrale.

Një natë, derisa me automobilin e vet luksoz ka vozitur nëpër kuartet përiferike të qytetit, i ka ndodhur që të mbetet pa karburant. Ka qenë kohë e pakohë e natës dhe Telly ka dalur nga vetura i hidhëruar që veten e ka sjellë në këso situate të pakëndshme. Sakaq, pikërisht në momentet kur ka menduar se nuk ka kurrfarë gjasash që dikush t'i dilte në ndihmë, prej diku nga errësira ka lindur i panjohuri në "cadillak"-un e zi dhe i ka ofruar që ta transferonte. Natyrisht, artisti i popullarizuar menjëherë e ka pranuar ofertën, kurse gjatë dërdëlisjes së padetyrueshme, derisa kanë vozitur rrugëve të kotura të qytetit, i panjohuri ka rrëfyer sesi e njeh mirë një atlet lokal.

"Telly është befasuar së tepërmi kur të nesërmen ka lexuar në gazeta se atleti ka vdekur në rrethana enigmatike pikërisht në vendin ku shoferi i lartpërmendur e ka marrë në veturë", kanë shënuar John Fairely e Simon Welfare, autorët e librit "Bota e fuqive enigamtike". "Por, jo vetëm kjo: kur Telly e ka ftuar numrin të cilin shpëtimtari ia ka dhënë, që edhe njëherë t'i falënderohej, gruaja e trazuar në anën tjetër të linjës, i ka komunikuar Savalasit të habitur se

burri i saj, me të cilin, siç duket, vozitësi i "cadillak"-ut ka qenë jashtëzakonisht i ngjashëm, ishte veçse – tri vjet i vdekur!"

"Fëmija – çudi" i dikurshëm i botës filmike – Shirley Maclaine – me vite merret me shkrime, kurse librat e saj – për përjetimet astrale dhe reinkarnimet e mëhershme – anë e kënd planetit tonë pothuajse brenda natës bëhen bestselerë.

Kolegu i tij, Curd Jurgens i shkathët, gjatë kohës së vdekjes klinike ka përjetuar shëtitje – deri në ferr e prapa. Për këtë në atë kohë ka shkruar gjerësisht "Kurieri" vjenez:

"Në tavolinën e operacionit të një spitali në Texas ka vdekur më 20 janar të vitit 1967 Curd Jurgens. Pas disa minutash artisti i popullarizuar megjithatë është kthyer në jetë. Për përjetimet e tij gjatë kohës së vdekjes klinike ylli i njohur i filmit e ka rrëfyer rrëfimin fantastik:

- Kupola e qelqtë e sallës së operacionit përnjëherë është ndryshuar. Është bërë e kuqe si prushi. Prapa qelqeve kam parë grimasat e fytyrave të deformuara të cilat zgurdullonin sytë në mua. Ka rënë njëfarë shiu i zjarrtë, por pikat nuk më kanë prekur. Janë shpërndarë gjithkah rreth meje, kurse gjuhët tmerruese të flakës janë

vërsulur kah unë si kobra të panumërta. Gjithkah kam vënë re numër të madh figurash të panjohura me grimasa të dhembjes në fytyrë. Padyshim, figurat u përkisnin të mallkuarve dhe kjo njohje më ka përmbushur me tmerr i cili ma ka shtrënguar fytin, duke m'u kërcënuar se do të ma zinte frymën. Sigurisht, kam qenë në ferr!..."

Një ngjarje veçanërisht mbresëlënëse ka mundur të lexohet në revistën "Reader's Digest" (12/74) në të cilën Victor D. Solow, në artikullin "Kam vdekur në 10,52" gjerë e gjatë përshkruan çdo gjë që ka përjetuar në ata 23 minuta në të cilët ka pushuar zemra e tij. Për ndjenjat e tij nga "*ana tjetër e jetës*" ai shkruan:

"Kur më vonë kam provuar të kthehesha në krejt këto, e kam kuptuar se pse këtë nuk kam mundur ta prezantoja si përjetim të kësaj bote. Gjersa jam ndarë nga trupi im, prapa vetes – në trupin fizik – i kam lënë të gjitha instrumentet senzorike me të cilat i ekzaminojmë e i pranojmë dukuritë në botën për të cilën mendojmë se është reale. Atëherë ndonjë gjë m'u ka bërë e qartë për vendin tim në këtë botën tonë tokësore dhe për raportin tim ndaj asaj tjetrës, realitetit jashtëtrupor. Porse, unë për këtë nuk jam vetëdijësuar duke menduar për të me trurin tim, por me ndihmën e një pjese tjetër të vetë meje,

për të cilën, thjesht, as sot nuk mund të jap kurrfarë informacioni, e as kurrfarë detaji. Kjo është thjesht ashtu, siç guri është gur, apo uji ujë...”

Megjithatë, dëshminë shumë më tipike për projeksionin astral, në numrin e janarit të vitit 1931, e ka përshkruar Sylvan Muldoon. Përjetimi lidhet me zonjën “**B**”, grua e mundësive të pazakonshme. Ajo shpesh ka përjetuar shëtitje jashtëtrupore spontane dhe atë zakonisht në orët e hershme të mëngjesit.

Gjithmonë para fillimit të projeksionit zonja B e ka pasur ndjenjën si të jetë zënë në shtjellën e fuqishme të rrymës. Ka ndier dhembje të theksuar dhe “ligështi” në kokë, që e tërë kjo, më në fund, të shndërrohej në një ndjenjë lehtësimi të këndshëm. Gjatë projeksionit nuk ka qenë në gjendje ta kontrollojë trupin e vet astral dhe ka qenë dashur të kënaqet kudo që ai ta ketë dërguar. Zakonisht gjatë projeksionit ka qenë e trazuar (kjo duket si një veti jokarakteristike), me shtrëngim të dhembshëm në zonën e fytit, i cili ka ditur jo rrallë të bëhet shumë intensiv, gjë që i ka kontibuar kthimit të shpejtuar në trupin fizik!

Siç na informon Muldooni, zonja B. gjatë udhëtimit ka ditur ta dallojë vetveten të projektuar në trupin e saj astral, diku, në njëfarë

shtëpie të çuditshme, e ngjashme me pallatin mesjetar. Dhe pikërisht këtu zë fill pjesa më interesante e shëtitjes jashtëtrupore të zonjës B. Ja, sesi ajo e përshkruan këtë:

"...Nga dhoma ditore jam ngjitur shkallëve, e pastaj e kam kaluar korridorin e gjatë dhe jam ndodhur në një dhomë ku ka qëndruar shtriras një damë e vjetër. Me një dozë hamendjeje i jam ofruar krevatit. Edhe pse kam qenë e sigurt se jam e padukshme, më ka habitur shprehja e fytyrës së gruas e cila në atë moment është zgjuar. Ka shikuar drejt në mua, kurse sytë e saj të mëdhenj, përplot frikë të befasishme, kanë krijuar përshtypjen si para vetes ta shihnin – fantazmën!

Kam qenë mjaft e trazuar me qëndrimin tim në shtëpinë e panjohur dhe jam ndier si hajdute. Gruaja, e cila më ka parë duke u zgjuar nga gjumi, pa dyshim ka menduar se jam hija e ndonjë të vdekuri. Ky shok ka ndikuar që të filloja të tërhiqesha. E kam pasur ndjenjën se po fundosesha në ambisin e pafund. Poshtë, më poshtë, edhe më poshtë... Pastaj në veshët e mi kam ndier atë "klik"-un e njohur dhe – si me ndonjë mrekulli - kam qenë ulur drejt në krevatin tim pa frymë dhe në – trupin tim fizik!..."

Dy vjet pas kësaj përvoje tronditëse jashtëtrupore zonja B. e ka vizituar Concord-in, nja katërdhjetë mila larg nga vendi ku ka jetuar, në New Hampshire, për t'i vizituar të afërmit e vet, të cilët ishin zhvendosur në shtëpinë të cilën pikërisht ato ditë e kishin blerë prej një vejushe të mplakur. Natyrisht, zonja B. kurrë më parë nuk ka qenë në atë shtëpi. Por, mahnitja e saj ka qenë e pafund kur ka konstatuar se pikërisht në atë ndërtesë kishte qëndruar – gjatë kohës së shëtitjes së vet astrale.

"Një vajzë më ka dërguar në të njëjtën dhomë të ndejës në të cilën shkurtimisht jam ndalur derisa kam pezulluar në trupin tim astral. Në fillim çdo gjë më ka ardhur aq e njohur, edhe pse, natyrisht, nuk kam mundur çdo gjë të kujtoj. Por, kur kam hyrë në korridorin tjetër, dhe i kam parë shkallët e gurta të cilat më kanë dërguar në njërën prej dhomave të fjetjes, e kam pasur krejt të qartë se e kam gjetur vendin e pazakonshëm të aventurës sime astrale!"

- Në vitet e hershme të hulumtimit të psikës njerëzore – pohon Anthony Martin – kam ardhur deri tek konstatimi unik se të shfaqurit e fantazmave nuk është gjithmonë ngushtë i lidhur me vdekjen apo traumën e mbijetuar. Shpirtërat e të vdekurve apo hijet (vegullitë,

fantazmat) janë parë në distancë të caktuar nga trupi "i komunikuesit", por tërë këtë nuk e kanë përcjellë kurrfarë rrethanash tragjike. Duket sikur të ketë qenë plotësisht e mjaftueshme që individi fuqimisht të koncentrohet në objektin, në personin apo vendin e caktuar që ndodhet larg, e që atje të lajmërohet hija, gjegjësisht dublikati astral. Dhe kjo ka ndodhur.

Teoria alternative, të cilën shkenca akoma nuk e ka verifikuar, pikërisht e supozon të ekzistuarit në çdo trup fizik edhe të një dublikati astral. Për konfirmimin e kësaj teorie ekzistojnë dëshmi të shumta në të cilat njerëzit hollësisht i sqarojnë detajet e vendeve të caktuara të cilat fizikisht kurrë nuk i kanë vizituar. Një rast të tillë e ka shënuar F.W. H. Myers:

"Një natë janari të vitit 1872, unë Ann Amherst, kam ëndërruar se e kam parë Mary de Lays. Në duar kam pasur një gjilpërë të madhe. Dhe derisa për diçka kam folur në mënyrë temperamente, në koincidencë rrethanash ia kam gërvishtur gishtin tregues të dorës së djathtë. Në fytyrë i është lajmëruar shprehja e dhembjes dhe ajo hidhërueshëm ka thënë:

- Në djallë me këtë gjilpërë!... Oh, sa po dhemb!... Sa e pakujdesshme që je!...

Në mëngjesin tjetër, duke zbritur nga shkallët, e kam takuar Mary sesi me Louey rrinte në bibliotekë pranë kaminës. Louey në dorë ka mbajtur gjilpërën dhe për diçka ka treguar. Pastaj ka ndodhur krejt ajo që kam ëndërruar, veçse, në vend timin, ka qenë Louey. Me grimasë dhembjeje Mary ka thënë të njëjtat fjalë e mua e tërë kjo më ka mahnitur deri në atë masë saqë nga dera kam pyetur:

- A ta kam bërë këtë unë ty, vallë?!...

Shumë hulumtues të fenomenit të projeksionit astral sot mendojnë se ekzistojnë dy tipa përjetimesh jashtëtrupore – ai spontan dhe i qëllimshëm.

Në projeksionet spontane personi thjesht vetveten e has jashtë trupit të vet fizik, duke mos e ditur si dhe pse është zhvilluar projeksioni. Përkundër kësaj, në projeksionin e qëllimshëm ekziston dëshira specifike dhe e caktuar për dalje jashtë trupit fizik, edhe pse suksesi gjithmonë nuk është i thjeshtë, i lehtë dhe pa rreziqe të caktuara. Ngandonjëherë duke iu falënderuar një vargu ende të padefinuar rrethanash, projeksioni mund të jetë i suksesshëm, e që eksperimentuesi për këtë të mos jetë as i vetëdijshëm.

Shembullin tipik të përjetimit spontan jashtëtrupor detajisht e ka përshkruar Carolina D. Larsen në librin e saj tronditës e kontraverz "Rruga ime në botën shpirtërore":

"...Befasisht i jam nënshtruar një përvoje tejet të çuditshme. Më ka përshkuar një ndjenjë e çuditshme e shtypjes së thellë dhe e humbjes, ngjashëm me atë që i paraprinë alivanisë. Kam luftuar kundër kësaj, por pa sukses. Presioni i mbifuqishëm është thelluar dhe së frikti pamundësia e ka kapluar trupin tim ashtu që e kam pasur të paralizuar çdo muskul. Në këtë gjendje të pazakonshme kam mbetur një kohë të caktuar. Mendja ime, megjithatë, akoma krejtësisht qartë ka funksionuar. Së pari, prej diku poshtë, nën shkallë, e kam dëgjuar një muzikë, por tingujt janë bërë gjithnjë e më të ulët e më të largët. E kam pasur të qartë se po fundosesha në humbjen narkotike të vetëdijes dhe së frikti më nuk kam qenë e vetëdijshme për pozitën time as për zërat që e mbushin jetën normale.

Sa kohë kam qëndruar shtrirazi pa vetëdije. Çfarë ka ndodhur rreth meje? Ku është zhdukur muzika e lehtë?...

Jo, kurrgjë nuk më kujtohet. Vetëdija ime ka pezulluar në anën tjetër të trupit fizik. E kam

pasur ndjenjën se po qëndroja pranë krevatit tim. Krejt qartë e kam soditur trupin tim fizik sesi i relkasuar qëndronte shtriras për së gjati krevatit. E kam vënë re çdo vijë të fytyrës sime. Kam qenë e zbehtë si e vdekur, syte fuqimisht të mbyllur, kurse buzët butësisht të hapura. Duart i kam pasur lirshëm të lëshuara përskaj trupit të palëvizshëm.

Jam kthyer dhe lehtas kam shëtitur kah dyert. Kam kaluar përmes tyre dhe kam hyrë në korridorin i cili të dërgonte në banjë. Instiktivisht e kam zgjatur dorën ta ndez dritën, por nuk e kam ndezur. Kjo edhe nuk ka qenë e nevojshme, sepse nga trupi im astral dhe fytyra ime ka rrezatuar njëfarë drite vezulluese e cila fare mirë e ka ndriçuar hapësirën nëpër të cilën kam lëvizur..."

Hulumtuesit e pasionuar të fenomenit të projeksioneve jashtëtrupore deri më tani kanë mbledhur dëshmi të panumërta tronditëse të përjetimeve astrale spontane. Megjithatë, shumë shpesh e rrëfejnë një që ka qenë si rezultat i marrjes së anestetikëve, kurse është i botuar më 1984 në revistën teozofike "Luciferi":

"Derisa e kam nxjerrë dhëmbin, përnjëherësh jam fundosur në një gjendje të çuditshme. Jam bërë e vetëdijshme se ndodhesha

jashtë trupit tim fizik dhe përreth meje janë zhdukur tëra objektet. Në tëra drejtimet është shtrirë porti i errët, i vërtetë, diçka e ngjashme me qiellin e natës verore. Më është dukur se nuk kam kurrfarë trajte, e, megjithatë, rreth patrajtësisë sime ka ekzistuar një dritë e butë, e bardhë, kurse prej saj është zgjatur diçka si tel, si fije e argjendtë, dhe unë nga dikah kam qenë e vetëdijshme se kjo po ma mbante lidhjen me trupin tim fizik.

Krejt afër meje e kam parë edhe një trup të patrajtësuar endur prej kësaj drite të butë e të bardhë, pikërisht e ngjashme me mua, e më larg, gjithkund rreth nesh, ka pasur akoma trupa të tillë astralë, por nuk kanë shndritur me të njëjtin intensitet.

Gjatë kohës së qëndrimit jashtë trupit tim fizik krejt normalisht e kam pranuar patrajtësinë time dhe e kam pasur të qartë se të jesh i patrajtë nuk do të thotë ta humbasësh individualitetin tënd. Përkundrazi...

Së frikti përmes fijes së argjendtë kam ndier diçka si signal dhe në një mënyrë të çuditshme e kam ditur se po kthehesha në trupin tim fizik. M'u ka dukur se në të po zbrisja nëpër rrugën spirale, por procesi i kthimit ka qenë mjaft i pakëndshëm. Nuk kam dëshiruar të

kthehem, por megjithatë jam kthyer. Kur jam ndodhur në trupin tim fizik, e di se me zë kam thënë: çfarë ndjenje e tmerrshme!

Mjeku me mirëkuptim më ka shikuar duke menduar se fjalët e mia aludonin në dhimbjen e dhëmbit, kurse unë dhëmbin as që e kam ndier!...”

Në literaturën kushtuar përjetimeve jashtëtrupore shumë shpesh përmendet dëshmia e fizikantit të shquar nga fundi i shekullit të kaluar, dr. Wiltse. Përjetimi së pari është botuar në revistën “St Louis Medical and Surgical Journal”, në nëntor të vitit 1899, mandej në fletoren e tetë “Proceedings” të Shoqatës për hulumtime psikike, pastaj në veprën e Myersonit “Individualiteti njerëzor dhe të mbijetuarit e vdekjes fizike” (fletorja e dytë, f. 315-322).

“Me zanatin e pasionuar të një fizikanti”, shkruan dr. Wiltse, “e kam mbajtur interesimin për anatominë e trupit tim fizik, me të cilin në një mënyrë të pazakonshme kam qenë i thurrur dhe atë fije për fije. Kam qenë jashtë trupit fizik, diçka si shpirti i gjallë i atij trupi të vdekur. Me durim e kam soditur procesin fascinant të ndarjes së shpirtit nga trupi fizik. Me njëfarë force, sigurisht jo imja e vullnetshme, egoja ime

është luhatur andej-këndej, përafërsisht siç përkundet djepi.

Pas një kohe të caktuar të luhaturit është ndalur, por më është lajmëruar një ndjenjë tjetër: përgjatë shputës, duke filluar nga gishti i madh, janë shkoqur fije të shumta të buta. Kur edhe kjo ka përfunduar, e kam pasur ndjenjën se po ngjitesha nëpër trup drejt kokës, ashtu siç mblidhet goma e ngrehur. Pastaj jam ndodhur jashtë kokës dhe kam pluskuar poshtë e lart, thjesht si fluskë sapuni, akoma butësisht e lidhur për trupi. Kur më në fund jam ndarë, lehtësisht kam pezulluar kah dyshemeja, prej nga jam ngritur dhe e kam marrë trajtën e njeriut. M'u ka dukur se isha i tejdukshëm, kaltërsisht i tejdukshëm dhe plotësisht lakuriq!..."

Dr. Wiltse pastaj shikimin e vet e ka drejtuar kah krevati mbi të cilin qëndronte shtrirë trupi i tij i palëvizshëm fizik, me thembrat e mbledhura së bashku dhe me duart e lidhura përmbi kraharor. Ajo që e ka befasuar ka qenë zbehtësia e fytyrës së tij fizike. Megjithatë, vlera më e madhe e kësaj dëshmie qëndron në përshkrimin e detajeve. Të vërejturit si ajo "e pëlcitjes së fijeve të buta të panumërta" i japin dëshmisë fuqinë e përvojës autentike, e jo të vizionit apo ëndrrës së qetë.

Në mesin e rasteve më fascinante të përjetimeve astrale numërohen ato – dorën në zemër mjaft të rralla – në të cilat më shumë njerëz, shpeshherë me kilometra larg nga njëri-tjetri, ëndërrojnë në të njëjtën kohë dhe marrin pjesë në një ëndërr të përbashkët, në të cilën, përsëri , vetëm njëri nga ta e përjeton edhe përjetimin jashëtrupor. Pikërisht një dëshmi të tillë e kanë rrëfyer profesori amerikani Hornell Hart dhe juristi Henry Armitt Brown:

"Një natë të ftohtë dhe me erë në fillim të viti 1865, derisa e kam studiuar drejtësinë në New York, kam shkuar në gjumë rreth mesnate. Më kujtohet sesi në krevat qartë e kam dëgjuar orën e murit të kumbojë dymbëdhjetë herë e sesi së frikti kam hyrë në gjumë të qetë. Memzi që e kam ndërprerë të jem i vetëdijshëm për rrethin fizik, ndërkaq kam ëndërruar: prej diku kam dëgjuar zhurmë të lartë e të ngatërruar, e pastaj kam ndier shtrëngim në fytin tim, sikur dikush më ngulfatte. "Jam zgjuar" në rrugën e panjohur – kam qëndruar ratë në shpinë me panik duke u kacafytur me një të panjohur rrunx, shtatshkurtër, me flokë të pakrehura e të thinjura.

I panjohuri i fuqishëm me njërën dorë ma ka shtrënguar fytin kurse me tjetrën nyjen time

dhe kështu më ka trusur fuqishëm për trollon e gurtë. Jemi kaqumitur nëpër gurë, por "përqafimi" i tij i çeliktë nuk lëshonte pe. Gati i zalisur kam vërejtur sesi i panjohuri e ndante njërën dorë dhe e shtrinte për ta mbërritur sopatën. Më ka kapluar paniku edhe më i madh dhe kam bërë përpjekjen maksimale, të mbinatyrshme që të dilja nga situata e pavolitshme. Për një moment më ka shkuar për dore që ta neutralizoja keqbërësin dhe në të njëjtin moment – çfarë ngazëllimi! – kam vërejtur dy miq sesi vraponin të më vinin në ndihmë.

Dhe pikërisht kur i pari ka mbërritur tek ne dhe të panjohurit i ka kërcyer në qafë, ai disi është liruar dhe dorën në të cilën ka mbajtur sopatën rrufeshëm e ka ngritur. E kam parë sesi sopata ka vezulluar në lartësinë e kokës sime, e pastaj kam ndier goditjen e fortë në ballë. Kam rënë në kokërr të shpinës, kurse një pamundësi e çuditshme e ka kapluar trupin tim. Njëkohësisht kam ndier sesi lëngu i ngrohtë ka rrjedhur nëpër fytyrën time, kurse shija e gjakut ma ka mbushur gojën.

Në atë moment ka ndodhur diçka e pazakonshme: kam qenë i ngritur në ajër, nja një metër – një metër e gjysmë, dhe kam mundur bukur, si në ndonjë pasqyrë të shoh trupin tim

fizik. Ka qëndruar shtrirazi në shpinë, derisa sopata e mprehtë ka qenë e ngulur në ballin tim. Njëkohësisht kam dëgjuar vajin e miqve të mij. Dënesja ka qenë me zë, e pastaj është bërë gjithnjë e më e pakët, më e pakët...

Në atë çast jam zgjuar, kurse ora në dhomën time ka treguar se nuk kam fjetur më tepër se gjysmë ore!

Herët në mëngjes kam takuar njërin prej miqve të mi të cilët i kisha ëndërruar në gjumin përplot ëndrra të llahtarshme. Dhe tamam sa kam dashur t'i rrëfeja se ç'kisha ëndërruar, ai m'i ka ndërprerë fjalët:

- Dëgjo se çfarë kam ëndërruar... kam fjetur rreth orës dymbëdhjetë, dhe kam ëndërruar sesi kaloja nëpër një rrugicë të ngushtë e tek unë kanë arritur zërat e një zënke. Së frikti jam gjendur në skenën e ngjarjes. Paramendoje, të kam parë ty sesi qëndroje i shtrirë në shpinë dhe me panik luftoje me një burrë të panjohur. Jam ngutur të të ndihmoja, por kur jam ofruar, ai të ka goditur në kokë me sopatë dhe të ka lënë në vend!...

- Si është dukur ai njeri?! – e kam pyetur.

- Rrunx, shtatshkurtër, i fuqishëm, në këmishë fanellate dhe me pantollone të vrazhda.

Flokun e kishte të pakrehur, kurse mjekra e parruar dhe e thinjur!...

Gati se kam qenë duke e harruar këtë ëndërr, sikur një fundjave, në Burlington, shteti New Jersey, të mos isha kthyer në shtëpinë e mikut të dytë, profesorit Hornell Hart.

- Burri im – gati nga dera ka filluar të më rrëfejë bashkëshortja e tij – para disa netësh ka ëndërruar ëndërr të tmerrshme. Ka ëndërruar se po të mbyste një keqbërës në një zënkë rrugësh. Para se të arrinte të të ndihmonte, i panjohuri të ka mbytur me një dru të madh!...

- O jo, Sesil – ka reaguar profesori Hart nga dhoma tjetër. – Jo me dajak! E ka mbytur me sopatë të mprehtë!..."

Shumë dijetarë të botës në dekadat e shkuara kanë provuar që ta sqarojnë ëndrrën dhe përjetimin astral të Henry Armitta Brown-it, por as deri më sot nuk kanë gjetur sqarim racional. Thjesht, kjo edhe sot i tejkalon pikëpamjet tona për ndërlikueshmërinë e shqisave të njeriut, para së gjithash për funksionin e trurit, gjegjësisht të (ndër)dijes sonë. Ngandonjëherë entuziazmi në punë apo ndonjëfarë shqetësimi shpirtëror dinë ta joshin dëshirën për të përjetuar udhëtim jashtëtrupor. Herën tjetër, dëshira e zjarrtë për të qenë pranë

personit të dashur për të cilin keni frikë se mos po i kërcënohet rreziku, apo, thjesht, çrregullimi psikik – munden që efektivisht ta nxjerrin trupin astral. Rasti i Walter McBridea-s pikërisht mund të shërbejë si rast tipik:

Para festave të kërshëndellave të vitit 1935 Walter McBride, farmer i pamartuar nga Indiana Springs-i , në shtetin verior Indiana, pa ndonjë arsye të veçantë ka filluar nga dita në ditë të brengosej për shëndetin e babait të tij, i cili jetonte në periferi, disa mila larg nga ferma e Walterit. Atë ditë ka shkuar në krevat rreth orës tetë dhe për çudi së frikti e ka pikasur vetveten sesi pezullonte nëpër dhomë mbushur me dritë vezulluese e cila nuk ka lëshuar fare hije. Është ndier plotësisht i zgjuar dhe çdo gjë që ka përjetuar ka pasur përmasa krejtësisht reale, e, megjithatë, në një mënyrë të çuditshme për këtë ka qenë i vetëdijshëm, ai realitet ka qenë disi, thënë më së lehti, i pazakonshëm.

Një kohë të caktuar ka pezulluar nëpër hapësirën ku trupi i tij fizik i palëvizshëm ka qëndruar mbi krevat. Pastaj ka fluturuar përpara, nëpër muret e forta prej tullash. Ka lëvizur në drejtimin e veriut dhe e ka ditur se po i afrohej shtëpisë së babait të vet. Se frikti ka kaluar edhe nëpër muret e shtëpisë së të jatit, për

t'u ndalur rrëzë krevatit në të cilin është prehur i jati i tij.

Të gjitha të tjerat që më tej kanë ndodhur, më tepër i kanë ngjarë një ëndrre fantastike. Babai me sytë hapur ka shikuar në dublikatin astrral të birit të tij. Ka qenë dukshëm i befasuar, por është dukur sikur nuk ka dëgjuar se ç'po i thoshte Walteri. Konstatimi se babain e kishte me shëndet të mirë e ka qetësuar McBridea-n dhe ai rrugës së njëjtë, në të njëjtën mënyrë, është "kthyer" në shtëpinë e vet. Pasi që përsëri ka hyrë në trupin e tij fizik, ai është zgjuar. Duke qenë se më nuk ka ndier gjumë në sy, Walteri është ngritur nga krevati dhe detajisht e ka përshkruar përjetimin e vet të pazakonshëm fizik. E tërë ngjarja është zhvilluar më 22 dhjetor, kurse dy ditë më vonë, kur e ka vizituar të jatin e tij, ky ia ka konfirmuar se në natën e caktuar e ka vënë re shfaqjen e tij astrale sesi ka qëndruar në pozitën e krevatit të tij!

Sipas analizave detaje të cilat në Institutin e kërkimeve psikofizike në Oxford i ka bërë Celia Green, pjesa më e madhe e njerëzve – më tepër se gjashtëdhjetë për qind – në jetë kanë ndier vetëm një përvojë jashtëtrupore. Numri i atyre që kanë pasur nga dy, tri, katër apo pesë përjetime bie në mënyrë rapide, por, për çudi,

numri i atyre që pohojnë se i kanë pasur nga gjashtë e më tepër projeksione astrale rritet në më tepër se njëzet për qind.

Pse është kjo kështu?

- Sipas mendimit tim – pohon Celia Green – përgjigjja ndodhet në faktin se shumica e të hulumtuarve janë të pajisur me aftësinë që t'i provokojnë përjetimet jashtëtrupore ose e kanë mundësinë që t'i kontrollojnë projeksionet astrale spontane.

Për fund, mendojmë se është e dobishme të njihet terminologjia e Celia Green-it: përjetimi jashtëtrupor apo projeksioni astral paraqet "përjetim" eksometik në të cilin dallojnë dy variante: e para, apo përjetimi "parasomatik" është i lidhur për projeksionin astral ku subjekti në trupin e vet astral ndihet plotësisht mirë, normalisht, si kur është në trupin fizik. Përvoja "asomatike", sakaq, paraqet një gjendje eksomaltike në të cilën subjekti nuk është i vetëdijshëm për qenien e vet astrale, e as për përmasat hapësinore nëpër të cilat lëviz.

Është interesant të përmendet se – sipas hulumtimeve shkencore të Cela Green-it – përvojat asomatike janë shumë më të shpeshta sesa ato parasomatike.

Hulumtimet e përjetimeve jashtëtrupore ofrojnë edhe një mori të dhënash. Kështu, projeksionin astral mund ta përjetojë secili, pa marrë parasysh moshën, edhe pse është dëshmuar se përvoja e njëhershme më së shumti ngjan në moshën nga pesëmbëdhjetë deri në pesëdhjetë e pesë vjet. Përjetimet e shumëhershme të projeksionit astral, sakaq, më së shpeshti ndodhin në fëmijëri, pas së cilës kjo aftësi humbet.

Periudha më e hershme në të cilën është zhvilluar një përvojë eksomatike, mendon Celia Green, është mosha tetëmbëdhjetëmuajshe. Përvojat tjera astrale janë pasojë e kërshërive të flakta të fëmijëve, gjegjësisht e dëshirës së zjarrtë për identitet personaliteti, domethënë, ato janë pasoja të koncentrimeve të fuqishme në pyetjen – ç' jam unë? Apo: kush jam unë? Gjë që edhe e ka shkaktuar ndarjen e trupit astral nga ai fizik!

Sylvan Muldooni ka bërë eksperiment interesant me të cilin ka treguar sesi trupi astral mundet edhe të "ndiejë". Muldoni ka dëshiruar të dijë se a mundet qeni i tij besnik, Xheku, ta shihte trupin e tij astral. Për këtë arsye të adhuruarit të tij i ka lejuar që të flinte me të në të njëjtën dhomë. Porse, gjatë disa netëve Xheku ka bërë gjumë së tepërmi të fortë që, prania

jashtëtrupore e Muldoonit, të mund ta zgjonte e ta shqetësonte. Megjithatë, një natë ka ndodhur që Xheku të zgjohej në momentin e duhur – në momentin kur Muldooni është ndarë nga trupi fizik. Një kohë Xheku ka qëndruar në dymendësi: ka shikuar kah trupi fizik, duke pritur që ta ftonte të kërcente në krevat. Siç duket qeni nuk e ka vënë re trupin astral të Muldoonit, edhe pse ky i ka dhënë shenja dhe e ka ftuar.

Përfundimisht, Xheku ka kërcyer në krevat dhe në atë moment ka ndodhur diçka plotësisht e çuditshme.

- Trupi fizik është trandur ngadalë, para e mbrapa, si reaksion i rëndesës së të adhuruarit tim i cili është paluar pranë trupit tim – ka rrëfyer pasandaj Sylvan Muldooni. – Njëkohësisht edhe trupi astral në të njëjtën mënyrë është tundur në harmoni perfekte me luhatjen e trupit fizik, edhe pse dublanti im astral është ndodhur në pozitën vertikale!

Por, ka pasur edhe reaksione të tjera të jashtëzakonshme. Derisa Xheku është mbështjellë për trupin fizik, i cili palëvizshëm është prehur në krevat, Muldooni e ka pasur ndjenjën se i adhuruari i tij po mbështillej rreth

dublantit astral: ka ndier lëkurën e tij me qime dhe rëndesën e trupit të tij!

* * *

Çdo libër i mirë do të duhej që lexuesve t'u ofronte ndonjë përfundim racional apo zgjidhjen e storieve enigmatike për të cilat është rrëfyer gjerë e gjatë. Megjithatë, kapitulli i fundit i këtij libri do të mbetet i papërfunduar. Thjesht, përfundimin jepjani ju vetë. Është, përfundimisht, çështje juaja, se a keni për ta kuptuar me seriozitet të plotë përmbajtjen që keni lexuar, apo krejt lehtë keni për të bërë me dorë dhe këtë materie keni për ta përjetuar si diçka që nuk është e denjë t'ia kushtoni ndonjë vëmendje serioze. Është krejt njësoj, pra, sesi keni për të reaguar, por, megjithatë, ndonjëherë në vetmi kujtohuni për dëshmitë që i keni lexuar. Ndoshta në ato orë pikërisht ju keni për ta shkruar fundin e këtij libri.

Pra, ju, megjithatë, jeni në veprim!

*Pasthënie:*

## NJË SUPOZIM I BUKUR

U zgjova disi me trandje në ferk të mëngjesit. Ora ishte në mes katër a pesë. Ndoshta i sugjestionuar nga të lexuarit e thellë të këtij libri (shqipërimin e të cilit veç sa e kreva këto ditë), por vërtet - m'u ka dukur sikur erdha prej dikah...

Ndoshta vërtet në ato çaste pjesa ime astrale edhe mbërriti nga diku ku mendja jonë e vetëdijshme, përgjithësisht, nuk ka kompetencë të hyjë e ta njohë... Ndoshta fija e argjendtë e trupit tim astral veçsa u mblodh dhe më solli në vete, në veten time fizike...

Pse flemë...? Pse kemi nevojë aq të domosdoshme të flemë? A keni menduar ndonjëherë për këtë? Kjo është një *nevojë* të cilën për çdo natë – patjetër, gjithsesi dhe gjithnjë – e përmbushim, e pothuajse kurrë nuk mendojmë për atë se – përse kjo është pikërisht kështu: Pse ne do të duhej të flinim, kur jetën do të duhej që të mund ta mbanim vetëm duke mos u lodhur, me ushqime të mira, me frymëmarrjen e vazhdueshme, me kënaqësitë e caktuara që

mund t'i korrim në jetë, me medikamente në qoftë se aksidentalilisht trupi ynë do të mund të sëmurej e të çrregullohej ritmi i jetës... Por, paramendoni, përkundër të gjitha këtyre mundësive, assesi – qoftë edhe vetëm disa net – nuk do të mund ta mbanin jetën sikur për çdo natë të mos i mbyllnim sytë, e - në mënyrë diskrete, e të pashmangshme – të mos i dorëzoheshim

**humbjes, pushimit të aktivitetit të vetëdijes sonë (së paku pjesësirsh a në përqindjen më të madhe), të mos i dorëzoheshim të panjohurës, të pavetëdijshmes, pakjetës, për të mos thënë vdekjes...**

**Vallë, ç'kontakt i domosdoshëm është ai që duhet të ndodh patjetër që jetën të mund ta mbajmë në këmbët e veta? Domethënë – është e programuar që ne domosdoshmërisht të kontaktojmë me të pavetëdijshmen tonë (për të cilën kurrë nuk dimë se çfarë përmban, çfarë nënkupton) dhe atë në mënyrë të rregullt, në cikël të vazhdueshëm, përjetësisht... Mos vallë pikërisht këtu – në këtë kontaktim, në këtë takimin tonin me të ndërdijshmen – projektohet realiteti ynë, ai që do të zhvillohet në pesëmbëdhjetë-gjashtëmbëdhjetë orët e ardhshme, ajo që do të na ndodhë...**

**Mos vallë, atëherë, mund të ndodhë që një pjesë jona, ndoshta e endur nga materia konkrete, por një materie aq subtile, sa syri ynë nuk mund ta shohë (si shumëçka tjetër) e që kësaj mendja njerëzore i thotë *trup astral* – të ndahet, të shtjellet për çdo natë e të udhëtojë nëpër botëra të tjera, respektivisht në përmasa tjera të realitetit të cilat ne ndoshta nuk i njohim, gjithnjë të lidhur për trupin tonë fizik me "*fijen e argjendtë*" e cila e mban lidhjen e domosdoshme me të – e që ne kurrë për këtë të mos jemi të vetëdijshëm...?!**

**Dhe, nëse në qenien e çdo krijese të gjallë është fara e rikrijimit, e cila e mundëson zgjatjen e vargoit të jetës, daljen e së njëjtës nga e njëja, ringjalljen nga fara që e mohon vetveten e, duke e mohuar, lind qenia e re, atëherë – a nuk do të mund të ishte, vallë, pjesa astrale e trupin të gjallë *fara e vërtetë*, ajo që bart me vete individualitetin, identitetin tonë në çastin e vdekjes**

fizike, në trajtën e padukshme për syrin tonë fizik, e cila mbase ngjitet në përmasat e panjohura për mendjen e prej atje pastaj mund ta ketë mundësinë që të hyjë përsëri në jetën e re, e cila krijohet në planin fizik nga fara fizike, që e mundëson rikrijimin e pjesës fizike të qenies sonë...?! Ashtu, pra, siç do të thoshte teoria e këndshme e ngushëlluese e reinkarnimit...

Ndoshta...

Ndoshta është pikërisht kështu, e mund të jetë edhe ndryshe.

Megjithatë ne në këtë rast kemi të bëjmë me çështjet më delikate të jetës, të cilat pa dyshim kurrë nuk do të mund të njihen në tërësinë e vet...

Por, qoftë ky edhe një *supozim*, a nuk është vallë një *supozim i bukur* dhe ngushëllues për njeriun e gjorë, të cilit vetëdija për vdekjen, për zhdukjen fizike të trupit të tij, për dorëzimin në duart e padukshme të së panjohurës, për fundin që është i pashmangshëm, i sigurt qind për qind – i rri gjithmonë mbi kokë si shpatë Demokleu...

Pikërisht për këto e të tjera, do të lexoni në librin interesant të **Ahmed Bosniqit "JASHTË TRUPIT"**, i cili po u jepet dhuratë edhe lexuesve shqiptarë...

*8 shtator 2004*
*Hasan Hamëzbalaj*